**Publikuar nga:**
Agjencia Kombëtare e Mjedisit

**Përgatiten raportin:**
Sektori i Vlerësimit të Gjendjes dhe Ndërgjegjësimit Mjedisor
Drejtoria e Performancës Mjedisore
Afrim Tola
Arta Kodra
Urania Çipa
Genci Hicka
Anisa Arapi
Besmir Stafa

**Kontribuan:**
Enkeleda Shkurta
Elizabeta Murçaj
Ornela Shapo (Projekti GIZ)
Vanela Prifti
Gjystina Fusha
Arvena Fejzullai





# PËRMBAJTJA







## SHKURTIME

| | |
|---|---|
| RNI | Rrjeti i Burimeve Gjenetike |
| GIS | Geographic Information System |
| IUCN | International Union of Conservation of Nature |
| AKZM | Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura |
| AdZM | Administrata e Zonave të Mbrojtura |
| VKM | Vendim i Këshillit të Ministrave |
| AKM | Agjencia Kombëtare e Mjedisit |
| ISHP | Instituti i Shëndetit Publik |
| SHGJSH | Shërbimi Gjeologjik Shqiptar |
| DKU | Direktiva Kuadër e Ujit |
| TSI | Indeksi i gjendjes trofike Karlson |
| WHO | World Health Organization |
| UNEP | United Nations Enviroment Programme |
| BE | Bashkimi Europian |
| NjQV | Njësia e Qeverisjes Vendore |
| MM | Ministria e Mbrojtjes |
| GIZ | Shoqëria Gjermane për Bashkëpunim Ndërkombëtar |
| UBT | Universiteti Bujqësor i Tiranës |
| CLC | Corine Land Cover |
| AEM | Agjencia Europiane e Mjedisit |
| MMU | Njësia Minimale e Matjes |
| SGJN | Sfondi Gjeokimik Natyror |
| ISHTI | Inspektoriati Shtetëror Teknik dhe Industrial |
| CLRTAP | Konventa për Ndotjen Ndërkufitare të Ajrit me Rreze të Gjatë |
| UNECE | United Nations Economic Commision for Europe |
| EMEP | European Monitoring and Evaluation Programme |
| NMVOC | Non Methan Volatile Organic Compound |
| BTEX | Benzen, Toluen, Etilbenzen, Xilen |





# TË NDERUAR LEXUES,

Ju keni tashmë në duart tuaja Raportin e Gjendjes në Mjedis për vitin 2020, të përgatitur nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit. Ju siguroj se ky vlerësim i gjendjes në mjedis i paraqitur në këtë dokument do të jetë me rëndësi jo vetëm për informimin e publikut, por edhe për orientimin e politikave mjedisore në drejtim të mbrojtjes së mjedisit si dhe në parandalimin apo zbutjen e ndikimeve në mjedis. Kontribut në përgatitjen e këtij Raporti kanë dhënë institucionet monitoruese dhe institucione të tjera qeveritare që kanë përgjegjësi në sigurimin e të dhënave të nevojshme për hartimin e Raportit të Gjendjes në Mjedis.

Për të siguruar të dhëna sa më gjithëpërfshirëse ne do të vazhdojmë të angazhohemi në bashkëpunimin me të gjitha institucionet përkatëse në përmbushje të detyrimeve tona .
Shpresojmë që përpjekjet e përbashkëta do të shërbejnë për të arritur një vlerësim cilësor të gjendjes në mjedis.

Agjencia Kombëtare e Mjedisit shpreh falënderim të veçantë për të gjitha institucionet qeveritare dhe institucionet monitoruese që kanë bashkëpunuar dhe kanë dhënë kontributin e tyre përmes sigurimit të të dhënave të nevojshme si dhe raporteve monitoruese për treguesit mjedisor.

**Edison KONOMI**

**Drejtor i Përgjithshëm**





# HYRJE

Raporti i Gjendjes në Mjedis për vitin 2020, paraqet vlerësimin e gjendjes së mjedisit bazuar në të dhëna përkatëse për komponentët kryesor të mjedisit si pyjet, biodiversiteti, burimet ujore, ajri, menaxhimi i mbetjeve, toka, zhurmat etj.

Ky raport është nje dokument që informon dhe njeh publikun mbi gjendjen e treguesve mjedisore, ndikimin në shëndet e mjedis si dhe tendencën e tyre ndër vite. Gjithashtu ndihmon politikëbërësit të ndërmarrin veprime për të mbrojtur dhe menaxhuar mjedisin.

Qëllimi kryesor i vlerësimit të gjendjes së mjedisit është që të kuptohen pasojat ose ndikimet në mjedis që vijnë nga sektorë të ndryshëm dhe të identifikojë mënyrat për të minimizuar ndikimet negative.

Raporti i Gjendjes në Mjedis vë në pah presionet që i bëhen mjedisit, forcat shtytëse që sjellin ndikimet në mjedis, trendin e treguesve por edhe efikasitetin e politikave mjedisore në përmirësimin e gjendjes së mjedisit.

Paraqitja e RGJM për vitin 2020 është bazuar mbi kërkesat e raportimit të Agjencisë Europiane të Mjedisit, kjo me qëllim që të kemi një botim në përputhje me metodologjinë e përcaktuar.

Nëpërmjet publikimit të raportit, shpresojmë që të merret informacion sa më gjithëpërfshirës për mjedisin dhe të shërbejë si një bazë e mirë për ndërgjegjësimin e publikut në mbrojtje të mjedisit. Gjithashtu të ndihmojë në hartimin e politikave më efikase jo vetëm në përmirësimin e gjendjes së mjedisit, por edhe në parandalimin e ndikimeve në mjedis.





# KAPITULLI I
# RUAJTJA E NATYRËS

Pyjet dhe biodiversiteti janë pasuri natyrore me rëndësi jetike me shtrirje në të gjithë botën, duke u bërë kështu një e mirë efektive pa dallim ndarje kufiri.

### Tematikat

- Burimet gjenetike pyjore në habitatin e llojit "Ah" si dhe gjendja shëndetësore dhe vitaliteti i pyjeve (AKP)
- Speciet drunore dhe bimët aromatike mjekësore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje (AKP).
- Vlerësimi i sipërfaqeve pyjore të djegura dhe përcaktimi i masave dhe kostove për rehabilitimin e tyre (UBT)
- Biodiversiteti (AKZM)

### Burimi i të dhënave

- Agjencia Kombëtare e Pyjeve (AKP)
- Universiteti Bujqësor i Tiranës (UBT)
- Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura(AKZM)

### Rëndësia

Burimet natyrore janë bazë e zhvillimit të njerëzimit, plotësimit të nevojave të tyre ekonomiko- sociale, janë pjesë e çdo praktike ekonomike. Pyjet si pasuri natyrore të vlerësuara ndryshe "mushkëritë" e gjelbërta të mjedisit jetik, kryejnë funksione të rëndësishme; ofrojnë prodhime, shërbime e funksione mjedisore me vlerë të pazëvëndësueshme ekonomike, sociale dhe ambjentaliste. Ruajtja dhe përdorimi i burimeve gjenetike pyjore, janë çështje thelbësore për të përshpejtuar përshtatjen gjenetike të drurëve e popullatave të tyre në mjedise të reja dhe për të ruajtur kapacitetin adaptiv të tyre në evolucionin e mëtejshëm të pyjeve në Shqipëri.

Ekosistemet pyjore luajnë një rol të rëndësishëm në aspektin ekonomik për prodhimin e lëndës së drurit dhe druve të zjarrit, punësimin në zonat rurale, në shërbimet mjedisore të tilla si reduktimin e sasisë së dioksidit të karbonit në atmosferë, zbutjen e ndryshimeve klimatike, mbrojtjen e tokës nga erozioni dhe rrëshqitjet, etj. Përveç vlerave ekonomike, ekosistemet pyjore, biodiversiteti dhe sipërfaqet e zonave te mbrojtura, mbartin edhe vlera mjedisore, rekreative dhe turistike.

Menaxhimi i sipërfaqeve të djegura kërkon domosdoshmerisht një vlerësim të shpejtë të dëmit të shkaktuar nga zjarret në pyje me qëllim që të merren masat e nevojshme për rehabilitimin e këtyre sipërfaqeve. Njohja e gjendjes aktuale në të cilat ndodhen speciet drunore dhe bimë aromatiko-mjekësore tashmë të identifikuara si të rrezikuara, është tepër i domosdoshëm në mënyrë që të merren masat mbrojtëse në të ardhmen. Kjo, pa dyshim, shoqërohet me një vendosje të kritereve, vlerësim të treguesve të ndryshëm për të mbajtur nën kontroll ecurinë e këtyre specieve.

### Ndikimi në shëndet dhe mjedis

Njeriu është nxitësi kryesor i ndikimeve afatgjata në mjedis, me anë të ndotjes së ajrit, ndikimit në ndryshimin e klimës ose ekspozimit të pyjeve ndaj rreziqeve më të rënda, që ndikojnë mbi shëndetin dhe vitalitetin e drurëve duke krijuar një seri efektesh të dëmshme të cilat bëhen pengesë për menaxhimin e qëndrueshëm të pyjeve me origjinë natyrore apo njerëzore.




Dëmet që i shkaktohen ekosistemit pyjor, në të tilla raste, shpesh rezultojnë me humbje të pakrahasueshme si në aspektin biologjik edhe atë ekonomik. Agjentët abiotik përfshijnë ngjarjet nga zjarret, stuhitë, erërat, dëbora, thatësirat, rrëshqitjet dhe ortekët.





Insektet dhe fitopatogjenet gjatë fenomenit të prekjes së drurëve shkaktojnë ndikime të mëdha, duke çuar në një dobësim të shëndetit dhe vitalitetit të tyre, për rrjedhojë pasohen edhe me humbje ekonomike. Zjarret shkaktojnë ndikim negativ në mjedis dhe shëndetin e njeriut për shkak të emetimeve të çliruara në atmosferë, si dhe shkatërrimit të vegjetacionit në sipërfaqet e djegura. Përveç humbjes së materialit drusor, erozioni është fenomeni i parë që shfaqet në tokat e zhveshura i cili favorizohet nga era. Shtresa e kores së tokës pëson gjithashtu djegie dhe kjo përkthehet në humbje të lëndëve organike për bimët e mbetura ose ato të reja si edhe humbje të rezervave ujore.

Ekuilibrat hidrikë të tokave të djegura prishen dhe kemi humbje nga rezervat ujore, por edhe humbje të tjera në burimet pyjore, pa harruar prishjen e habitateve të kafshëve të egra. Gjithashtu përbëjnë kërcënim për zhdukjen e specieve si dhe pa dyshim ndikimin degradues në peizazhin natyror.

**Vlerësimi**

- Përshkrimi i treguesit

Treguesit për të cilët kryhet vlerësimi janë burimet gjenetike pyjore në habitatin e llojit Ah", si dhe gjëndja shëndetësore dhe vitaliteti i popullatave të llojeve; pishat mesdhetare, pishë e zezë, arrnen, hormoq, hartinë, bredh i bardhë, robullit, ahut dhe të dushkajave. Ky vlerësim bazohet mbi njohjen e gjendjes së rrjetit të burimeve gjenetike pyjore, gjendjes shëndetësore, shtimi i vlerave funksionale e prodhuese të pyjeve në vëndin tonë dhe mbajtja nën kontroll e gjendjes shëndetësore të tyre.

Rjeti i Burimeve Gjenetike (RNI) janë sipërfaqe të ngritura në terren në grumbujt pyjorë më të mirë dhe shërbejnë për: studime shkencore , zhvillimin e grumbullit sipas llojit me të gjitha veçoritë morfologjike, si banka gjenetike për grumbullim farash, fidanash dhe kalemash për shtimin e llojit, etj.

Gjendja shëndetësore përcaktohet nëpërmjet parametrave të ç'ngjyrosjes, ç'halëzimit, dëmtuesit e sëmundjet më kryesore, shkaqet e dëmit, faktorët e tjerë që influencojnë në gjendjen fitosanitare të pyjeve. Vlerësimi me saktësi i sipërfaqeve të dëmtuara nga zjarri dhe shkalla e dëmtimit të tyre nëpërmjet teknologjisë së Remote Sensing dhe GIS. Gjëndjen egzistuese të bimësisë në këto sipërfaqe si dhe masat për ndërhyrje rehabilituese. Do të njiheni me gjendjen e specieve drunore dhe bimëve aromatiko-mjekësore të përfshira si lloje të rralla, të kërcënuara dhe në rrezik zhdukjeje.




## GJENDJA

## 1.BURIMET GJENETIKE PYJORE NË HABITATIN E LLOJIT "AH"

Etapa e parë e çdo programi të konservimit të burimeve gjenetike pyjore konsiston në caktimin e masave në të cilën elementet e ekosistemit pyjor dhe speciet që e përbëjnë atë të ruhen si (R.N.I) e cila duhet të kuptohet si një përdorim i burimeve gjenetike pyjore për të mirën e përgjithshme për një kohë të gjatë dhe vendosen në bazën e programeve të ripërtëritjes natyrale dhe artificiale.

Konservimi përfshin dy aspekte, ruajtjen dhe përdorimin. Në fakt konservimi është një aspekt i administrimit të burimeve të cilat sigurojnë që përdorimi i burimeve të jetë i qëndrueshëm dhe në të njëjtën kohë të ruajë diversitetin thelbësor gjenetik e mbajtjen e tij.





| Nr | Bashkia | Lloji | Kordinatat | | Lartësia nga niveli detit |
|---|---|---|---|---|---|
| | | | X | Y | |
| 1 | Tropojë | Ah | 4420352 | 4706309 | 1780 |
| 2 | M.Madhe | Ah | 4387852 | 4704409 | 1085 |
| 3 | Kukës | Ah | 4452852 | 4648809 | 1137 |
| 4 | Dibër | Ah | 4430852 | 4632609 | 1244 |
| 5 | Klos | Ah | 4420852 | 4589309 | 1262 |
| 6 | Tiranë | Ah | 4428052 | 4577109 | 1268 |
| 7 | Librazhd | Ah | 4453352 | 4566609 | 1736 |
| 8 | Prenjas | Ah | 4464352 | 4556309 | 1357 |
| 8 | Elbasan | Ah | 4441852 | 4541609 | 1605 |
| 9 | Pogradec | Ah | 4449652 | 4532109 | 1639 |
| 10 | Maliq | Ah | 4457852 | 4514609 | 1390 |
| 11 | Mirditë | Ah | 4427152 | 4647109 | 1334 |
| 12 | Kolonjë | Ah | 4455052 | 4473609 | 1257 |
| 13 | Bulqizë | Ah | 410 27' 40" | 20o 18' 36" | 1256 |
| 14 | Has | Ah | 420 09' 10" | 20o 27' 00" | 1312 |
| 15 | Tropojë | Ah | 420 30' 40" | 19o 59' 05" | 1450 |
| 16 | Fush-Arrëz | Ah | 420 10' 13.7" | 20o 05 '30.8" | 1560 |
| 17 | Shkodër | Ah | 420 23' 09" | 19o 45' 24" | 1379 |
| 18 | Kukës | Ah | 410 58' 17" | 20o 37' 08" | 1571 |



Ahu (Fagus sp.L) ka një shtrirje të madhe pothuajse në të gjithë territorin e vendit tonë në gjendje natyrale, duke filluar nga Nemërçka në jug të vendit(kufiri i tij më jugor) dhe deri në Valbonë-Lumi i Gashit-Vermosh në skajin më verilindor të vendit. Masivet më të mëdha me llojin ah (Fagus sp.) shtrihen në Librazhd, Tiranë, Shkodër, Malësi e Madhe, Mat, Krujë, Dibër, Tropojë, Pukë, Pogradec, Korçë, Kolonjë dhe Përmet në kufirin më jugor të vegjetacionit të tij.

Takohet shpesh mbi zonën fitoklimatike të gështenjës (Castanetum), ku formon masive pyjore më vete ose shoqërime pyjore kryesisht me pishë të zezë dhe me bredhin në lartësi gjeografike më të mëdha. Rritet në klimë të ftohtë deri në mesatare, që i përket lartësisë 800-1600 m mbi nivelin e detit, është i përshtatur vetëm në llojet e tokave të murrme pyjore dhe ka kërkesa ndaj tokës.

Lloji i Ahut përbën një pasuri gjenetike pyjore të vendit tonë, si specie që gjejnë një përhapje të gjerë në teren arealin e tij. Nga ana tjetër duke vlerësuar ndryshueshmërinë e madhe të kushteve ekologjike nga qendra në periferi të arealit të përhapjes si dhe duke u bazuar në karakteristikat silvikulturale të grumbujve pyjor janë klasifikuar grumbujt superior për konservim në masën RNI.





Këtu përfshihen qendra të ndryshueshmërisë morfologjike sipas gjetjeve më të mira, me objektiv për rritjen e prodhimtarisë së lëndës së punimit, përmes seleksionimit fenotipik të llojit. Si pasojë e rritjes së gjithëanshme të presionit mbi pyjet ose tjetërsimit të tyre për përdorime të tjera, është evidentuar një shrytëzim në shkallë të gjerë i pyjeve natyralë të ahut për lëndë drusore dhe për dru zjarri, kjo ka shkaktuar një humbje të përshpejtuar të potencialit të çmuar të germoplazmës. Kjo humbje lidhet veçanërisht me faktin që në vendin tonë janë dëmtuar pjesërisht sipërfaqe të konsiderueshme të pyjeve ose plotësisht, ndërsa sipërfaqet e destinuara për të mbetur si pyje i'u janë nënshtruar shumë formave intensive të përdorimit nga njeriu, por edhe dëmtimit të tyre nga rënia e zjarreve.

Vlerësimi i burimeve gjenetike pyjore për llojin ah synon:

- Të ruajë evidentimin më të mirë të diversitetit gjenetik të tij;
- Të përcaktojë prioritetet lidhur me llojin në popullatat e zgjedhura për të realizuar mundësinë e konservimit të tij;
- Të evidentojë shpërndarjen faktike të rezervave natyrore gjenetike të ahut dhe të përcaktojë masat silvikulturore për trajtimin dhe mirëmbajtjen e tyre.
- Të studjojë aspektet e ruajtjes e përdorimit të ahishteve në masën e konservimit “in situ” në mënyrë që të jetë e garantuar në të njëjtën kohë ruajtja e variabilitetit thelbësor gjenetik të përfaqësuar të ahut;
- Të kontribojë në përcaktimin e nevojave potenciale konservuese të pasurisë gjenetike pyjore të ahut;

## 2. GJENDJA SHËNDETËSORE DHE VITALITETI I PYJEVE.

Shkalla e shfaqjes së fenomeneve të gjendjes shëndetësore është vlerësuar në 5 klasa, sipas përqindjes si më poshtë:

| Klasat | Shkalla e ç'gjethëzimit (ç'halëzimit) | Ç'ngjyrosja | Dëmtuesit | Sëmundjet | Përqindja |
|---|---|---|---|---|---|
| 0 | Të pa ç'halëzuara | Nuk ka ç'ngjyrosje | Nuk janë prekur | Nuk janë prekur | 0-10 % |
| 1 | Lehtësisht të ç'halëzuara | Ç'ngjyrosje e lehtë | Prekje e lehtë | Prekje e lehtë | 11-25% |
| 2 | Mesatarisht të ç'halëzuara | Ç'ngjyrosje e mesme | Prekje e mesme | Prekje e mesme | 26-60 % |
| 3 | Shumë të ç'halëzuara | Ç'ngjyrosje e shkallës së lartë | Prekje e shkallës së lartë | Prekje e shkallës së lartë | 61-100% |
| 4 | Komplet të ç'halëzuara | Komplet e ç'ngjyrosur | Komplet të prekur | Komplet të prekur | 100% |





**Fenomeni i ç'halëzimit / ç'gjethëzimit për llojet halorë dhe fletorë**

| Fenomeni i ç'halëzimit Halorët, 2020 | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Lloji | Mosha | Klasat e vlerësimit | | | | |
| | | 0-10% | 11-25% | 26-60% | 61%-100% | mbi100% |
| Pishë Mesdhetare | 59 vjet | 34.42% | 35.02% | 24.16% | 6.40% | |
| Pishë e zezë (1) | 59 vjet | 28.58% | 24.85% | 28.15% | 13.52% | 4.90% |
| Pishë e zezë | > 60 vjet | 32.89% | 24.97% | 27.88% | 10.86% | 3.40% |
| Bredh | >60 vjet | 36.89% | 25.85% | 32.14% | 5.12% | |
| Halorë të tjerë | >60 vjet | 36.21% | 24.84% | 29.10% | 9.85% | |
| Fenomeni i ç'gjethëzimit Fletorët, 2020 | | | | | | |
| Ahu | 60 vjet | 23.36% | 35.98% | 29.39% | 11.27% | |
| Dushk, Gështenjë | 59 vjet | 38.95% | 31.99% | 20.07% | 7.89% | 1.10% |
| Fletorë te tjerë | 60 vjet | 39.18% | 33.11% | 22.11% | 3.10% | 2.50% |
| Dushk | mbi 60 vjet | 35.76% | 29.92% | 22.32% | 9.03% | 2.97% |

Pisha mesdhetare renditet në klasën e dytë dhe të tretë, kjo vërehet në masivet që janë në terrene të eroduara dhe të cekta. Pisha e zezë, për drurët me moshë nën 60 vjet renditet në klasën e dytë, të tretë dhe të katërt. Duhet të meren në konsideratë masivet që janë të klasës së tretë dhe të katërt që të dyja së bashku janë afërsisht 18% të numrit të drurëve. Ky fenomen është vërejtur në masivet e pyllëzuar jashtë arealit. Një faktor tjetër që ka ndikuar në këtë situatë është edhe shkalla e lartë e prekjes nga dëmtuesi i proçesionares së pishës.
Masivet me pishë të zezë me moshë mbi 60 vjet bëjnë pjesë në klasën e dytë, të tretë të katërt si pasojë e faktorëve të sipërmendur. Për llojin bredh rezulton se 5.12% e numrit të drurëve të jenë në klasën e tretë të vlerësimit, si rrjedhojë e ndikimit të faktorëve kompleks. Llojet halorë të tjerë (robull, selvi) janë në klasën e tretë dhe duhet të merren në konsideratë. Për llojin Ah , fenomeni i ç'gjethëzimit rezulton në klasën e tretë. Dushkajat dhe fletorët e tjerë sipas klasave të vlerësimit rezultojnë në klasën e tretë dhe të katërt dhe duhet të mbahen nën kontroll. Për llojin gështenjë ky fenomen është i lidhur jo vetëm me kushtet klimatike, por edhe në varësi të shkallës së prekjes nga kanceri i gështenjës dhe sëmundja e bojës.

- **Fenomeni i ç'ngjyrosjes për llojet halorë dhe fletorë**

Problematike shfaqen llojet e pishës së zezë për moshat 59 dhe 60 vjet si dhe halorë të tjerë që vlerësohen në klasën e katërt. Për llojin bredh fenomeni i ç'ngjyrosjes rezulton se 6.69% e numrit të drurëve të jenë në klasën e tretë të vlerësimit.





| Fenomeni i ç'ngjyrosjes, Halorë , 2020 | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Lloji | Mosha | Klasat e vlerësimit | | | | |
| | | 0-10% | 11-25% | 26-60% | 61%-100% | mbi100% |
| Pisha Mesdhetare | 59 vjet | 34.35% | 35.59% | 27.04% | 3.02% | |
| Pishë e zezë(1) | 59 vjet | 27.78% | 26.92% | 27.29% | 13.76% | 4.25% |
| Pishë e zezë | 60 vjet | 36.45% | 25.38% | 25.78% | 9.99% | 2.40% |
| Bredh | 60vjet | 33.28% | 28.24% | 31.79% | 6.69% | |
| Halor të tjerë | 60 vjet | 36.25% | 30.10% | 24.81% | 6.92% | 1.92% |
| **Fenomeni ç'ngjyrosjes Fletorë, 2020** | | | | | | |
| Ah | mbi 60 vjet | 34.63% | 28.33% | 23.97% | 13.07% | |
| Dushk | nën 60 vjet | 32.58% | 30.13% | 30.14% | 7.15% | |
| Dushk,Gështenjë | mbi 60 vjet | 33.21% | 28.57% | 25.13% | 10.12% | 2.97% |
| Fletor të tjerë | mbi 60 vjet | 36.24% | 30.46% | 20.90% | 10.21% | 2.19% |

Llojet e drurëve dushk, gështenjë si dhe fletorë të tjerë të klasës së tretë dhe të katërt duhet të mbahen nën kontroll.

## - Dëmtuesit

| Lloji | Dëmtuesit | Zonat më problematike |
|---|---|---|
| Pishë e zezë | Procesionaria e pishës (Thaumetopoea pityocampa, Den and Schiff), | Pukë, Fushë- Arrëz, Mirditë, Bulqizë, Kolonjë, Pogradec, Korçë, Peshkopi, Mat, Klos, Shkodër, Malësi e Madhe, Vau i Dejës, Vlorë, Prrenjas, Librazhd, Gramsh dhe Elbasan |
| | Biskpërdredhësi i pishës (Rhyacionia boliana, Den and Schiff) | Skrapar, Berat, Vlorë, Pukë, Shkodër , Mat |
| | Kuqeziu i halave (Haematoloma darsatum Ahrens), | Ka një përhapje në të gjitha bashkitë |
| | Piralida e pishës (Dioryctria sylvestrella Ratz), | Pukë, Dibër, Mat |
| Pisha Mesdhetare | Krasitësi (Tonicus Minor Htg), | Skrapar, Berat, Vlorë Përmet, Mat, Fier, Lushnjë |
| | Skolitet e pishës (Ips sexdentitus Berner), | Skrapar, Tiranë, Vlorë, Berat, |
| | Hundëgjati i pishës (Pissodes castaneus De Geer), | Në zonën e pishës së detit dhe pishës së egër sidomos në zonën bregdetare. |
| Bredh | Skolitet e trungut dhe degëve të bredhit (Cryphalus piceae Ratz | Vlorë,Berat, Skrapar, Kolonjë, Korçë dhe Përmet. |
| | Turigjati i bredhit (Pissades piceae), | Përmet, Kolonjës, Librazhd, Pukë |
| Selvi | Morri i selvisë (cinara cupressi Buckson | Berat, Vlorë, Përmet. |
| | Skolitet e selvisë (Phlesinus aubie, thuyae Pires), | Berat, Vlorë, Përmet. |
| Ahu | Miza e Ahut (Micola fagi Hartig), | Librazhd, Kolonjë, Korçë, Pogradec |
| | Turigjati i ahut (Rhynchaenus fagi L.); | Kukës, Shkodër,Korçë, Pukë. |
| | Morri i ahut (Phyllaphis fagi L), | Në shkallë vëndi |
| | Breshka e lëvores së Ahut (Cryptococcus fagisuga Lindinger); | Në të gjitha ahishtet e moçme. |





| Lloji | Dëmtuesit | Zonat më problematike |
|---|---|---|
| Dushqet | Vemja e dushkut (Limantria dispar L) | Librazhd, Pogradec, Pukë dhe Kolonjë |
| | Gjethpërdredhësja e dushkut (Tortrix viridana L), | Mirditë, Mat, Shkodër |
| | Krizomela e dushkut (Altica quercetarum) | Në të gjitha dushkajat e llojit Bulgër. |
| | Procesionaria e dushkut ( Thaumetopoea processionea L), | Vlorë, Tiranë, Berat. |
| | Matësi skeletues (Erannis defoliaria Cleck), | Pukë, Kukës, Dibër. |
| | Skolitet e dushqeve (Scolitus inricatus Ratz.), | në shkallë vëndi. |
| Gështenja | Krimbi i gështenjës (Carpocapsa Splendona Hb), | Pukë. Pogradec, Tropojë, Kukës, Pogradec. |
| | Turigjati i gështenjës (Corculio elephas Gyll) | Mat, Librazhd, Korçë. |
| | Minusja e gjetheve të gështënjës (Titischeria complonella Hb | Pukë. Pogradec. |

## - Sëmundjet

| Lloji | Sëmundjet | Zonat më problematike |
|---|---|---|
| Pishë | Shyta e zakonshme (Lophodermium pinastri) | Pogradec, Pukë, Kolonjë, Dibër, Korçë |
| | Ndryshku i halave (Cronartium ribicola Fisch | Në shkallë vendi. |
| | Ç'ngjyrosja e halave (Diplodia mutila); | Në shkallë vendi. |
| Bredh | Rrëzimi i halave të bredhit (Lophodermium nervisequm D.C) | Kolonjë, Përmet |
| | Nxirja e halave (Trichesphaeria parasitica Hartig | Korçë, Pukë |
| Selvi | Kanceri i selvisë (Seiridium cardinale), | Berat, Përmet, Vlorë. |
| Ahu | Kanceri i ahut (Nectia dittisima), | Në të gjitha ahishtet e moçme |
| | Vrugu i Ahut (Phytophthora fagi), | Shkodër, Kukës. |
| | Kalbëzimi i ahut (Fome fomentarius), | Librazhd |
| Dushqet | Hiri i dushkut (Microsphaera alphitoides), | Mat, Kolonjë, Korçë |
| | Kanceri i dushkut (Cryphonectria parasitica); | Në të gjitha dushkajat e trajtuara për dru zjari |
| | Tharja e majave të lisit (Botryosphaera sterensi) | Kolonjë, Mirditë, Mat |
| | Eshka e dushkut (Polyperus dryphilus); | Në dushkajat që kanë kaluar moshën e shfrytëzimit. |
| | Kalbëzimi i dushkut (Armillaria mellea) | Berat, Shkodër |
| Gështenjë | Kanceri i gështenjës (Cryphonectria parasitica). | Këto sëmundje janë problematike për të gjitha masivet me gështenjë në vendin tonë. |
| | Sëmundja e bojës(Phytoftora cambirora | |
| | Ndryshku i gështenjës ( Mycosparella maculiformis | |





**Shkalla e prekjes nga dëmtuesit.**

Shkalla e prekjes nga dëmtuesi i proçesionares së pishës së zezë, është prezente në masivet e pyjeve me pishë në territoret e bashkive: Pukë, Korçë, Bulqizë, Fush-Arrzë, Pogradec, Prenjas Kolonjë, Mirditë, Elbasan, Gramsh, Shkodër, Malësi e Madhe dhe Vau i Dejës. Ku në këto masive shkalla e përhapjes është mbi 50% dhe shkalla e prekjes është 45% me një numër (2-5) qeska për dru.

| Shkalla e prekjes nga dëmtuesit për Halorët, 2020 | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Lloji | Klasat e vlerësimit në % | | | | |
| | 0-10% | 21-25% | 26-60% | 61-100% | mbi100% |
| Pishë e zezë | 25.23% | 28.39% | 30.36% | 10.29% | 5.73% |
| Bredh | 43.73% | 28.42% | 25.41% | 2.14% | 0.30% |
| Pishë Mesdhetare | 38.25% | 31.12% | 25.56% | 4.57% | 0.50% |
| Halorët e tjerë | 36.82% | 30.58% | 28.08% | 3.89% | 0.63% |
| Shkalla e prekjes nga dëmtuesit për Fletorët, 2020 | | | | | |
| Ah | 32.84% | 29.86% | 21.16% | 10.34% | 6% |
| Dushk + Geshtenjë | 34.85% | 25.86% | 24.79% | 10.58% | 3.92% |
| Të tjera | 30.75% | 34.58% | 23.52% | 8.57% | 2.58% |

Nga të dhënat e mësipërme konstatohet një intensitet i lartë i prekjes nga Proçesionarja e pishës për llojet e pishës dhe të bredhit. Për llojet halorë të tjerë si; robull, hartinë, arrne, etj, shkalla e prekjes nga dëmtuesit është i pranishëm në klasën e tretë 3.89% dhe të katërt 0.63% të vlerësimit të numrit të drurëve të prekur. Problematike paraqitet situata në shkallën e prekjes së pishës së zezë nga dëmtuesi i procesionares së pishës.

Për llojin fletorë shkalla e prekjes nga dëmtuesit paraqitet në klasën e e tretë dhe të katërt të cilat duhet të meren në konsideratë pasi janë një tregues i lartë.
Për llojet fletorë të tjerë si; mështeknë, rrapi bushi, etj, fenomeni i prekjes nga dëmtuesit është; në klasën e tretë 8.57% dhe të katërt në vlerat 2.58% .

Shkalla e prekjes nga sëmundjet

Për llojin e pishës mesdhetare, pishës te zezë dhe bredh, shkalla e prekjes është në klasën e tretë dhe të katërt, si rrjedhojë del mbajtja nën kontroll e këtyre drurëve .
Për llojet halorë të tjerë si; robull, hartinë, arrne, etj, fenomeni i prekjes nga sëmundjet është i pranishëm në klasën e tretë ku kemi 7.28% në klasën e katërt 0.92%, këto shifra janë më të theksuara për llojin rrobull.

| Shkalla e prekjes nga sëmundjet për Halorë, 2020 | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Lloji | Klasat e vlerësimit në % | | | | |
| | 0-10% | 11-25% | 26-60% | 61-100% | mbi 100% |
| Pishë zezë | 31.25% | 30.48% | 33.77% | 3.72% | 0.78% |
| Bredh | 39.12% | 30.59% | 24.94% | 4.53% | 0.82% |
| Pishë mesdhetare | 38.11% | 30.87% | 21.41% | 9.38% | 0.23% |
| Halorë të tjerë | 31.87% | 31.69% | 28.24% | 7.28% | 0.92% |
| Shkalla e prekjes nga sëmundjet për Fletorë, 2020 | | | | | |
| Ah | 37.96% | 29.57% | 22.60% | 9.87% | |
| Dushk+ gështenjë | 36.83% | 29.58% | 21.16% | 10.08% | 2.35% |
| Fletorë të tjerë | 29.27% | 33.12% | 25.21% | 10.35% | 2.05% |





Për llojin Ah, shkallës së prekjes nga sëmundjet është: në klasën e tretë kemi 9.87% e numrit të drurëve të prekur.Për llojet dushku dhe gështenja; në klasën e tretë kemi 10.08% në klasën e katërt kemi 2.35% të numurit të drurëve (kjo është e pranishme për llojin gështenjë).

Për llojet fletorë të tjerë përmendim mështeknën në klasën e tretë 10.35% , në klasën e katërt kemi 2.05% të numrit të drurëve, kjo situatë është më e theksuar në llojin e rrapit pasi kemi kancerin e rrapit.

## 3. SPECIET DRUNORE DHE BIMËT AROMATIKO-MJEKËSORE TË KËRCËNUARA DHE NË RREZIK ZHDUKJEJE




Njohja e gjendjes aktuale në të cilat ndodhen taksonet drunore tashmë të identifikuara si të rrezikuara, është tepër i domosdoshëm në mënyrë që të merren masat mbrojtëse në të ardhmen.
Janë vëzhguar llojet e specieve drunore në rrezik zhdukje apo të kërcënuara të listuara në Librin e Kuq Shqiptar si mëposhtë.

| Nr | Lloji pyjor | Bashkia | Ekonomia Pyjore | Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe (IUCN) |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Rrobull | Bulqizë | Liqeni i Zi | Vu D2 |
| | | Dibër | Lurë | |
| | | Gramsh | Sogor, Mali i Grabovës, Holtë- Lukovë | |
| | | Mat | Masdejë | |
| | | Maliq | Strelcë, Mesmal | |
| | | Kukës | Bicaj-Kolesjan | |
| | | Skrapar | Devriteroll | |
| 2 | Arnen | Tropojë | Çerem Dragobi | EN A1b |
| | | Dibër | Lurë | |
| | | Gramsh | Sogor, Mali i Grabovës | |
| | | Mat | Masdejë | |
| | | Maliq | Strelcë | |





| Nr | Lloji pyjor | Bashkia | Ekonomia Pyjore | Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe (IUCN) |
|---|---|---|---|---|
| 3 | Ilqe | Berat | Hija e Roshnikut | EN A1b |
| | | Gramsh | Lubinjë-Tunjë | |
| | | Vlorë | Llogara | |
| | | Mirditë | Gziq | |
| 4 | Rrenjë | Fier | Kunorë | Vu A1b |
| | | Lezhë | Kune - Vaine | |
| 5 | Lajthi e egër | Kukës | Arrën | EN A1b |
| | | Pustec | Parku i Prespës | |
| | | Has | Tej drini i bardhë | |
| | | Libohovë | Çajup | |
| 6 | Caraca e Kaukazit | Pustec | Parku i Prespës | Vu |
| 7 | Venja | Pustec | Parku i Prespës | CR 1b |
| | | Libohovë | Çajup | |
| 8 | Drunakuqja | Përmet | Petran – Çarshovë, Petran-Zavalan Ali Bostivan | Vu A2b |
| 9 | Mështekën | Dibër | Kastriot-Sllovë | CR B2e |
| | | Korçë | Dardhë | |
| | | Kukës | Shishtavec-Zapod | |
| 10 | Gështenjë Kali | Librazhd | Stravaj | CR A1a |
| | | Tepelenë | Kurvelesh | |
| 11 | Hartina (siperfaqe e Re) | Peshkopi | Lurë | CR A1b |
| | | Maliq | Lenie | |
| | | Gramsh | Mali i Sogorës-Grabovë | |
| 12 | Bliri (siperfaqe e Re) | Përmet | Bredhi i Hotovës | |
| | | Libohovë | Çajup | |
| | | Vlore | Llogara | |
| | | Shkoder | Theth | |
| 13 | Tisi (sipërfaqe e Re) | Tiranë | Bizë | VU A1b |
| | | Dibër | Lurë | |

Nga monitorimi i kryer në terren për gjendjen e llojeve pyjore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje, rezulton se këto lloje takohen në grumbuj pyjor, në grupe drurësh dhe si individ të veçantë. Shkaktarët për kërcënimin për zhdukje për llojet e mësipërme janë të ndryshëm dhe kryesisht si pasojë e ndryshimeve të treguesve klimatike apo prishjes së habitatit të tyre. Kërcënimi vjen edhe si pasojë e shfrytëzimit pa kriter të ndodhura në vitet e mëparshme apo zjarreve të shfaqura në arealin e vendndodhjes së tyre. Për disa prej llojeve të sipërpërmendura si; Caracën e Kaukazit (Celtis Tourneforti,, Rrenjën (Quercus robur L), Gështenjën e kalit (Aesculus hippocastanum), Lajthinë e egër (Corylus colurna L) etj që janë në kufijtë ekstrem të rrezikimit, është e nevojshme ngritja e rrjetit të konservimit ,'in-situ" dhe ,"ex-situ" për këto lloje.

Më poshtë japim një renditje të llojeve sipas shkallës së kërcenimit nga më e kërcënuara tek më pak e kërcënuara.





**Caraca e Kaukazit** (Celtis Tourneforti)
**Tisi** (Taxus baccata Tisi)
**Gështenja e Kalit** (Aesculus hippocastanum)
**Rrenja** (Quercus robur L)
**Lajthia e egër** (Corylus colurna L)
**Mallagjeri** (Arbutus andrachne L)
**Valanidhi** (Quercus aegilops L)
**Venja** (Juniperus exelsa)
**Ilqja** (Quercus ilex L )
**Mështekëna** (Betula Pendula)
**Arneni** (Pinus peuce Gris)
**Rrobulli** (Pinus heldreichii Crist)
**Hartina** (Pinus Silvestris)

**LLOJET MË TË KËRCËNUARA**

**LLOJET MË PAK TË KËRCËNUARA**

Për llojet bimore aromatiko-mjekësore, Sherebelë (Salvia officinalis), Salep, (Orchis. Ssp) Xhirokull, (Calchicum automnale) Boronicë (Vaccinium myrtilus), Çajit të malit (Sideritis roheseri) është bërë kontrolli i numrit të egzemplarëve, përshkrimi i gjëndjes vegjetative, përshkrimi i gjendjes fitosanitare, prodhimtaria e llojeve etj. Janë marrë të dhënat mbi karakteristikat e terrenit si dhe është bërë evidentimi i shkaqeve kryesore që kanë çuar në pakësimin e numrit të rrënjëve dhe në disa areale të veçanta deri në zhdukjen e ekzemplarëve.

*Të dhënat paraqiten në tabelat e mëposhtme.*

**Sherebela**
**( Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe VU A1 b)**

| Zona | Emërtimi i vendit | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Qafa e Muzinës (Delvinë) | Mbi liqenin e hidrocentralit të Bistricës | Toka të kuqerremta | 70 | E mirë | E mirë | Gjëndja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës paraqitet më e mirë se ajo e viteve të kaluara. Numri i bimëve është rritur. |
| Qafë e Llogaras (Vlorë) | Llogara (50 metra poshtë lokal Sorkadhe) | Toka të kafenjta | 62 | E mirë | E mirë | Gjëndja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës paraqitet shumë e mirë. |
| Vlorë | Qafa e Llogarasë | Toka të murrme pyjore | 30 | E mirë | E mirë | Gjatë verifikimit të kryer në këtë sipërfaqe, gjëndja vegjetative e kulturës së sherebelës në këtë sipërfaqe parqiteshe e dobët. |
| Leskovik (Kolonjë) | Kroi i Këlcyrës | Toka të kafenjta malore | 35 | E mirë | E mirë | Gjëndja e kulturës së sherebelës në këtë sipërfaqe është e mirë dhe jo e dëmtuar. Numri i bimëve ka një rritje të lehtë me atë të viteve paraardhëse. |
| Berat | Mali Partizan | Toka të hinjta karbonatike | 9 bimë | Mesatare | Mesatare | Si pasojë e grumbullimit të bimëve të sherebelës jashtë normave dhe kritereve teknike, gjëndja e saj paraqitet disi e dëmtuar. |
| Zona e Tërpanit (Berat) | Lapidari i qafës së Tërpanit | Toka të kuqëremta të cekta | 35 | E mirë | E mirë | Masivet e Sherebelës në këtë zonë paraqiten më mirë se viti i kaluar |
| Kallmeti (Lezhë) | Lugina e Manhatisë | Të hinjta kafe karbonatike | 18 | E mirë | Mesatare | Gjendja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës në këtë sipërfaqe monitoruese duket më e mirë se në vitet para-ardhëse. |
| Manhati | Mali i Miçanit | Toka të hinjta kafe | 60 | E mirë | E dëmtuar | Gjendja e kulturës së sherebelës në këtë zonë po shkon drejt degradimit si rezultat i grumbullimit të saj. |





**Sherebela**
**( Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe VU A1 b)**

| Zona | Emërtimi i vendit | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Krastë e Martaneshit | Gjon | Toka të hinjta kafe | 90 | E mirë | E mirë | Numrit i bimëve ka një rritje të lehtë në krahasim me atë të vitit paraardhës për shkak të mos grumbullimit. Ndërsa përsa i takon gjendjes vegjetative të bimëve të ndodhura në këtë sipërfaqe monitoruese ajo rezulton të jetë shumë e mirë. |
| Fushë Arrëz. (Shkodër) | Ducaj | Toka të të murrme pyjore | 75 | E mirë | E mirë | Lloji sherebelë ka një gjendje të mirë vegjetative dhe fitosanitare. Nuk kishte grumbullim masiv në këtë sipërfaqe dhe si rezultat ishin shfaqur dhe bimë të tjera brenda sipërfaqes duke pësuar një rritje. |

**Shënim:** Sipërfaqja monitoruese për secilën zonë është 50m$^2$

**Çaji i malit**
**(Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe EN A1c)**

| Zona | Emërtimi i vendit | Sipërfaqe | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Prespë (Pustec) | Qafa e Bigllës | 50m$^2$ | Toka të murrme pyjore | 15 | E mirë | E mirë | Grumbullimi i kuturës së Çajit të malit kryhet masivisht. Bimësia ka gjendje të mirë fitosantare. |
| Dropull (Gjirokastër) | Dervican | 50m$^2$ | Toka të cekta | 50 | E mirë | E mirë | Numri i bimëve brenda sipërfaqes është i lartë dhe përsa i përket gjendjes fitosantare dhe vegjetative, paraqiten shumë mirë. |
| Kolonjë | Pepellash | 50m$^2$ | Toka të cekta kullote | 22 | E mirë | E mirë | Gjendja fitosantare dhe vegjetative, paraqitet shumë mirë. |

**Salep**
**(Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe VUA1b)**

| Zona | Emërtimi i vendit | Sipërfaqe | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Prespës (Pustec) | Llofka e Kuqe | 25m$^2$ | Toka livadhore malore | 2 | Mesatare | E mirë | Kjo kulturë sa vjen dhe po rrezikohet. Kemi një numër bimësh të pa ndryshuar nga viti i kaluar dhe një gjendje vegjetative e cila është më e dobët se në vitin parardhës |
| Kepi Rodonit (Durrës) | Kepi Rodonit (pas kishës) | 25m$^2$ | Toka livadhore fushore | 9 | Mesatare | E mirë | |
| Libohovë (Gjirokastër) | Erind | 25m$^2$ | Toka livadhore malore | 18 | E mirë | E mirë | Lloji salep rezulton se ka një gjendje të mirë vegjetative dhe fitosanitare |





|  | Xhirokull<br>(Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe EN A1 b) | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Zona | Emërtimi i vendit | Sipërfaqe | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
| Përmet | Ballaban | 25m$^2$ | Toka të kafejta malore | 16 | E mirë | E kënaqshme | Përsa i takon gjendjes vegjetative të bimëve, themi që kanë një gjendje të mirë vegjetative dhe se ka një rritje të lehtë të numrit të bimëve. |

|  | Boronicë<br>(Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe VUA2 b) | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Zona | Emërtimi i vendit | Sipërfaqe | Toka | Numri bimëve | Gjendja vegjetative | Gjendja fitosanitare | Përshkrimi |
| Tropojë, | Çerem | 50m$^2$ | Toka të kafenjta malore | 140 | E mirë | E mirë | Gjendja vegjetative dhe fitosanitare e boronicës në këtë sipërfaqe monitoruese paraqitet shumë e mirë. |
| Dibër | Lurë, Liqeni i lopëve | 50m$^2$ | Toka të kafenjta malore | 94 | E mirë | E mirë | Numri i bimëve në këte sipërfaqe të re paraqitet i lartë. Gjendja vegjetative dhe fitosanitare është e shkëlqyer kjo si pasojë e ndërhyrjes së ulët të faktorit human dhe klimës së përshtatshme. |
| Pogradec | Shpellë e Lushkës | 50m$^2$ | Toka të kafenjta malore | 136 | E mirë | E mirë | Gjendja vegjetative dhe fitosanitare e paraqitet shumë e mirë. |

## 4. VLERËSIMI I SIPËRFAQEVE PYJORE TË DJEGURA DHE PËRCAKTIMI I MASAVE DHE KOSTOVE PËR RTEHABILITIMIN E TYRE

Nga vrojtimi në terren i sipërfaqeve pyjore të djegura gjatë viteve 2017-2019, u konstatua se në qarkun Vlorë, Shkodër dhe Berat ka sipërfaqe pyjore të konsiderueshme të dëmtuara nga zjarret (të përshkruara dhe të djegura) krahasuar me qendrat e tjera të monitorimit në të cilat sipërfaqja pyjore e prekur nga zjarret rezultoi e ulët.








Shpërndarja e stacioneve/parcelave të monitorimit në qarqet e vendit për sipërfaqet pyjore të djegura

## SIPËRFAQJA PYJORE E DËMTUAR NGA ZJARRET SIPAS QARQEVE

Në rang vendi, sipërfaqja e përshkruar nga zjarri arrin vlerën 2135 ha , ndërsa sipërfaqja e djegur është rreth 931 ha.

Saktësia e hartografimit të sipërfaqeve të dëmtuara nga zjarret rezultoi 85.5% pasi nga 90 parcelat e marra në analizë 77 u hartografuan në mënyrë korrekte, dhe vetëm 13 nuk korresponduan me vlerësimet e terrenit të shkallës së prekjes nga zjarret.

## SAKTËSIA E KLASIFIKIMIT TË SHKALLËS SË PREKJES NGA ZJARRI TË STACIONEVE TË MONITORUARA

| Matrica e klasifikimit | E padjegur | E ulët | E moderuar | Mesatarisht e ashpër | E ashpër | Totali | Korrekt | Saktësia (%) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| E padjegur | 2 | 1 | 0 | 0 | 0 | 3 | 2 | 67 |
| E ulët | 1 | 8 | 1 | 1 | 0 | 11 | 8 | 64 |
| E moderuar | 0 | 1 | 14 | 2 | 0 | 17 | 14 | 71 |
| Mesatarisht e ashpër | 0 | 0 | 1 | 26 | 2 | 29 | 26 | 89 |
| E ashpër | 0 | 1 | 1 | 1 | 27 | 30 | 27 | 90 |
| Totali | 2 | 14 | 20 | 29 | 25 | 90 | 77 | 85.5 |








*Shkalla e prekjes së sipërfaqeve pyjore nga zjarret (përqindjet përfaqësojnë numrin e parcelave për secilën kategori/numrit total.*

Shkalla e dëmtimit nga zjarret, paraqitet e moderuar dhe mesatarisht e ashpër në pjesën më të madhe të qarqeve dhe parcelave të monitoruara (afërsisht në 63% të parcelave të monitoruara), ku zjarret kanë dëmtuar kryesisht bimësi shkurrore dhe dushqe, dhe më pak lloje drusore të tilla si pisha e zezë, pisha e egër, pisha e butë, ahu, etj.




*Shkalla e dëmtimit të sipërfaqeve pyjore nga zjarret, sipas qarqeve*





Përsa i përket shpërndarjes sipas qarqeve, konstatohet se në shumicën e tyre sipërfaqet/ parcelat pyjore të monitoruara paraqesin kryesisht shkallë të moderuar dhe mesatarisht të ashpër të prekjes nga zjarret, ndërsa parcelat pyjore me shkallë të ashpër të dëmtimit nga zjarret dominojnë përgjithësisht në qarkun e Korçës, Tiranës, Lezhës dhe Shkodrës . Në qarkun e Korçës, sipërfaqet pyjore që karakterizohen nga shkallë mesatarisht e ashpër dhe e ashpër e dëmtimit nga zjarret janë të lokalizuara kryesisht në bashkinë Korçë dhe Devoll, përkatësisht në ekonomitë pyjore Mali i kuq-Nikolicë, Zmblak-Qarr, Vithkuq-Lubonjë dhe Voskopojë.

Në qarkun e Tiranës, sipërfaqe të tilla vihen re në bashkinë Tiranë, ekonomia pyjore Krrabë-Gurrë dhe Krrabë-Mushqet ndërsa në qarkun e Lezhës sipërfaqet pyjore më të dëmtuara nga zjarret u vërejtën në ekonomitë pyjore Mali i Rencit, Molunge dhe Brinjat e Tërtonit.

Në qarkun e Shkodrës, parcelat pyjore më të prekura nga zjarret u evidentuan kryesisht në bashkinë Shkodër (ekonomitë pyjore P. Sheldi dhe Rrosek-Rjoll) dhe Fushë Arrëz (S.L.Hithi dhe Lumbardhë).

Në qarkun Dibër, Bashkia Bulqizë, u konstatuan sipërfaqe pyjore shumë të dëmtuara nga zjarret, por të lokalizuara në parcela të vogla pjesë e ekonomive pyjore Mazhicë dhe Liqeni i Zi. Në qarkun Kukës, rreth 35% e sipërfaqes së prekur nga zjarret shfaqi shkallë dëmtimi mesatarisht të lartë dhe të lartë, kryesisht në Bashkinë Kukës (ekonomia pyjore Ujmisht). Në qarqet e tjera u vërejtën sipërfaqe pyjore shumë të vogla të karakterizuara nga shkallë e lartë dëmtimi nga zjarret pasi pjesa më e madhe e sipërfaqes pyjore të prekur shfaqi shkallë të ulët deri të moderuar të dëmtimit nga zjarret.

## - GJENDJA AKTUALE E VEGJETACIONIT TË KËTYRE SIPËRFAQEVE PYJORE.

Bimësia pyjore e dëmtuar nga zjarret në parcelat e monitoruara, në bashkitë dhe qarqet respektive, përbëhet kryesisht nga shkurret mesdhetare, pisha mesdhetare (kryesisht pishë e egër dhe pishë e butë), dushqe (kryesisht qarr dhe shparth), e ndjekur nga pyjet e lartë të pishës së zezë, ahut, dhe rrapit Përafërsisht 62% e zjarreve kanë rënë në pyje dhe vetëm 38% e tyre në sipërfaqe shkurrore.











## GJENDJA E RIPËRTËRITJES NË EKONOMITË/PARCELAT E DËMTUARA NGA ZJARRET

| Ekonomia Pyjore | Ngastra | Përbërja e grumbullit | Gjendja e ripërtëritjes | Propozime |
|---|---|---|---|---|
| Mali kuq-Nikolicë | 19a | Pishë e zezë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Zëmblak-Qarr | | Pishë e zezë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Vithkuq-Lubonjë | 30a | Pishë e zezë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Voskopojë | | Pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Qafë Shtamë | 63,66,67 | Shkozë, dëllinjë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Bruz-Rezë | 36, 40 | Shkozë, dëllinjë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Liqeni i Zi | | Ah, pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Mazhicë | | Shkurre | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Arrë Malle | | Shkurre | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ballenjë | 72 | Dushqe | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Luzni | 87a | Dushqe | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Luzni | 70a | Dushqe | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| K. Sllove | 192 | Dushqe | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Gradishtë | 44a | Pishë e butë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Gradishtë | 42 | Drizë, shkozë, gjineshtër, pishë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Pisha e Divjakës | | Mersinë, xine, xunkth. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Pisha e Divjakës | | Mersinë, xine. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Pishë | 1 | Mersinë, xine, drizë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Mali Molishtit | 159a | Qarr, shparth, mare, cemërdell, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| M.Molisht | 170a | Pishë mesdhetare, qarr, shparth, mare, cemërd. | Ka ripërtëritje te shkurreve | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Mali Molishtit | 126a | Qarr, shparth, mare, cemërdell, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |





| Ekonomia Pyjore | Ngastra | Përbërja e grumbullit | Gjendja e ripërtëritjes | Propozime |
|---|---|---|---|---|
| Mali Partizan | 1,2,3,6,7 | Pishë mesdhetare, shkurre. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Mali i Bardhë | 33a | Pishë mesdhetare, shkurre | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Shpirag-Plashnik | 22 | Shkurre (xane, perthane, etj). | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Mali Kozares | 11a | Pishë mesdhetare, cemerdell, dëllinjë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Bregu Balibardhes | 49a | Shkurre | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Krrabë-Gurrë | | Shkozë, shqopë, frasher, mare, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Krrabë-Mushqet | | Dushqe (qarr, ilqe), mare, shqopë, panjë mali, frashër i bardhë. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| F.kuqe-Zavalinë | 20a | Pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Kushe 2, 62b | 62b | Shparth, bungë, qarr, shkoze, murriz | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Zaranikë, 123a | 123a | Pishë e egër, pishë deti, pishë e butë, selvi, tujë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Dushku i Bulcarit,4 | 4 | Pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Vidhan-Skenderb, 52a | 52a | Pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Vidhan-Skenderb, 53a | 53a | Mare, shkozë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Porocan, 24d | 24d | Pishë e zezë | Nuk ka ripërtëritje | Të ndërmerren masa rehabilituese |
| Lubinjë-Tunjë | 93a | Lis | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Jance-Kerpicë | 45b | Mare, shkozë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Gramsh-Vine | 116a | Mare, shkozë | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Lugina e Rubikut | | Shqopë, mret, mare, frashër, qarr, lofatë, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Veles | | Mret, mare, cermëdell, frashër, qarr, shparth. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Perlat Shebë | | Frashër, mret, qarr, bungë, shparth, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 126a | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 127a,b | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 128a | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 129a | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 130a | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 133a | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Ujmisht | 133c | Dushqe, shkozë, frashër | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Krumë | 12, 161, 163, 250 | Dushk, frashër, panje | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Tregtan | 15, 105, 53b, 59 | Dushk, frashër, panje | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Helshan | 159,195, 103, 104 | Dushk, frashër, bunge | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Nikaj-Mertur | | Qarr, bungë, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |
| Porave | | Dushqe, shkozë, etj. | Ka ripërtëritje | Nuk rekomandohen masa rehabilituese |





| Parametri | Vlera | Njësia |
|---|---|---|
| Transparenca | 3 | m |
| NKO | 7 | mg 02/l |
| NB05 | 3.5 | mg 02/l |
| Nitrate | 0.375 | mg N/l |
| P-total | 38.5 | µgP/l |

Përmbajtja mesatare e klorofilës a është vlerësuar 1.18mg/m3, ndërsa Indeksi i gjendjes trofike Karlson TSI është vlerësuar 30.65.

*Referuar të dhënave vlerësohet se ujërat e lagunës së Butrintit bazuar në parametrat e mësipërm janë me cilësi mezotrofike, ku ka tendencë eutrofie për përmbajtjen e fosforit total.*

- **Laguna e Karavastasë**

Monitorimi i Lagunës së Karavastasë realizohet në dy pika monitorimi, një pikë është në det dhe tjetra në ujë – këmbimin det – lagunë. Ujërat e kësaj lagune paraqesin vlerë mesatare të pH 7.9 dhe kripshmëria e kësaj lagune është e lartë si pasojë e ujë-këmbimit me detin.

| Parametri | Vlera | Njësia |
|---|---|---|
| Transparenca | 0.45 | m |
| NKO | 22 | mg 02/l |
| NB05 | 14 | mg 02/l |
| Nitrate | 1.26 | mg N/l |
| P-total | 31.0 | µg P/l |

Përmbajtja mesatare e klorofilës a është vlerësuar 11.49mg/m3, ndërsa Indeksi i gjendjes trofike arlson TSI është vlerësuar 54.42, duke e klasifikuar lagunën në cilësi eutrofike

*Bazuar mbi vlerat e matura të parametrave vlerësohet se ujërat e lagunës së Karavastasë janë me cilësi eutrofike.*

- **Laguna e Nartës**

Kjo lagune është monitoruar në 2 pika kampionimi, njëra në Urën e Manastirit dhe tjetra në ujëkëmbimin det – lagunë

| Parametri | Vlera | Njësia |
|---|---|---|
| Transparenca | 0.4 | m |
| NKO | 9 | mg 02/l |
| NB05 | 5 | mg 02/l |
| Nitrate | 0.48 | mg N/l |
| P-total | 80 | µg P/l |

Përmbajtja mesatare e klorofilës a është vlerësuar 4.09 mg/m3, ndërsa Indeksi i gjendjes trofike Karlson TSI është vlerësuar 46.2. Laguna e Nartës nuk paraqet vlerë të lartë të përmbajtjes së klorofilës a, karakterizohet me nivel të ulët të algave dhe lëndëve ushqyese

*Ujërat e Lagunës së Nartës vlerësohen me transparencë të ulët dhe me vlera të larta të nevojës kimike dhe biokimike për oksigjen si dhe fosforit total duke e klasifikuar këtë lagunë me cilësi eutrofike.*

- **Liqeni i Shkodrës**

Vlerësimi është kryer për tre stacione, në Koplik (Sterbec), Shirokë dhe Zogaj, ku në çdo pikë monitorimi jane kampionuar mostra në 2 thellësi të ndryshme: 0 m dhe 10 m.





| | Shirokë | Koplik | Zogaj | |
|---|---|---|---|---|
| Parametrat | | | | Njësia |
| NKO | 6.95 | 6.33 | 7.65 | mg 02/l |
| NBO5 | 3.95 | 3.3 | 4.3 | mg 02/l |
| Nitrate | < 1 | < 1 | < 1 | mg N/l |
| P-total | 27 | 27 | 26 | µg P/l |
| Klorofila a | 5.034 | 5.57 | 4.4 | mg/m3 |
| Indeksi trofik | 46.08 | 46.88 | 44.4 | TSIC ( Indeksi Karlson ) |

Transparenca e ujit varion nga 0.8m – 1.2 m duke i klasifikuar ujërat me cilësi mezotrofike.
Liqeni i Shkodrës paraqitet me përmbajtje më të lartë të klorofilës a në stacionin e kampionimit Koplik, dhe për pasojë niveli trofik i saj karakterizohet me një cilësi mezotrofike dhe me një nivel mesatar të algave dhe lëndëve ushqyese.

*Bazuar mbi vlerat e parametrave vlerësohet se ujërat e Liqenit të Shkodrës janë me cilësi mezotrofike.*

- **Liqeni i Ohrit**

Parametrat e matur i referohen dy pikave të monitorimit, ku pika e parë është stacion reference në thellësi 150 metra , dhe stacioni nr.2 (litoral) është 200 m nga bregu,, në thellësi mbi 5 metra. Ujërat e liqenit janë të ngopura me oksigjen me vlera që variojnë 7.2 – 13 mg O/l

| | Stacion 1 | Stacion 2 (litoral) | |
|---|---|---|---|
| Parametrat | | | Njësia |
| Transparenca | 12 | 4.3 | m |
| NKO | 4.0 | 5.0 | mg 02/l |
| NBO5 | 2.1 | 3.3 | mg 02/l |
| Nitrate | 0.026 < 1 | 0.022< 1 | mg N/l |
| P-total | 26 | 22 | µg P/l |
| Klorofila a | 0.885 | 0.881 | mg/m3 |
| Indeksi trofik | 2.26 | 29 | TSIC ( Indeksi Karlson ) |

*Liqeni i Ohrit për parametrin e transparencës, nitrateve dhe klorofilës - a paraqet gjendje oligotrofike. Për parametrin NBO, NKO dhe fosfor total stacioni litoral vlerësohet me cilësi mezotrofike.*

- **Liqeni i Prespës**

Vlerësimi kryhet për tre pika monitorimi, përkatësisht në Goricë, Liqenas , Gollomboc dhe Prespa e Vogël në një pikë monitorimi. Vlerat mesatare e transparencës për ujërat e liqenit të Prespës së Madhe janë 3.6 m duke e klasifikuar me cilësi mezotrofike. Në Prespën e Vogël vlera e transparencës është 0.36 m duke e klasifikuar këtë liqen në cilësi eutrofike.

| | Goricë | Liqenas | Gollomboc | Prespë e Vogël | |
|---|---|---|---|---|---|
| Parametrat | | | | | Njësia |
| NKO | 7.2 | 10 | 6.15 | 6.66 | mg 02/l |
| NBO5 | 4.3 | 5.5 | 3.3 | 4.5 | mg 02/l |
| Nitrate | 0.175 | 0.115 | 0.102 | 1.21 | mg N/l |
| P-total | 32 | 27 | 24 | 32 | µg P/l |
| Klorofila a | 2.3 | 3.09 | 2.06 | 3.65 | mg/m3 |
| Indeksi trofik | 38.2 | 40.55 | 36 | 40.2 | TSIC (Indeksi Karlson) |





Bazuar në vlerat e indeksit trofik ujërat e liqenit të Prespës së Madhe vleresohen si ujëra akoma të qarta por me një nivel mesatar të algave dhe lëndëve ushqyese ndërsa në Liqenin e Prespës së Vogël vlerat e larta të indeksit Karlson dëshmojnë për një predominim të algave blu të gjelbërta dhe me prani të vlerësueshme të makrofiteve.

*Duke u nisur nga vlerësimi i të gjithë parametrave bazë të mësipërm, vlerësojmë se ujërat e Liqenit të Prespës janë të cilësisë mezotrofike.*

- **Tributarët (Lumi i Pogradecit ,Verdovë , Tushemisht)**

Cilësia e tributarëve të mësipërm të cilët derdhen në liqenin e Ohrit, ndikon dhe në cilësinë e këtij liqeni. Për këtë arsye është e rëndësishme dhe vlerësimi i tyre. Temperaturat mesatare të ujërave variojnë në përputhje me ndryshimet sezonale. Ujërat e këtyre tre lumenjve vlerësohen alkaline me pH < 8.5, me vlera që variojnë nga 7.36 – 7.66.

### Lumi i Pogradecit

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | NBO5 | 2.6 mg/l | < 7 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 2. | Amonjak | 0.056 mg/l | < 0.6 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 3. | Nitrite | < 0.001 mg/l | < 0.12 | Gjendje e lartë– Klasa I |
| 4. | Nitrate | 1.53 mg/l | < 4 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 5. | Orto - fosfate | 0.077mg/l | < 0.2 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 6. | Fosfori total | 0.083 mg/l | < 0.4 | Gjendje e lartë – Klasa I |

Lumi i Pogradecit bazuar mbi vlerat e parametrave të matur klasifikohet me cilësi të mirë.

### Lumi Verdovë

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | NBO5 | 11mg/l | < 7 | Gjendje e varfër – Klasa IV |
| 2. | Amonjak | 6.88mg/l | < 0.6 | Gjendje e keqe – Klasa V |
| 3. | Nitrite | 0.14mg/l | < 0.12 | Gjendje e varfër – Klasa IV |
| 4. | Nitrate | 0.94mg/l | < 4 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 5. | Orto - fosfate | 1.02mg/l | < 0.2 | Gjendje e keqe – Klasa V |
| 6. | Fosfori total | 1.17mg/l | < 0.4 | Gjendje e keqe – Klasa V |

Lumi i Verdovës referuar gjithë parametrave të mësipërm klasifikohet me cilësi të keqe ku përmbajtja e lartë e nevojës biokimike për oksigjen dhe e amonjakut dëshmojnë për shkarkime urbane të cilat derdhen direkt pa asnjë trajtim paraprak dhe kjo situatë kërkon të merren masa të menjëhershme.

### Lumi Tushemisht

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | NBO5 | 2mg/l | < 7 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 2. | Amonjak | 0.034mg/l | < 0.6 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 3. | Nitrite | 0.0016mg/l | < 0.12 | Gjendje e lartë - Klasa I |
| 4. | Nitrate | 0.48mg/l | < 4 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 5. | Orto - fosfate | 0.05mg/l | < 0.2 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 6. | Fosfori total | 0.06mg/l | < 0.4 | Gjendje e lartë– Klasa I |

Lumi i Tushemishtit referuar parametrave të statusit kimik vlerësohet në ujëra me cilësi shumë të mirë





## 3.NDIKIMI I SHKARKIMEVE URBANE NË CILËSINË E UJËRAVE BREGDETARE

Monitorimi i ndikimit të shkarkimeve urbane në cilësinë e ujërave bregdetare është realizuar në qytetet Durrës, Vlorë dhe Sarandë. Përzgjedhja e stacioneve të monitorimit është bazuar sipas skemës ku kolektori shkarkues përfaqëson burimin ndotës dhe pas shkarkimit në mjedisin pritës, në det në distancën 10 m. Kështu vlerësohet cilësia e ujërave të shkarkimeve në pikën e shkarkimit (kolektorë ose stacione pompimi) dhe impakti i tyre në cilësinë e ujërave bregdetare.

Vlerësimi i cilësisë së ujërave urbane është kryer sipas normave të shkarkimeve të lëngëta urbane nga impiantet e trajtimit, të përcaktuara në legjislacionin shqiptar VKM Nr.177 dt.31.03.2005, që janë të njëjta me ato të Direktivës së Komunitetit Evropian

| Nr | Parametrat | Përqëndrimi |
|---|---|---|
| 1 | Nevoja biokimike për oksigjen (NBO5) | 25 mg/l 02 |
| 2 | Nevoja kimike për oksigjen (NKO) | 125 mg/l 02 |
| 3 | Lënda totale në suspension | 35 mg/l |
| 4 | Fosfori total | 1 mg P/l |

| Nr. | Kodi i kampionit | Zona bregdetare | Vendndodhja |
|---|---|---|---|
| 1. | Dr1 | Durrës | Porto Romano |
| 2. | Dr2 | Durrës | 10 m në det |
| 3. | Dr3 | Durrës | Currilat |
| 4. | Dr4 | Durrës | Kanali Plepa – Shkëmbi i Kavajës |
| 5. | V1 | Vlorë | Hidrovori Vlorë – Pylli i Sodës |
| 6. | V2 | Vlorë | Në det 20 m pas stacionit të pompimit – Pylli iSodës |
| 7. | V3 | Vlorë | Plazhi i Ri - Vlorë |
| 8. | V4 | Vlorë | Shkolla e Marinës |
| 9. | S1 | Sarandë | Plazhi i qytetit – Tek porti |
| 10. | S2 | Sarandë | Bar Riviera në qendër të qytetit |

















Përmbajtja e Nevojës Biokimike për Oksigjen tejkalon normën e lejuar në stacionet Dr1, Dr3 dhe V1 – në det pas hidrovorit tek Pylli i Sodës. Nevoja Kimike për Oksigjen është nën vlerën e lejuar për të gjitha zonat bregdetare.
Përmbajtja e lëndëve totale në suspension rezulton mbi normën e lejuar në stacionet e monitoruara përvec stacionit V1 – pas stacionit të pompimit. Ndërsa fosfori total është vlerësuar mbi normën e lejuar në stacionin V1 - në hidrovorin e Vlorës me vlerë 2.57 mg/l dhe në V2 – 20m në det, pas stacionit të pompimit në vlerën kufi të normës.

## 4.VLERËSIMI I CILËSISË SË LUMENJVE BAZUAR NË PARAMETRAT TOC (KARBONI ORGANIK TOTAL) DHE TN (AZOTI TOTAL)

Vlerësimi i parametrave TOC dhe TN në ujërat e lumenjve kryhet duke u bazuar në klasifikimin cilësor të këtyre ujrave në pesë kategori, sipas Institutit Norvegjez të Ujrave (NIVA).

| Parametri | Klasat cilësore | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | I | II | III | IV | V |
| | Shume i mirë | I mirë | Mesatare | I keq | Shumë i keq |
| Azoti total (µg/l) | < 300 | 300-400 | 400-600 | 600-1200 | >1200 |
| TOC (mgC/l) | < 2.5 | 2.5-3.5 | 3.5-6.5 | 6.5-15 | >15 |

Të dhënat e paraqitura në tabelën e mëposhtme për të dy parametrat janë me ngjyra të ndryshme sipas cilësisë së tyre.

shumë e keqe    e keqe    mesatare    cilësi e mirë    cilësi shumë e mirë

| Distrikti i Basenit | Lumi | Emri i Stacionit | Mesatare TOC(mg/l) | Mesatare TN (µg/l) |
|---|---|---|---|---|
| Baseni Drini/ Buna | Lumi Drini i Zi | Drini i Zi (Dr)Topojani (Peshkopi) – në lumin Drini I Zi (degë e Drinit) tek ura e Topojanit , Burrel Peshkopi . | 1,999 | 369 |
| | Lumi Drini i Bardhë/ rezervuari i Fierzës | Drini I Bardhë(Dr), Luma (Kukësi) – në lumin Drini i Bardhë (degë e Drinit), tek ura Lumës. | 2,643 | 316.6 |
| | Lumi Drini | Drini (Dr), Bahcallëku (Shkodra) – në lumin Drini (Shkodra); Tek ura e Drinit (Rr. Lezhë-Shkodër) te Bahcallëku; | 1,440 | 288.7 |
| | Lumi Buna | Buna (Bu) (Shkodra) – në lumin Buna tek Ura e vjetër (Rruga Shkodër-Shirokë | 1,646 | 518.9 |
| | Lumi Buna | Buna (Bu), Murriqani (Shkodra) – në Lumin Buna, afër fshatit Murriqan (afër kufirit të Malit të Zi). | 1,315 | 193.2 |
| | Lumi Kiri | Kiri (Ki), Në rrjedhjen e poshtme të Shkodrës, tek ura e trenit Shkodra Mjedë | 1,535 | 307.2 |
| Baseni Matit | Lumi Fani i madh | Fani I Madh (Fa), Rrëshen – në lumin Fani i Madh, në mes dy urave Milot, Kukës dhe Milot-Rrëshen. | 2,055 | 202.7 |
| | Lumi Fani i vogël | Fani I Vogël Rrëshen – në lumin Fani I Vogël Tek ura Rrëshen,Gjegjan & Kukës. | 2,485 | 446.3 |
| | Lumi Mat | Lumi Mat tek ura që lidh Klosin me fshatin Dars Klosi (Burreli) – në lumin Mat (Burreli). | 1,712 | 237.6 |
| | Lumi Mat | Lumi Mat Mati (Ma), Miloti – në lumin Mati (Milot), tek Ura e re Tiranë, Shkodër (Ura Berluskoni në fshatin Shënkoll). | 2,145 | 186.5 |
| | Lumi Drin-Lezhë | Drini (Le), rrjedha e poshtme Lezhës – në lumin Drin të Lezhës (shtrati i vjetër i Lumit Drin); tek Ura e hekurudhës; rreth 2 km në jug të Memorialit të Lezhës | 3,156 | 1,306 |





| Distrikti i Basenit | Lumi | Emri i Stacionit | Mesatare TOC(mg/l) | Mesatare TN (µg/l) |
|---|---|---|---|---|
| Baseni Ishmit | Lumi Lana | Lana (La), Dajti-Gurore, Tirana – në rrjedhën e Lanës (Gurore, Dajti, Tirana); rreth 200-300 në rrjedhën e poshtme të burimit në Gurore | 3,580 | 393.4 |
| | Lumi Lana | Lana (La), Kashari – në lumin Lana pas Koka Kola Enterprise, rreth 200 m Në rrjedhën e urës rreth 700-800 m larg nga Koka Kola që kryqezohet me superstradën Tiranë-Durrës. | 11,776 | 20,436 |
| | Lumi Tirana | Tirana (Tr), Zall Dajti – në lumin e Tiranës tek ura Zall Dajti-Zall Bastari (afër fshatit Zall Dajti - - stacioni i referimit); rreth 16 km verilindje të qendrës së Tiranës Kalimi i Tujanit ose Shish Tufinë | 1,751 | 639.2 |
| | Lumi Tirana | Tirana (Tr), Kamza – në lumin Tirana te Ura e Kamzës rruga Tiranë-Shkodër në lumin Tirana. | 14,037 | 20.042 |
| | Lumi Ishmi | Ishmi (Is), Gjola (Fushë Kruja) – në lumin Ishëm tek ura e Gjolës (Fushë Krujë), në Rugën nacionale Vorë – Fushë Krujë. | 6,996 | 14,490 |
| | Lumi Ishmi | Rrjedha e Ishmit (Is) (Ishmi) – në derdhjen e Ishmit në detin Adriatik. | 5,046 | 8,983 |
| | Lumi Tirana | Tirana (Tr), Rinasi – në lumin Tirana tek ura që lidh Rinasin më Vorën dhe Fushë Krujën. | 5,853 | 10,287 |
| Baseni Erzenit | Lumi Erzen | Erzeni (Er)Pëllumbas (Tirana) – në lumin Erzen Rreth 2 km në veri të fshatit Pëllumbasit . | 1,673 | 159.5 |
| | Lumi Erzen | Erzeni (Er Beshiri (Tirana) – në lumin Erzen në urën e Beshirit. | 1,628 | 905.1 |
| | Lumi Erzen | Erzenit (Er)Rinia (Durrësi) – Në derdhjen e Erzenit në detin Adriatik. | 1,872 | 2,247 |
| Baseni Shkumbini | Lumi Shkumbini | Shkumbini (Sh), Qukësi (Prrenjasi) – në lumin Shkumbin, rreth 500 m në rrjedhën e sipërme të fshatit Qukës (1) | 1,804 | 302.3 |
| Baseni Shkumbin | Lumi Shkumbin | Shkumbini (Sh), Metalurgjiku (Elbasani) – në lumin Shkumbini Rreth 6km në rrjedhën poshtme të Urës Toplia Pjesa jugperëndimore qytetit të Elbasanit | 2,219 | 582.7 |
| | Lumi Shkumbini | Shkumbini (Sh), Rrogozhina – në lumin Shkumbin, tek ura e Rrogozhinës (Rruga nacionale Kavajë-Lushnje). | 2,361 | 722.0 |
| | Lumi Shkumbini | Shkumbini (Sh), Papri (Cërriku) – në Lumin Shkumbin, tek ura Paprit në Shkumbin | 2,203 | 709.5 |
| Baseni Semanit | Lumi Osumi | Osumi (Os)rrjedha e sipërme e Beratit –Lumin e Osumit te fshati Uznove rreth 5km në juglindje të Beratit (126 km larg ngaTirana). | 2,148 | 279.9 |
| | Lumi  Gjanicë | Gjanica (Gj), rrjedha e poshtme e Fierit në Lumin Gjanica (degë e Semanit), tek ura e Hekurudhës Fier-Tiranë. | 7,399 | 1,288 |
| | Lumi Semani | Semani (Se)Mbrostari (Fieri) – në lumin Seman tek Ura e Mbrostarit. | 2,615 | 364.2 |
| | Lumi Seman | Semani (Se), Libofshë (Fier) – në lumin Seman te këmba e urës tek fshati Mojalli- Rreth Libofshë. Në këtë vend Semani dhe Gjanica bashkohen . | 2,705 | 628.0 |
| | Lumi Devoll | Devolli (De), rrjedha e sipërme e Kucovës– në Lumin e Devollit, tek ura Kucovë-Kozarë . | 2,247 | 343.3 |
| | Lumi  Osum | Osumi (Os), UraVajgurore (Berati) – në lumin Osum, te qyteza Ura Vajguore. | 212,132 | 512.3 |
| | Lumi Devoll | Devolli (De Në lumin e Devollit tek ura lidhëse ndërmjet Mirasit me fshatin Ceta. | 2,311 | 215.0 |
| | Lumi Osumit | Osumi (Os), Lapani (Corovoda) – në lumin Osum, rreth 1 km në rrjedhjen e sipërme, tek ura lidhëse ndërmjet Çorovodës me Përmetin (rruge rurale). | 1,832 | 323.1 |
| Baseni Vjoses | Lumi Drino | Drino (Di), Ura e Leklit (Tepelenë) –në Lumin Drino, tek ura e Leklit (Rruga Tepelenë -Përmet) . | 1,535 | 363.7 |
| | Lumi  Vjosa | (Vj), Çarshova/Tri Urat Përmeti) – në Lumin Vjosa, në këmbën e urës rreth 5 km në Rrjedhën e sipërme drejt shatit Carshova dhe rreth 1.5 km afër kufirit Grek (Tri Urat ). | 1,676 | 651.5 |
| | Lumi Vjosa | (Vj), Mifoli (Vlora) – në lumin Vjosa, në Urën e hekurudhës në fshatin Mifol . | 1,929 | 439.5 |
| | Lumi Vjosa | Vjosa Ura e Qytetit Përmet . | 1,776 | 395.6 |
| | Lumi Vjosa | Ura Memaliaj | 1,793 | 276 |





Vlerësohet se për parametrin TOC, lumenjtë e baseneve Drini/Buna , Mat, Erzen, Shkumbin dhe Vjosë janë të cilësisë shumë të mirë. Lumenjtë e Basenit Ishëm i përkasin cilësisë mesatare dhe të keqe ndërsa për basenin e Semanit cilësia e tyre varion nga cilësia shumë e mirë , e mirë, e keqe dhe shumë e keqe .

Për parametrin TN lumenjtë e basenit Drin/ Buna dhe Mat i përkasin cilësisë shumë të mirë , e mirë dhe mesatare. Lumenjtë e basenit Ishëm janë të cilësisë shumë të keqe. Lumi Erzen i përket cilësisë së keqe dhe shumë të keqe. Baseni i Shkumbinit është i cilësisë mesatare dhe të keqe.

Në basenin e Semanit cilësia e lumenjve varion nga cilësia shumë e mirë , e mirë, mesatare , e keqe dhe shumë e keqe . Baseni i Vjosës i përket cilësisë shumë e mirë , e mirë, mesatare dhe e keqe.

Kemi një ndotje më të lartë të lumenjve nga parametri TN (azot total) krahasuar me parametrin TOC (karboni organik total).

Duke u bazuar mbi të dhënat për parametrat TOC dhe TN, vlerësohet se lumenjtë të cilësisë shumë të mirë dhe të mirë janë : Mat, Vjosa, Drini,

Lumenjtë më të ndotur (radhitur sipas vlerës më të lartë) janë :

**Lana, Tirana, Ishëm , Gjanicë, Erzen, Osum, Shkumbin, Drini në Lezhë, Buna, Seman, Fani i vogël**

Vlerësimi i kategorisë cilësore të ujrave të lumenjëve (të shprehur në %) në pikat monitoruese për parametrin TOC paraqitet si më poshtë.




Nga 38 pika monitoruese sipas grafikut duket qartë se 68,42 % e tyre klasifikohen si cilësia shumë e mirë (klasa I), 10,53 % i përkasin cilësisë së mirë (klasa II) 7,89 cilësisë mesatare (klasa III) 10,52% i përkasin cilësisë së keqe ( klasa IV) dhe 2.63 % i përkasin cilësisë shumë të keqe (klasa V.

Vlerat të larta për TOC janë matur në 13,15 % të pikave monitoruese, gjë që tregon për shkarkime të komponimeve të ndryshme urbane dhe industriale në këta lumenj. Shkak tjetër është dhe erozioni i tokës nga shpyllëzimet duke shkarkuar në këta lumenj lëndë organike.

Vlerësimi i kategorisë cilësore të ujrave të lumenjëve (të shprehur në %) në pikat monitoruese për parametrin TN paraqitet si mëposhtë.








Shihet që 23,68% e pikave monitoruese klasifikohen cilësia shumë e mirë (klasa I) 26,32% i përkasin klasës II, cilësisë së mirë; 13.15 % cilësisë mesatare (klasa III), 15,79% cilësisë së keqe ( klasës IV) dhe vetëm 21,05 % i përkasin klasës V cilësisë shumë të keqe.

Vlerat e larta të TN % janë konstatuar në 36,8 % të pikave monitoruese, ku forma kryesore e azotit është amoniaku, nitritet, nitratet dhe komponimet organike të azotit. Kjo tregon qartë se ndotja e tyre ka ardhur së pari nga shkarkimet urbane, shkarkimet industriale dhe bujqësia.

## 5. MONITORIMI MIKROBIOLOGJIK I UJËRAVE BREGDETARË TË LARJES

Vlerësimi i cilësisë së ujërave bregdetarë të larjes për plazhet e Velipojës, Shëngjinit, Tales, Durrësit, Gjiri i Lalzit, Kavajës, Divjakës, Semanit, Vlorës, Palasës, Dhërmiut, Himarës, Jalë, Borshit, Qeparoit, Lukovë, Ksamilit, Sarandës, Pogradecit, Linit kryhet bazuar mbi standarte të WHO/UNEP, BE për kategorizimin sipas vlerave 90- 95%-tile.

| Kategoria | A | B | C | D |
|---|---|---|---|---|
| Vlera Limit e | < 100 * | 101-200 * | 185** | > 185 ** |
| Cilësia e ujit | Cilësi e shkëlqyer | Cilësi e mirë | Cilësi e mjaftueshme | Cilësi e keqe/Masa të menjëhershme |
| * - 95 -th percentile Intestinal Enterococci/100 ml | | | | |
| ** - 90 - th percentile Intestinal Enterococci /100 ml | | | | |





- **Plazhi i Velipojës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | B-R Belavista | 44 | 23 | Të gjitha stacionet Kategoria A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Hotel Adriatik | 39 | 23 | | |
| 3 | B-R Fantazia | 41 | 27 | | |
| 4 | Hyrja Plazh | 49 | 38 | | |
| 5 | Pallatet e Reja | 41 | 31 | | |
| 6 | Dolce Vita | 37 | 27 | | |
| 7 | Pranë Lagunës Vilunit | 58 | 47 | | |

Ujërat e Plazhit të Velipojës janë me cilësit të shkëlqyer. Sipas vlerësimit mikrobiologjik për prani të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal nuk vërehet ngarkesë mikrobike e ujërave në këto plazhe.

- **Plazhi i Shëngjinit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Ish kabinat | 80 | 60 | A | 80 % - cilësi e shkëlqyer<br>20 % - cilësi e mirë |
| 2 | Hotel "Doro" | 75 | 65 | A | |
| 3 | Hotel "Kristian" | 106 | 116 | B | |
| 4 | B-R Gjahtari | 59 | 42 | A | |
| 5 | Kune | 77 | 75 | A | |

Nga vlerësimi mikrobiologjik të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal rezulton se ujërat e Plazhit të Shëngjinit nuk kanë ngarkesë mikrobike. Karakterizohet me cilësi të shkëlqyer dhe vetëm nje stacion cilësi e mirë.

- **Plazhi i Tales**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Hyrja qëndrore, djathtas, tek Palmat | 31 | 33 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Në qëndër të hyrjes qëndrore, tek Antena | 24 | 26 | A | |
| 3 | Majtas hyrjes qëndrore, Bar-Restorant USA | 28 | 31 | A | |

Plazhi i Tales është me cilësi të shkëlqyer. Sipas vlerësimit mikrobiologjik për prani të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal nuk vërehet ngarkesë mikrobike e ujërave në këto plazhe.

- **Plazhi i Qerretit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Qerret, Ish Fusha Sportit | 30 | 33 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Kompleksi Belavista | 32 | 29 | A | |
| 3 | Qerret, Bar-Kafe Holliday | 65 | 79 | A | |





Vlerësimi për prani të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal rezulton se nuk ka ngarkesë mikrobike në ujërat e plazhit të Qerretit dhe i përket cilësisë së shkëlqyer.

- **Plazhi i Durrësit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi Currila 1 | 56 | 57 | A | 90.5 %- Cilësi e shkëlqyer<br>9.5%- Cilësi e keqe |
| 2 | Plazhi Currila 2 | 53 | 71 | A | |
| 3 | Plazhi Zhiron | 379 | 336 | D | |
| 4 | Ura e Dajlanit | 39 | 42 | A | |
| 5 | Plazhi Filadelfia | 26 | 20 | A | |
| 6 | Plazhi Teuta | 37 | 37 | A | |
| 7 | Plazhi Gostivar | 37 | 29 | A | |
| 8 | Apollonia | 42 | 30 | A | |
| 9 | Hekurudha (Policia) | 46 | 62 | A | |
| 10 | Hotel Adriatik | 25 | 21 | A | |
| 11 | Plazhi Iliria (pista) | 27 | 32 | A | |
| 12 | Iliria pranë Bllokut | 26 | 25 | A | |
| 13 | Ministria e Rendit | 21 | 16 | A | |
| 14 | Tropikal | 67 | 51 | A | |
| 15 | Pas kanalit (Plepa) | 569 | 449 | D | |
| 16 | Shkëmbi i Kavajës | 89 | 64 | A | |
| 17 | Bar Hotel Hoti | 65 | 43 | A | |
| 18 | Plazhi Benilva | 54 | 29 | A | |
| 19 | Plazhi, Hotel Andi | 43 | 33 | A | |
| 20 | Hotel Xixa | 33 | 25 | A | |
| 21 | Kompleksi Xhardino | 57 | 60 | A | |

Në plazhin e Durrësit vazhdojnë të jenë problematike zonat e Zhironit dhe të ish Plepave.
Sipas rezultateve mikrobiologjike, me përjashtim të pikave të monitorimit të sipërpërmendura, pikat e tjera të monitorimit në plazhet e Durrësit janë në cilësi të shkëlqyer.

Gjithashtu nga Laboratori Qendror i Forcave të Armatosura është monitoruar ndotja e ujërave bregdetarë të larjes në Shtëpinë e Pushimit të Ushtarakëve në Durrës. Në pjesën jugore të saj derdhen ujërat e një kanali, direkt në det, pa përpunim paraprak. Bazuar në matjet e kryera gjatë vitit 2020 rezultoi se cilësia e ujërave bregdetarë të larjes në këtë Shtëpi Pushimi në masën 67% ishte e kategorisë D-cilësi e keqe. Nga strukturat përkatëse shtetërore dhe pushteti vendor në Durrës, kërkohet marrja e masave për zbatimin e një projekti, me qëllim ndalimin e ndotjes nga ujërat e zeza dhe mbetjet urbane që vijnë nga ky kanal.

- **Plazhi Gjiri i Lalzit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Kepi i Rodonit | 27 | 40 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Fshati Turistik Lura | 29 | 34 | A | |
| 3 | Plazhi Publik pas Lurës | 39 | 53 | A | |
| 4 | Gjiri Lalzit (Kompleksi Alioma) | 30 | 26 | A | |
| 5 | Gjiri Lalzit (Fshati Turistik Lura 3) | 46 | 37 | A | |





- **Plazhi i Kavajës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Majami | 61 | 61 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Vjena | 49 | 46 | A | |
| 3 | Golem-Kosmira | 44 | 59 | A | |
| 4 | Vapori mbytur | 72 | 58 | A | |
| 5 | Kompleksi FAFA (ish Piceri Jurgen) | 68 | 70 | A | |
| 6 | Piceri Argjëndi | 56 | 67 | A | |
| 7 | Mak Albania | 77 | 74 | A | |
| 8 | Lokali Reshatit | 56 | 68 | A | |
| 9 | Bunkeri i Bardhë | 61 | 71 | A | |

- **Plazhi i Spilles**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Spille Djathtas, Bar-Restorant Martini | 33 | 39 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Spille Qendër, Hotel Basana | 44 | 56 | A | |
| 3 | Greth i Mesëm, Palmat e fundit | 64 | 81 | A | |

Në plazhin e Kavajës, Gjirit të Lalzit dhe Spille cilësia e ujërave bregdetarë të larjes është e shkëlqyer . Nuk ka ngarkesë mikrobiologjike (mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal ) të ujërave në këto plazhe.

- **Plazhi i Vlorës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi i Vjetër, Kampi i Pionierëve | 290 | 141 | B | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Plazhi i Vjetër, Kabinat | 200 | 175 | B | |
| 3 | Shkolla e Marinës | 415 | 329 | D | |
| 4 | Plazhi i Ri | 160 | 145 | B | |
| 5 | Ish Vilat, Blloku | 35 | 39 | A | |
| 6 | Jonufer | 22 | 16 | A | |
| 7 | Plazhi Paradisë | 17 | 15 | A | |
| 8 | Plazhi Lame Borshi | 28 | 26 | A | |
| 9 | Radhimë, Hotel Grand | 31 | 25 | A | |
| 10 | Lokali Boja 1 | 31 | 25 | A | |





Duke vlerësuar të dhënat vërehet ngarkesë mikrobiologjike {mbi 100 cfu të Escherichia Coli (FC), dhe/ose Enteroccocus Intestinalis (IE)} në pikën 3 (Shkolla e Marinës). Ndërsa në pikën 1 të monitorimit (Plazhi i Vjetër Kampi i Pionerit) dhe në pikën 2 (Plazhi i Vjetër, Kabinat) ngarkesa mikrobiologjike është vërejtur në disa nga fushatat e monitorimit.

Sipas rezultateve mikrobiologjike në pikat e tjera (vlerësimi për prani të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal) nuk vërehet ngarkesë mikrobike e ujërave në këto plazhe.

- **Plazhi i Orikumit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Kompleksi Orikum | 65 | 73 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Bar- Restorant Aleksandër | 58 | 71 | A | |
| 3 | Para Repartit Pashaliman | 46 | 43 | A | |

- **Plazhi i Zvërnecit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Para Xhemalit (djathtas) | 65 | 73 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Bar-Restorant Olsi (në mes) | 58 | 71 | A | |
| 3 | Bar-Restorant Kapiteni (majtas) | 46 | 43 | A | |

- **Plazhi i Palasës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi i Palasës 1 | 5 | 5 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Plazhi i Palasës 2 | 4 | 4 | A | |

- **Plazhet e Dhërmiut dhe Drimadhes**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi te Lisi | 5 | 7 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Hotel Anastasia | 89 | 135 | A | |
| 3 | Kampi i Punëtorëve | 18 | 12 | A | |
| 4 | Plazhi Drimadhes 1 | 14 | 18 | A | |
| 5 | Plazhi Drimadhes 2 | 18 | 10 | A | |

Bazuar mbi të dhënat e mësipërme rezulton se plazhet Orikum, Zvërnec, Palasë, Dhërmi dhe Drimadhes janë më cilësi të shkëlqyer dhe sipas rezultateve mikrobiologjike (vlerësimi për prani të mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal), nuk vërehet ngarkesë mikrobike e ujërave.

- **Plazhi Jalë:**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Jalë Djathtas | 9 | 9 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Jalë Majtas | 35 | 9 | A | |





- **Plazhi i Borshit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Borshi Djathtas | 67 | 53 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Borshi në mes | 70 | 47 | A | |
| 3 | Borshi Majtas | 34 | 27 | A | |

- **Plazhi Qeparo**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Borshi Djathtas | 67 | 53 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Borshi në mes | 70 | 47 | A | |
| 3 | Borshi Majtas | 34 | 27 | A | |

- **Plazhi i Himarës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Himarë qendër | 105 | 77 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Pas Shkëmbit | 114 | 134 | A | |
| 3 | Potam Alqi | 46 | 39 | A | |
| 4 | Hotel Likoka | 103 | 70 | A | |
| 5 | Plazhi Livadhe 1 | 36 | 21 | A | |
| 6 | Plazhi Livadhe 2 | 34 | 11 | A | |
| 7 | Plazhi Livadhe 3 | 22 | 8 | A | |

Cilësia e ujrave për plazhin e Jalës, Borshit, Qeparo dhe Himarë është 100 % e kategorisë A- Cilësi e shkëlqyer dhe nuk ka ngarkesë mikrobike.

- **Plazhi i Sarandës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi Limion | 59 | 47 | A | 83%<br>- Cilësi e shkëlqyer<br><br>17%<br>- Cilësi e mirë |
| 2 | Plazhi Pllaka | 69 | 46 | A | |
| 3 | Plazhi i Ri | 187 | 213 | B | |
| 4 | Plazhi i Fëmijëve | 113 | 167 | A | |
| 5 | Hotel Grand | 140 | 69 | A | |
| 6 | Kanali i Çukës | 153 | 103 | A | |

Në stacionin 6 të monitorimit (Kanali i Çukës), sipas rezultateve analitike u konstatua ndotje mikrobike në 4 fushata të mostrimit, ndërsa në pikën 3 të monitorimit (Plazhi i ri) u konstatua ndotje mikrobike në një fushatë të mostrimit.





- **Plazhi Ksamil**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Plazhi Rilindja | 35 | 35 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Plazhi Bora-Bora | 28 | 42 | A | |
| 3 | Plazhi Kështjella | 40 | 34 | A | |

- **Plazhi i Lukovës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Lukova Djathtas | 23 | 9 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Lukova në mes | 30 | 22 | A | |
| 3 | Lukova Majtas | 20 | 10 | A | |

- **Plazhi i Semanit**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Hyrja në plazh,tek Policia, Bunkeri | 61 | 44 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Kulla e Ujit | 71 | 38 | A | |
| 3 | Plazhi Darzezë | 69 | 33 | A | |

Ujërat bregdetare të plazheve Ksamil, Lukovë dhe Seman janë me cilësi të shkëlqyer dhe nuk ka ndotje mikrobike( mikroorganizma E. Coli dhe S. Fecal).

- **Plazhi i Divjakës**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Hyrja në plazh, tek Policia | 45 | 43 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Hyrja kryesore në plazh | 98 | 70 | A | |
| 3 | 1000 m larg dhe majtas pikës 2 | 55 | 53 | A | |

- **Plazhi i Pogradecit-Lin**

| Nr. Stacioneve | Vendi | FC 90% - Norma 250 | IE 95% - Norma 100 | Kategoria | Përqindja e stacioneve % |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Lin Hotel-Resort Relaks | 109 | 100 | A | 100%- Cilësi e shkëlqyer |
| 2 | Resort Komplex Lyhnida | 78 | 77 | A | |
| 3 | Dogana – pika e Molit | 113 | 81 | A | |
| 4 | Hotel Enkelana (Ish Turizmi i vjetër) | 343 | 256 | B | |
| 5 | Hotel 1 Maj | 444 | 409 | C | |
| 6 | Tushemisht Hotel Millenium | 304 | 278 | B | |
| 7 | Hotel Depo (Kompleksi Ermano) | 330 | 282 | B | |
| 8 | Voloreka | 304 | 193 | A | |








**89.9%** - Kategoria A- Cilësi e shkëlqyer
**5%** - Kategoria B- Cilësi e mirë
**0.9%** - Kategoria C – Cilësi e mjaftueshme
**4.3%** - Kategoria D – Cilësi e keqe/ Masa të menjëhershme




Faktori kryesor i ndotjes së ujrave bregdetarë të larjes mbeten shkarkimet e ujërave urbane të patrajtuara në trupat ujorë pritëse bregdetare në mënyrë direkte dhe indirekte, por nga tjetër faktorë që ndikojnë janë dhe praktikat jo të mira higjienike të vetë pushuesve, ndërgjegjësimi i tyre, kultura mjedisore, që ndikon në prishjen e cilësisë së mjedisit si në ndotjen e brezit ranor ashtu dhe të ujërave bregdetarë rekreative. Nga inspektimet higjieno-sanitare të bëra në terren dhe dhënat analitike, rezulton se përmirësimet në infrastrukturën e kanalizimeve dhe shërbimeve të tjera në dobi të popullatës kanë ndikuar dhe në cilësinë e ujërave bregdetare.

Në plazhet në të cilat janë ngritur dhe funksionojnë sistemet e kanalizimeve të shkarkimeve urbane, vërehet përmirësim i cilësisë së ujërave krahasuar me vitet e mëparshëm.





## 6.VLERËSIMI I DINAMIKËS DETARE NË RAJONIN PALASË-HIMARË

- **Tiparet morfologjike të rajonit Palasë-Dhërmi-Himarë**



Njësia morfologjike malore zë pjesën kryesore të rajonit ku dallohen të gjithë elementet e relievit malor si majat, kurrizoret, kreshtat, luginat, kanionet, shpatet, lumenjtë, përrenjtë dhe përroskat.

Njësia morfologjike pranë bregdetare zë një pjesë relativisht të vogël të rajonit, por që përbën edhe pjesën më atraktive. Në këtë njësi përmendim plazhet që vendosen gjatë vijës bregore si dhe pjesën fundore të shpateve që mund të kontaktojnë direkt me detin ose nëpërmjet plazheve.

**Plazhi i Llamanit** është një plazh relativisht i vogël që vendoset rreth 2.5 km në jug të Himarës. Është një plazh atraktiv shumë tërheqës që vendoset në gjirin me të njëjtin emër mes shkëmbinjve gëlqerorë pllakorë të Kretakut të sipërm që japin pamje tërheqëse dhe ja rrisin vlerat plazhit. Materiali përbërës i plazhit përfaqësohet nga zhavore dhe rëra kokërrtrasha me rrumbullakim të mirë me përbërje kryesisht gëlqeroro-dolomitike me ngjyrë të bardhë dhe më pak ranore dhe flishore me ngjyrë gri që i japin pamje tërheqëse.

**Plazhi i Porto Palermos** lokalizohet rreth 7 km në jug të Himarës dhe vendoset mes shkëmbinjve gëlqerorë pllakorë të Kretakut të poshtëm, që i japin pamje të bukur plazhit. Plazhi vendoset përgjatë një kurrizoreje që lidh gadishullin me kalanë e Ali Pashë Tepelenës me rrugën automobilistike në dy anët e saj. Ka përmasa shumë të kufizuara dhe përbëhet nga material zhavoror kokërrtrashë i pa përpunuar me përbërje kryesisht gëlqerore.

**Plazhi i Qeparoit** lokalizohet rreth 1.5 km në Jug të plazhit të Porto Palermos. Mjedisi rrethues në fshatin Qeparo bashkë me plazhin përfaqësohen kryesisht nga gëlqerore të Jurasikut të poshtëm dhe Kretakut. Vetë plazhi i Qeparoit vendoset mbi depozitime aluvialo-proluviale të vendosura në luginën e përroit të Qeparoit. Vija bregore që rrihet nga dallgët ka një disnivel deri 2.5-3 ml nga niveli i detit.

**Plazhi i Borshit** vendoset rreth 500 ml në jug të plazhit të Qeparoit. Këto dy plazhe i ndan një masiv shkëmbor përfaqësuar nga gëlqerore të Jurës së poshtme që bien direkt në det. Në rajonin jugor të Borshit dhe përgjatë bregut të detit në drejtim të plazhit të Sasajt vendosen depozitime të Akuitanianit, përfaqësuar nga ndërthurje ranoresh të trashë deri masivë me shtresa të holla argjilash dhe alevrolitesh.

**Plazhi Piqeras (Sasaj)** vendoset në brigjet e shpateve jugore të fshatit Piqeras mbi depozitimet Akuitanine dhe Burdigaliane të përfaqësuara nga shtresa ranorësh të trashë me ndërthurje shtresash të holla argjila dhe alevrolite, dhe ndërthurje paketash mergelore dhe shtresa gëlqerorësh litotamnike. Materiali i shkrifet që ndërton plazhin është i ngjashëm me plazhet e tjera dhe përbëhet kryesisht nga zhavorre me përbërje shkëmbinjsh karbonatike dhe më pak kuarcore dhe terrigjene.





### Karakteristikat e plazheve të rajonit jugor

| Plazhi | Gjatësi | Gjerësi | Sipërfaqe | Gjerësi mesatare | Perimetër | Orientim | Qendra |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Llaman | 180 ml | 30-40 ml | 5460 m2 | 35 ml | 406 ml | V/P – J/L | Himarë |
| Qeparo | 1.6 km | 10-30 ml | 25370 m2 | 20 ml | 3.2 km | V/P – J/L | Qeparo |
| Borsh | 5 km | 20-60 ml | 115230 m2 | 40-45 ml | 9.9 km | V/P – J/L | Borsh |
| Bunec (Sasaj) | 1.5 km | 10-40 ml | 23287 m2 | 10-20 ml | 2.88 km | V/P – J/L | Piqeras |



Vija bregdetare e këtij rajoni ka një gjatësi rreth 24 km nga të cilat rreth 8.3 km i takon formacioneve të plazhit nga plazhi i Llamanit deri në Bunec dhe pjesa tjetër në terren të fortë shkëmbor. Në vijën bregore ku deti kontakton me shkëmbinj të fortë ritmet e erozionit janë shumë të ulëta dhe nuk mund të monitorohen në periudha të shkurtra kohore. Në brigjet shkëmbore të përfaqësuara nga shkëmbinj ranoro-alevrolitoro- argjilore relativisht të dobët, por me veti fiziko-mekanike të ndryshme vërehet edhe erozion i diferencuar. Nën veprimin e dallgëve materiali, pakot e shkëmbinjve alevrito-argjilorë erodohet më shpejt dhe më lehtë duke krijuar forma karakteristike si në reliev me gjire, ishuj, shigjeta, guva, shpella dhe në sipërfaqet e shkëmbinjve si fole, kanale, labirinthe të vegjël, etj.

- **Burimet ujore të rajonit jugor**

**Burimet e Potamit Himarë**, drenojnë në bregdetin e Himarës në një front të gjerë (60-70 m), me një numër burimesh me prurje minimale 200 l/sek. Ato përmbajnë ujëra të njelmëta me mineralizim të përgjithshëm 0.7-1.2 gr/l, me përmbajtje të lartë të joneve Cl dhe Na, ku mbizotërojnë kripërat NaCl.

**Burimet e Qeparoit** dalin në sipërfaqe në formën e burimeve zbritës në një front 40-50 m. Ujërat karakterizohen me përmbajtje të lartë të Cl, Na dhe me mineralizim të përgjithshëm mbi 1.3 gr/l. Debiti i burimeve që dalin në nivelin e detit vlerësohet rreth 200 l/sek. Ato kanë origjinë të njëjtë me burimet e Potamit të Himarës, janë ujëra nëntokësore të ëmbla të përziera me ujin e kripur të detit për shkak të intruzionit natyror të ujit të detit dhe si pasojë rezultojnë të papërdorshme si ujë i pijshëm.

**Burimi i Borshit** është burim tektoniko-karstik dhe ka prurjen më të madhe (436 l/sek) në Rivierën e Poshtme. Ai del përgjatë prishjes tektonike Fterë - Bashaj, në kontaktin e shkëmbinjve gëlqerorë me depozitimet flishore dhe në krahun e majtë të rrugës Borsh - Sarandë. Tipi hidrokimik i tij është HCO3-Ca. Nga ana higjeno-sanitare, burimi ndodhet në kushte të mira pasi rreth burimit nuk ka objekte ndotëse. Vetitë fiziko-kimike të burimit janë të mira, ai eshte pa erë, pa shije, pa ngjyrë, transparent, ai rezulton me këto parametra kimik brenda STASH-it të ujit të pijshëm. Fortësia e përgjithshme Fp=8.010 gjermane, mineralizimi i përgjithshëm Mp=233.72 mg/l, mbetja e thatë Mth=140 mg/l, përcjellshmëria elektrike 281 µs/m, T=100 C, pH=7.74, nuk përmban NO2, NH4. Uji është i tipit Hidrokarbonat-Kalciumi.

**Burimet e Tatzatit** , burimet “Mulliri i Ali Canes” , quhen grup burimet e Tatzatit sepse gjithë lumi ushqimin e merr vetëm nga këto burime që shtrihen në një front afërsisht 70 m, në një largësi 8 – 20 m larg njëri-tjetrit dhe të përqëndruar kryesisht në tre dalje kryesore. Janë burime ndërshtresore - tektonike – çarjesh.





Shkarkimi i këtyre burimeve bëhet nëpërmjet çarjeve të mëdha kolektore. Zona e ushqimit për këto burime është gjithë masivi karbonatik i Luces, ku është i zhvilluar shumë karstik në formë hinkash me diametër e thellësi të ndryshme.
Përveç burimeve që përshkruam më sipër janë edhe dy burime të tjera më në veri. Njëri burim ndodhet në shtrat të lumit dhe shkarkon ujë vetëm në stinën me reshje, kurse burimi Prodanit gjendet po majtas rrjedhës së lumit rreth 50 m mbi shtrat. Ky burim mban ujë edhe në stinën më të thatë me debit afërsisht 50 l/sek.

**Burimi Sasaj (fshati Piqeras, Sarandë)** është burim tektonik karstik dhe drenon në gëlqerorët e Jurasikut të poshtëm me 12 dalje ujërash nëntokësore. Prurja e tij varion Qmes = 565 l/s (prurja minimale 407 l/s). Ujërat janë grumbulluar në një kanal të vetëm dhe përdoren nga hidrocentrali.
Nga ana higjeno-sanitare, burimi ndodhet në kushte të mira pasi rreth burimit nuk ka objekte ndotëse. Vetitë fiziko-kimike të burimit janë të mira, ai është pa erë, pa shije, pa ngjyrë, transparent, ai rezulton me këto parametra kimik brenda STASH-it të ujit të pijshëm, Mp 381 mg/l, fortësia 120 Gjermane . Tipi hidrokimik: HCO3. -Ca

| Nr | Burimi Vendndodhja | Debiti l/sek | Mineralizim i përgjithshëm G/l | Fortësia 0 gjermane | Temperatura 0c |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Borsh | 7 | 0.3593 | 12.46 | 12 |
| 2 | Prr. Kalit | 6 | 0.3226 | 10.9 | 12.1 |
| 3 | Pr. Arapës | 0.1 | 0.2469 | 11.08 | 14 |
| 4 | Çorraj | 0.06 | 0.3375 | 11.08 | 14 |
| 5 | Borsh | 0.47 | 0.2789 | 10.24 | 20 |
| 6 | Rr. Borsh Sasaj | 436 | 0.2713 | 8.31 | 13 |
| 7 | Rr. Borsh-Qeparo | 0.01 | 0.5495 | 16.24 | 15 |
| 8 | JP të Sasajt | 120 | 0.6703 | 19.98 | 16.3 |
| 9 | Sasaj | 3 | 0.3976 | 12.6 | 13.2 |
| 10 | Jl. Borshit | 4.8 | 0.2430 | 7.86 | 12.6 |
| 11 | Sopot | 13.5 | 0.2768 | 8.51 | 15.8 |
| 12 | Borsh | 200 | 0.2749 | 9.91 | 12 |

## 7. VLERËSIMI I DINAMIKËS SË VIJËS BREGORE TË SEGMENTIT SHKUMBIN – SPILLE, GJIRIT TË DURRËSIT, LALËZIT, MATIT DHE DRINIT DERI NË SHËNGJIN DHE I FENOMENEVE MJEDISORE QË LIDHEN ME HAPËSIRËN BREGDETARE TË KËTIJ RAJONI

### Segmenti Shkumbin-Spille

Në këtë segment në përgjithësi ka një ekuilibër mes proçeseve të erozion-akumulimit. Në deltën e lumit Shkumbin vazhdon akumulimi pothuaj në tërë gjatësinë deri në përroin e Rreth Grethit ku në derdhjen e tij ka një segment erozional me gjatësi rreth 130 ml me gjerësi rreth 4-8 ml. Në qendër të gjirit të Spillesë pothuaj ka një balancim mes erozionit dhe akumulimit në segmente të shkurtër. Në veri të plazhit të Spillesë vazhdon erozioni intensiv.
Nën ndikimin e këtij erozioni vërehet dhe një pasurim me minerale të rëndë ku veçanërisht përmbajtja e elementëve rezulton Cr. 225750 ppm, Ni 180 ppm, Co 32 ppm. Nga monitorimi e gjithë vija bregore nga derdhja e lumit Shkumbin deri në veri të plazhit të Spillesë rezulton nën erozion rreth 3.4 km dhe nën akumulim rreth 4.5 km. Nga ky aktivitet rezulton që rajoni i gjirit të Spillesë nga derdhja e lumit Shkumbin deri në veri të jetë akumuluar një sipërfaqe rreth 4.3 ha dhe të jetë eroduar një sipërfaqe rreth 2.38 ha me një bilanc pozitiv 1.92 ha.





### Gjiri i Durrësit

Aktiviteti i dinamikës së vijës bregore të gjirit të Durrësit të ndarë në 3 segmente jepet në tabelën e mëposhtme

| Nr | Segmenti | Dinamika e vijës bregore | | | | Dinamika e shelfit litoral 2016-2019 | | | Dinamika e shelfit litoral 2019-2020 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Akumulim | | Erozion | | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) |
| | | Km | % | Km | % | | | | | | |
| 1 | Karpen | 3.38 | 60 | 2.5 | 40 | 13.37 | 2.54 | +10.83 | 0.35 | 1.5 | -1.15 |
| 2 | Qerret-Golem | 6.49 | 63 | 3.8 | 37 | 7.93 | 3.49 | +4.44 | 0.7 | 4.2 | -3.5 |
| 3 | Durrës | 0.86 | 29 | 2.1 | 71 | 1.42 | 0.97 | +0.45 | 0.45 | 0 | +0.45 |
| | **Shuma** | **10.7** | **56** | **8.9** | **44** | **22.72** | **7.0** | **+15.72** | **1.5** | **5.7** | **4.2** |

Në plazhin e Malit të Robit dhe Golemit, përsa i përket vlerësimit për ndotjen nga mineralet e rënda krahasuar me normat e përmbajtjeve të tyre në mjedise publike në Angli ,mund të themi se përmbajtja e Kromit lëviz nga 110 ppm deri në 1292 ppm, kur norma për ndotje të rëndë është mbi 500 ppm. Elementi i nikelit lëviz në përmbajtje nga 32 në 209 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje e lehtë për të njëjtën referencë është deri 200 ppm.

Në plazhin e Durrësit përmbajtjet e mineralit të kromit rezultojne të moderuara nga rajonet e tjera duke i krahasuar me normat dhe klasifikohen me ndotje të lehtë. Ndoshta kjo ndodh ngaqë gjiri i Durrësit nuk ndikohet shume nga prurjet e lumenjve si në rajonet e tjera dhe dinamika e lëvizjes së vijës bregore është relativisht e qetë. Kromi lëviz nga 84 ppm deri në 1500 ppm kur norma për ndotje të rëndë është mbi 500 ppm. Elementi i nikelit lëviz në përmbajtje nga 95 në 328 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje për të njëjtën referencë është mbi 200 ppm.

Në dinamikën e vijës bregore të gjirit të Durrësit mbizotëron fenomeni i erozionit. Në rajonin nga Karpeni në Qerret erozioni është më i fuqishëm. Gjatë periudhës një vjeçare vërehet rritja e gjatësisë së vijës bregore nën erozion deri në afërsi të Shkëmbit të Kavajës. Në rajonin e Shkëmbit të Kavajës rezulton një akumulim i lehtë. Në rajonin e plazhit të Durrësit nuk kemi ndryshime të vijës bregore.

















## Gjiri i Lalëzit

Në rajonin e Gjirit të Lalëzit matjet e fundit për monitorimin e vijës bregore tregojnë që në harkun e një viti dinamika është jo shume intensive. Përshkrimi i dinamikës së vijës bregore të Gjirit të Lalëzit të ndarë në 2 segmente jepet si mëposhtë vijon;

| Nr | Segmenti | Dinamika e vijës bregore | | | | Dinamika e shelfit litoral 2016-2019 | | | Dinamika e shelfit litoral 2019-2020 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Akumulim | | Erozion | | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) |
| | | Km | % | Km | % | | | | | | |
| 1 | Fshati Rinia-Rrushkull | 1.26 | 11.5 | 9.7 | 88.5 | 2.66 | 33.04 | -30.38 | 3.16 | 5.2 | -2.04 |
| 2 | Hamallaj-Shën Pjetër | 6.68 | 84.2 | 1.3 | 15.78 | 12.42 | 0.7 | +11.72 | 4.6 | 7.3 | -2.7 |
| | **Shuma** | **7.94** | **41.9** | **11** | **58.1** | **15.08** | **33.74** | **-18.66** | **7.76** | **12.5** | **-4.74** |

**Në plazhin e Fshatit Rinia** përmbajtja e mineralit të kromit janë relativisht të larta krahasuar me normat e përmbajtjeve të tyre në mjedise publike në Angli .Kromi lëviz nga 33 ppm deri në 15500 ppm kur norma e përmbajtjes është 500 ppm. Elementi i nikelit lëviz në kufij të ulët nga 49 ppm deri në 121 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje për të njëjtën referencë është mbi 200 ppm. Në këtë rajon nuk mund të flasim për ndotje nga nikeli.











**Në plazhin e Shën-Pjetrit** përmbajtjet e mineraleve të kromit dhe të nikelit janë të larta krahasuar me normat e përmbajtjeve të tyre në mjedise publike në Angli të cilës i jemi përmbajtur. Kromi lëviz nga 178 ppm deri në 3049 ppm kur norma për ndotje të rëndë është mbi 500 ppm. Ndërsa nikeli lëviz në përmbajtje nga 68 deri në 4950 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje për të njëjtën referencë është mbi 200 ppm











### Gjiri i Drinit , Matit deri në Shëngjin

Nga monitorimi rezulton një dinamikë intensive e lëvizjes së vijës bregore. Në formë tabelore paraqitet bilanci i përgjithshëm të erozion-akumulimit në gjithë hapësirën e gjirit të Drinit dhe të Matit.

| Nr | Segmenti | Dinamika e vijës bregore | | | | Dinamika e shelfit litoral 2016-2019 | | | Dinamika e shelfit litoral 2019-2020 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Akumulim | | Erozion | | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) |
| | | Km | % | Km | % | | | | | | |
| 1 | Shëngjin – Derdhja e lumit Drin | 5.8 | 64.5 | 3.2 | 35.5 | 7.16 | 11.61 | +10.83 | 2.9 | 2.22 | +0.68 |
| 2 | Derdhja e lumit Drin-derdhja e lumit Mat | 1.5 | 10.8 | 11.3 | 82 | 3.49 | 1.6 | +1.89 | 2.7 | 13.43 | -10.73 |
| 3 | Derdhja e lumit Mat-Ishëm | 2.9 | 59 | 2 | 41 | 0 | 0 | 0 | 5.7 | 3.1 | 2.6 |
| | **Shuma** | **10.2** | | **16.5** | | **10.65** | **13.21** | **-2.56** | **11.3** | **18.75** | **-7.45** |

Në plazhin e Shëngjinit përmbajtjet e kromit dhe të nikelit janë të larta krahasuar me normat e përmbajtjeve të tyre në mjedise publike në Angli.. Kromi shkon nga 238 ppm deri në 1372 ppm kur norma për ndotje të rëndë është mbi 500 ppm. Në hartën e izopërmbajtjeve duken qartë zonat me ndotje më të lartë. Përmbajtja e nikelit lëviz nga 183 deri në 1372 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje për të njëjtën referencë është mbi 200 ppm. Kjo është një përmbajtje e pazakontë e elementit të nikelit prandaj duhet të bëhet një studim më i detajuar për prejardhjen e tij.






Në plazhin e Tales përmbajtja e mineraleve të kromit dhe të nikelit janë mjaft të larta krahasuar me normat. Përmbajtja e Kromit varion nga 309 ppm deri në 26600 ppm kur norma për ndotje të rëndë është mbi 500 ppm. Në hartën e izopërmbajtjeve provat me përmbajtje mbi 4000 ppm nuk janë përfshirë. Elementi i nikelit varion nga 256 në 1400 ppm kur norma e përmbajtjes që konsiderohet si ndotje për të njëjtën referencë është mbi 200 ppm.







Rajoni i gjirit të Drinit dhe të Matit rezulton me dinamikë intensive të vijës bregore ku në përgjithësi mbizotëron regjimi erozional. Vërehet rritja e segmenteve nën erozion edhe në plazhin e Tales. Në segmentë të veçanta si në plazhin e Adriatikut, segmentin verior të deltës së lumit të Matit, jugun e Kunes dhe veriun e plazhit të Shëngjinit rezultojnë vatra akumulimi.

## TENDENCA NË VITE

### Cilësia e ujërave të lumenjve

Tendenca e klasifikimit të cilësisë së lumenjve bazuar mbi statusin kimik të tyre (oksigjeni i tretur, NKO, NBO, amonjak, nitrite, nitrate, ortofosfat dhe fosfori total) paraqitet në tabelën e mëposhtme.

| Viti | Baseni Drini-Bunë | Baseni Ishëm-Erzen | Baseni i Shkumbinit | Baseni i Semanit | Baseni i Vjosës | Baseni i Matit |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 2018 | Klasa III | Klasa V | Klasa IV | Klasa V | Klasa II | Klasa III |
| 2019 | Klasa IV | Klasa V | Klasa III | Klasa V | Klasa III | Klasa II |
| 2020 | Klasa IV | Klasa V | Klasa III | Klasa V | Klasa II | Klasa III |

Vërehet përkeqësim i cilësisë së basenit Drini-Bunë krahasuar me vitin 2018 duke kaluar nga Klasa III- Gjendje e moderuar në Klasa IV- Gjendje e varfër. Cilësia e basenit të Shkumbinit është përmirësuar krahasuar me vitin 2018 nga Klasa IV- Gjendje e varfër në Klasa III- Gjendje e moderuar. Shihet përmirësim i cilësisë të basenit Vjosë krahasuar me vitin 2019, ndërsa cilësia e basenit Mat është përkeqësuar në krahasim me vitin 2019











Përsa i përket tendencës të cilësisë së lumenjve për parametrat TOC dhe TN nga paraqitjet grafike vërehet se në vitin 2020 kemi një rritje të përqindjes së pikave të monitoruara që i përkasin Klasës I- cilësi shumë e mirë, krahasuar me vitin 2018. Në lidhje me parametrin TOC , shihet që kemi një përmirësim të situatës gjatë vitin 2020 krahasuar me 2018 për arsye se kemi një përqindje më të ulët të pikave monitoruese që i përkasin kategorive nga Klasa II deri në Klasa IV.

Për parametrin TN kemi përmirësim krahasuar me vitin 2018 në lidhje me uljen e përqindjes së pikave monitoruese që janë në Klasën III- cilësi mesatare dhe Klasën V- cilësi shumë e keqe.

Shihet rritje e përqindjes së pikave monitoruese që i përkasin Klasa IV- cilësi e keqe

**Liqenet**




Cilësia e liqeneve referuar vitit 2018 deri në vitin 2020 paraqitet e njëjtë. Liqenet janë me cilësi mezotrofikte

**Tributarët (Lumi i Pogradecit ,Verdovë , Tushemisht)**




Cilësia e lumenjve Pogradec dhe Verdovë i përket të njëjtës kategori referuar vitit 2018. Ndërsa cilësia e lumit Tushemisht është përmirësuar nga gjendje e mirë në gjendje e lartë.





### Cilësia e ujërave bregdetare të larjes




Numri i stacioneve të kategorisë A- Cilësisë shumë e mirë , për plazhet e monitoruara për vitin 2020 është rritur në krahasim me vitet 2016-2019.

Numri i stacioneve të kategorisë B- Cilësisë së mirë për vitin 2020 është ulur në krahasim me vitet e mëparshëm 2016-2018 dhe është rritur krahasuar me 2019.

Numri i stacioneve të kategorisë C-Cilësisë së mjaftueshme për vitin 2020 është njësoj në krahasim me vitin 2018 por është më e ulur në krahasim me vitet 2016- 2019.

Numri stacioneve të kategorisë D- Cilësisë shumë të keqe për vitin 2019 është ulur në krahasim me 2016-2017 por kemi rritje krahasuar me 2018 dhe 2019.

## REKOMANDIME

Rekomandojmë marrjen e masave nga organet e Pushtetit Vendor apo edhe në nivel Kombëtar për të minimizuar shkaktarët e ndotësve pasi impakti kryesor janë:

1. Shfrytëzimi i inerteve pa kriter në zona të caktuara
2. Mënjanimi i shkarkimeve urbane dhe industriale
3. Ndërtimi i impianteve të trajtimit të ujërave të zeza

- Përmirësimi i situatës mjedisore të ujërave sipërfaqësore kërkon realizimin e investimeve në trajtimin e shkarkimeve të lëngëta urbane para se të derdhen në lumenj sidomos në Tiranë, Fier Berat, Elbasan, Durrës dhe në qytetet e mëdha të zonës bregdetare.
- Të respektohen standartet e përcaktuara nga legjislacioni shqiptar për shkarkimet e lëngëta nga subjektet prodhuese në ujërat pritës sipërfaqësore. Nga ana tjeter kontrolli i vazhdueshëm në zbatimin e ligjit do të luante nje rol të rëndësishëm në këtë drejtim.
- Të eleminohen derdhjet e materialeve të ngurta si qese plastike, materialet e ndërtimit, bidona në ujrat e lumenjve.
- Ndërgjegjësimi i qytetarëve për mos-përdorimin e lumenjve si vend-depozitime
- Të punohet për rritjen e pyllëzimit të zonave rreth lumenjve për të ulur erozionin e tokave rreth tyre.
- Të merren masa në zonat e cilësuara të ndotura për trajtimin e ujrave urbane, para se ato të shkarkohen në det. Vënia në funksionim me eficiencë të plotë të Impianteve të Trajtimit të Ujërave Urbane ekzistuese, zgjerimi i kapac-





iteteve të atyre ekzistues si dhe ngritja e impianteve të vogla të trajtimit të ujërave të cilat nuk mund të lidhen me impiantet bazë të trajtimit.

- Zbrazja (ose zvotimi) i shpeshtë i gropave septike, para se ato të tejmbushen dhe të derdhen në ujëra larës, sidomos kjo në periudhat që ka rreshje të shumta.

- Rekomandojmë zbatimin e zonave të rreptësisë dhe mbrojtjes sanitare rreth shpimeve të shfrytëzimit dhe burimeve për mbrojtjen e UN nga ndotjet sipërfaqësore në rajonin jugor Palasë-Dhërmi- Himarë.

- Zonat me aktivitet të lartë erozional të gjirit të Durrësit, gjirit të Lalëzit dhe atij të Drinit dhe të Matit të monitorohen çdo vit.

- Deltat e lumenjve si faktor shumë i rëndësishëm i dinamikës së vijës bregore të monitorohen çdo vit. Për lumenjtë kryesorë të kryhet rilevim hidrografik në gjithë hapësirën e deltës nën-ujore për të krijuar ide të qarta për drejtimet e lëvizjes së rrymave ujore e për rrjedhim edhe të sedimenteve lumore dhe detare.

◆ ◆ ◆





# KAPITULLI III

## MENAXHIMI I MBETJEVE

Vlera e mbetjeve të hedhura kudo kuptohet kur menaxhohen në mënyrën e duhur. Mirë-menaxhimi i tyre sjell përfitim ekonomik dhe mbron mjedisin e shëndetin e njerëzve.

### BURIMI I TË DHËNAVE

- Njësitë e Qeverisjes Vendore
- Agjencia Kombëtare e Mjedisit
- Projekti GIZ "Menaxhimi i Modernizuar i Mbetjeve të Ngurta dhe Ekonomia Riciklüese në Respekt të Mjedisit".
- Ministria e Mbrojtjes

### RËNDËSIA

Një menaxhim i integruar i mbetjeve i mirë nënkupton proçeset që përfshijnë përdorimin e burimeve të mbetjeve në mënyrë më efiçiente dhe me një ndikim sa më të vogël mbi mjedisin.
Për këtë bashkitë të cilat janë ofruesit e shërbimit të pastrimit për komunitetin si edhe gjithë operatorët e liçensuar nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM) me ndikim në mjedis, u kërkohet që menaxhimin e mbetjeve ta kryejnë sipas parimit të përgjegjshmërisë ndaj mjedisit.

### NDIKIMI NË SHËNDET DHE MJEDIS

Menaxhimi i mbetjeve në mënyrë të përgjegjshëm ndaj mjedisit nënkupton ndërmarrjen e të gjithë hapave praktikë për të siguruar që mbetjet menaxhohen në mënyrë të tillë, që të mbrohet shëndeti i njerëzve dhe mjedisit prej ndikimeve negative që shkaktojnë mbetjet. Këto proçese përfshijnë:

(I) menaxhimin e mbledhjes së rrymave të ndryshme të mbetjeve, duke zbatuar hierarkinë e mbetjeve;
(II) vënien në dispozicion të komunitetit të infrastrukturës për mbledhjen, ndarjen, riciklimin, rikuperimin dhe depozitimin e mbetjeve;
(III) sigurimin e paisjeve me leje të posaçme dhe përmbushjen e kërkesave bazë sipas Lejes mjedisore të dhënë / lëshuar nga AKM si edhe monitorimi dhe zbatimi me rigorozitet i kushteve të lejes;
(IV) dërgimin e mbetjeve vetëm tek pikat e autorizuara;
(V) raportimin periodik pranë AKM sipas kuadrit ligjor dhe kushteve të lejes së dhënë;
(VI) kryerjen e inspektimit mjedisor nga ana e AKM për respektimin e kushteve të lejes dhe kuadrit ligjor përkatës për bashkitë dhe qytetarët;
(VII) rritjen e ndërgjegjësimit dhe edukimit të të gjithë aktorëve të përfshirë në menaxhimin e mbetjeve për të qënë më miqësorë ndaj mjedisit.

### VLERËSIMI

- **Përshkrimi i treguesit**

Mbetje e ngurtë, është një lëndë, një objekt ose pjesë e tij, të cilat nuk përdoren më ose që zotëruesi do t'i hedhë. Lëndët, objektet ose pjesët e tyre vlerësohen si mbetje, për sa kohë që materialet e nxjerra prej tyre ose energjia e prodhuar nuk përfshihen në proçesin e prodhimit.

Gjendja

- **Menaxhimi i mbetjeve**

Viti 2020 i karakterizuar nga sfidat që solli në të gjithë sektorët e ekonomisë Pandemia COVID '19 ka sjellë efekte edhe në sektorin e menaxhimit të integruar të mbetjeve. Ministria e Mjedisit për t'i ardhur në ndihmë mirë-menaxhimit të mbetjeve për të shmangur kontaminimin nga mbetjet me COVID'19 qarkulloi dy udhëzues: një për masat që duhet të marrin bashkitë në lidhje me menaxhimin e mbetjeve për të mundësuar desinfektimin e hapësirave dhe ambienteve publike, si edhe një udhëzues për mënyrat sesi duhet të trajtohen mbetjet e kontaminuara me COVID në familje të cilat kanë anëtarë të sëmurë më këtë virus. Bashkitë për asnjë moment nuk e ndërprenë ofrimin e shërbimit të pastrimit të qytetit dhe menaxhimit të mbetjeve të ngurta urbane edhe pse në kushte të vështira.
Mbetjet e grumbulluara dhe përpunuara në total gjatë vitit 2020 vlerësohen të kenë arritur në rreth 900,000 Ton në të gjithë vendin (duke konsideruar këtu edhe ato pak bashki që nuk kanë raportuar). AKM nuk ka një shifër të raportuar në lidhje me sasinë vjetore të mbetjeve të gjeneruara në të gjithë vendin. Shifrat bazohen në grumbullimin e mbetjeve nga bashkitë.
Ulja e sasive të grumbulluara reflekton situatën e Pandemisë Covid'19, si edhe përmirësimin e cilësisë së të dhënave për shkak të rritjes së numrit të bashkive që peshojnë mbetjet, edhe për shkak të dërgimit të mbetjeve finale në impiante rajonale të trajtimit të tyre, qoftë edhe për shkak të ushtrimit të funksionit verifikues të AKM-së në disa bashki të vendit.





Shëndeti i popullatës nuk rezulton të jetë ndikuar nga menaxhimi i mbetjeve në të gjithë vendin, përkundrazi marrja e masave për të mos ndaluar për asnjë moment shërbimin ka ndikuar pozitivisht.

- **Burimi të dhënave dhe raporti**mi

Bazuar në Vendimin e Këshillit të Ministrave numër 687, datë 29.07.2015 “Për miratimin e rregullave për mbajtjen, përditësimin dhe publikimin e statistikave të mbetjeve”, Njësitë e qeverisjes vendore kanë detyrimin të dorëzojnë të dhënat mbi rrymat e mbetjeve të gjeneruara në territorin që ato administrojnë deri më 31 janar të çdo viti. Gjithashtu Ministria përgjegjëse për infrastrukturën, energjinë, shëndetësinë dhe bujqësinë kanë detyrimin të raportojnë rrymat e përcaktuara në vendimin më sipër deri në 10 shkurt të çdo viti.
Në bazë të këtij vendimi kanë respektuar detyrimin ligjor të raportimit në Agjencinë Kombëtare të Mjedisit për vitin 2020 në total vetëm 54 bashki (bashkitë Libohovë, Memaliaj, Finiq, Delvinë, Kavajë, Has dhe Kurbin) nuk kanë raportuar sipas këtij detyrimi ligjor). Bazuar në formatin e kërkuar të raportimit bashkitë japin informacion në lidhje me sasitë e mbetjeve të grumbulluara sipas këtyre rrymave:

1. Organike (shtëpiake)
2. Inerte
3. Spitalore
4. Plastike
5. Metalike
6. Dru
7. Letër dhe karton
8. Bateri të dala jashtë përdorimit
9. Goma të dala jashtë përdorimit
10. Vajra të përdorur
11. Produkte të kafshëve
12. Tekstile
13. Elektrike dhe elektronike
14. Mbetje mikse
15. Të depozituara në landfill
16. Të depozituara në incinerator
17. Të depozituara gjithsej
18. Mbetje industriale

Nisur nga pamundësia për të peshuar mbetjet por edhe për shkak të kapaciteteve të vogla pranë bashkive për të raportuar sipas rrymave (për shkak të mosnjohjes së metodologjisë së vlerësimit apo matjes së rrymave të mbetjeve) bashkitë raportojnë kryesisht për rrymat e mbetjeve: shtëpiake; inerte; spitalore; plastike; metalike; dru; letër dhe karton; dhe të depozituara në landfill apo incinerator). Për rrjedhojë po japim më poshtë sasitë totale të mbetjeve të grumbulluara dhe depozituara sipas bashkive më poshtë.

### Sasia vjetore e mbetjeve sipas bashkive

| Qarku | Bashkia | Viti 2020 |
|---|---|---|
| Shkodër | Shkodër Qark | 40,738,000 |
| | Shkodër | 34,378,000 |
| | Malësi e Madhe | 445,000 |
| | Pukë | 2,000,000 |
| | Vau Dejës | 3,325,000 |
| | Fushë-Arrëz | 590,000 |
| Lezhë | Lezhë Qark | 21,593,000 |
| | Kurbin | |
| | Lezhë | 17,213,000 |
| | Mirditë | 4,380,000 |
| Kukës | Kukës Qark | 14,009,000 |
| | Kukës | 7,819,000 |
| | Tropojë | 6,190,000 |
| | Has | |
| Dibër | Dibër Qark | 18,833,000 |
| | Dibër | 8,150,000 |
| | Bulqizë | 4,150,000 |
| | Mat | 4,633,000 |
| | Klos | 1,900,000 |





| Qarku | Bashkia | Viti 2020 |
|---|---|---|
| Tiranë | Tiranë Qark | 341,849,671 |
| | Tiranë | 254,604,655 |
| | Kamëz | 33,990,000 |
| | Vorë | 48,380,016 |
| | Kavajë | |
| | Rrogozhinë | 4,875,000 |
| Durrës | Durrës Qark | 62,576,000 |
| | Durrës | 43,545,000 |
| | Shijak | 9,947,000 |
| | Krujë | 9,084,000 |
| Elbasan | Elbasan Qark | 48,190,780 |
| | Elbasan | 27,595,623 |
| | Belsh | 2,045,010 |
| | Cërrik | 3,046,947 |
| | Peqin | 3,587,100 |
| | Gramsh | 4,800,000 |
| | Librazhd | 2,409,600 |
| | Përrenjas | 4,706,500 |
| Fier | Fier Qark | 120,053,661 |
| | Fier | 48,221,000 |
| | Divjakë | 19,976,000 |
| | Lushnje | 30,043,661 |
| | Mallakastër | 1,895,000 |
| | Patos | 13,182,000 |
| | Rroskovec | 6,736,000 |
| Berat | Berat Qark | 35,216,000 |
| | Berat | 13,115,000 |
| | Poliçan | 4,406,000 |
| | Skrapar | 2,000,000 |
| | Kucove | 9,016,000 |
| | Ura-Vajgurore | 6,679,000 |
| Korçë | Korçë Qark | 48,813,840 |
| | Korçë | 19,129,000 |
| | Devoll | 4,224,000 |
| | Kolonjë | 4,200,000 |
| | Maliq | 7,700,000 |
| | Pustec | 820,000 |
| | Pogradec | 12,740,840 |
| Vlorë | Vlorë Qark | 70,112,657 |
| | Vlorë | 60,000,000 |
| | Selenicë | 145,240 |
| | Delvinë | |
| | Finiq | |
| | Himarë | 4,107 |
| | Konispol | 690,000 |
| | Sarandë | 9,273,310 |





| Qarku | Bashkia | Viti 2020 |
|---|---|---|
| Gjirokastër | Gjirokastër Qark | 19,342,900 |
| | Gjirokastër | 7,833,400 |
| | Dropull | 1,500,000 |
| | Këlcyrë | 1,209,500 |
| | Libohovë | |
| | Memaliaj | |
| | Përmet | 4,500,000 |
| | Tepelenë | 4,300,000 |
| | TOTAL | 841,328,509 |

Bazuar në VKM-në e raportimit bashkitë filluan të dorëzojnë të dhënat e tyre tek AKM vetëm në janar 2020 (si vit raportimi 2019) për rrjedhojë i konsiderojmë të dhënat e vitit 2019 si jo përfaqësuese pasi numri i bashkive që kanë raportuar nuk është i plotë pranë AKM-së.
Sasia e mbetjeve të gjeneruara për vitin 2020, sipas rrymave përkatëse për secilin qark paraqiten në Aneksin II.

- **Trajtimi i mbetjeve**

Grumbullimi, transferimi dhe trajtimi i mbetjeve vlerësohet se përfaqëson rreth 70% të gjenerimit të tyre në nivel bashkie përsa i përket mbetjeve bashkiake. Të dhënat për bashkitë bazohen mbi vetëdeklarimin e tyre. Bashkitë përgjithësisht i mbështesin shifrat e deklaruara nga vlerësimi i tyre, pasi peshimi i sasive të mbetjeve të grumbulluara nga bashkia mungon.

Peshimi ndodh vetëm në ato bashki të cilat dërgojnë mbetjet në impiantet e trajtimit përfundimtar të mbetjeve (si landfill apo incinerator rajonal) për rrjedhojë bashkitë që kanë shifra të bazuara në peshim janë gjithsej 18 si më poshtë:

**Bashkitë dhe impiantet e depozitimit përfundimtar të mbetjeve**

| Landfilli Rajonal (sipas zonës së mbetjeve) | Dërgojnë mbetjet | Nuk dërgojnë mbetjet |
|---|---|---|
| Bajkaj | 1.Sarandë | 1.Gjirokastër |
| | 2.Himarë | 2.Përmet |
| | 3.Finiq | 3.Këlcyrë |
| | 4.Delvinë | 4.Tepelenë |
| | 5.Konispol | 5.Memaliaj |
| | | 6.Libohovë |
| | | 7.Dropull |
| Bushat | 6.Shkodër | 8.Kurbin* |
| | 7.Lezhë | 9.Korçë |
| | 8.Vau-Dejës | 10.Maliq |
| Maliqit | 9.Mirditë | 11.Devoll |
| | 10.Pukë | 12.Malësi e Madhe* |
| | 11.Fushë-Arrëz | 13.Pustec |





| Landfilli Rajonal (sipas zonës së mbetjeve) | Dërgojnë mbetjet | Nuk dërgojnë mbetjet |
|---|---|---|
| Sharra | 12.Tiranë | 14.Kolonjë |
| | 13.Durrës | 15.Pogradec |
| | 14.Kamëz | 16. Vorë |
| | | 17.Kavajë |
| | | 18.Rrogozhinë |
| | | 19.Krujë |
| | | 20.Shijak |
| Berat | Në projektim & ndërtim | 21.Berat |
| | | 22.Urë-Vajgurore / Dimal |
| | | 23.Kuçovë |
| | | 24.Poliçan |
| | | 25.Skrapar |
| Vlorë | Në ndërtim | 26.Vlorë |
| | | 27. Selenicë |
| **Incinerator (sipas zonës së mbetjeve)** | **Dërgojnë mbetjet** | **Nuk dërgojnë mbetjet** |
| Elbasan | 15. Elbasan | 28. Peqin |
| | 16. Cërrik | 29. Përrenjas |
| | 17. Belsh | 30. Gramsh* |
| | 18. Librazhd | |
| Fier | Në ndërtim | 31. Fier |
| | | 32. Lushnje |
| | | 33. Divjakë |
| | | 34. Patos |
| | | 35. Rroskovec |
| | | 36. Mallakastër |
| **Nuk ka Impiant Rajonal të ndërtuar** | | |
| Dibër | | 37. Dibër |
| | | 38. Bulqizë |
| | | 39. Mat |
| | | 40. Klos |
| Kukës | | 41. Kukës |
| | | 42. Has |
| | | 43. Tropojë |

* **Shënim:** Kurbini ka filluar dërgimin e mbetjeve në landfillin e Bushatit në shtator 2020, kurse Malësia e Madhe në dhjetor 2020, ndërsa Gramshi ka filluar të dërgojë mbetjet në incineratorin e Elbasanit në tetor 2020.








Raportohet se gjatë vitit 2020 në këto impiante rajonale të depozitimit përfundimtar të mbetjeve janë depozituar rreth 430 mijë Ton (ose 51% e mbetjeve të grumbulluara në të gjithë vendin) që grumbullohen në të gjithë territorin e vendit nga bashkitë të cilat vlerësohet se hidhen në mënyrë të pakontrolluar në vend depozitime bashkiake të cilat nuk plotësojnë kushtet minimale sanitare të përcaktuar nga ligji.

### Depozitimi përfundimtar i mbetjeve në impiante viti 2020

| Nr. | Impianti për depozitimin përfundimtar të mbetjeve (Landfill sanitar / incinerator) | Sasia vjetore e mbetjeve të depozituara në tonë |
|---|---|---|
| 1 | Landfilli Sharrës (Tiranë) | 298,150 |
| 2 | Landfilli Bushatit (Vau-Dejës) | 54,916 |
| 3 | Landfilli Maliqit | 31,029 |
| 4 | Landfilli Bajkaj (Sarandë) | 9,277 |
| 5 | Incineratori Elbasanit | 35,097 |
| | TOTAL | 428,469 |

### Mbetjet dhe peshimi i tyre

| Bashki total | 61 | Pesha në % |
|---|---|---|
| Bashki që peshojnë mbetjet në vend depozitimin përfundimtar | 18 | 30% |
| Bashki që nuk peshojnë mbetjet në vend depozitimin përfundimtar | 43 | 70% |

Bashkitë - viti 2020 (Peshimi i mbetjeve)




Bashki ku peshohen mbetjet

Bashki ku nuk peshohen mbetjet

- **Përshkrimi i treguesve të mbetjeve**

Treguesit për sektorin e menaxhimit të mbetjeve janë ata të përcaktuar në Strategjinë Kombëtare Për Menaxhimin e Integruar të Mbetjeve të Ngurta 2020-2035 të cilët burojnë nga Direktiva Kuadër e Bashkimit Evropian, dhe të përthyera në raportet e performancës së bashkive, ku janë duke u bërë përpjekje përmes Projektit BtF mbështetur nga SDC, për të identifikuar standartin minimal te përballueshmerise. Këto tregues do të jenë baza për ngritjen e një sistemi incentivash për sektorin, bazuar në performancë.

### Mbetjet nga paketimi, niveli aktual dhe objektivat

| Rrymat e mbetjeve | Mbetje total | | | Riciklim | | Objektivi | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Sasia në Kg | | | Vitet | | Riciklim | |
| Mbetje nga paketimet | 2019 | 2020 | 2020 | % e riciklimit vs gjenerim | 2025 | 2030 | 2035 |
| Letër dhe karton | 63,940,967 | 88,286,398 | 2,567,418 | 3% | >=10% e total letër+karton | >=30% e total letër+karton | >=60% e total letër+karton |
| Metale | | 15,143,913 | 449,489 | 3% | >=10% e total metaleve | >=30% e total metaleve | >=50% e total metaleve |
| Plastikë | | 75,719,566 | 5,912,897 | 8% | >=6% e total plastikë | >=12% e total plastikë | >=22.5% e total plastikë |
| Qelq | | 9,445,700 | 76,610 | 1% | >=10% e total qelq | >=30% e total qelq | >=60% e total qelq |
| Dru | | 20,192 | | 0% | >=5% e total dru | >=10% e total dru | >=15% e total dru |

### Niveli i riciklimit të mbetjeve nga paketimi kundrejt objektivave të BE-së








### Mbetjet e biodegradueshme, nga prishjet dhe nga ndërtimet objektivat

| Mbetje të biodegradueshme | Reduktim Objektivat | | |
|---|---|---|---|
| | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 |
| | 75% | 55% | 35% |
| Mbetje nga prishjet dhe ndërtimet | Reduktim / Riciklim Objektivat | | |
| | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 |
| | 30% | 50% | 70% |

| Mbetjet e makinave në fund të jetës | Rikuperim Objektivat | | Riciklim Objektivat | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | Vitet | | Vitet | | |
| | 2030 | 2035 | 2025 | 2030 | 2035 |
| | >=85% | >=90% | | >=80% | >=85% |

| Bateri | Riciklim Objektivat | | |
|---|---|---|---|
| | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 |
| | | | Midis 50% dhe 75% për materiale të ndryshme |

| MPEE | Rikuperim Objektivat | | | Riciklim Objektivat | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Vitet | | | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 | 2025 | 2030 | 2035 |
| | | | Midis 70% dhe 80% për materiale të ndryshme | | | Midis 50% dhe 75% për materiale të ndryshme |

| Vajra | Riciklim Objektivat | | |
|---|---|---|---|
| | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 |
| | | | >=40% e peshës |

| MPEE | Rikuperim Objektivat | | | Riciklim Objektivat | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Vitet | | | Vitet | | |
| | 2025 | 2030 | 2035 | 2025 | 2030 | 2035 |
| | | | >=65% e peshës | | | >=50% e peshës |





- **Riciklimi**

Riciklimi është një nga hallkat më të rëndësishme në hierarkinë e mbetjeve adaptuar në legjislacionin shqiptar dhe në Strategjinë Kombëtare për Menaxhimin e Integruar të mbetjeve të Ngurta 2020-2035. Riciklimi ka njohur rritje në vend krahasuar me disa vite më parë, pasi janë ngritur kompani që grumbullojnë metalet, plastikën, letrën dhe qelqin dhe i riciklojnë ato të cilat janë liçensuar dhe pajisur me lejen përkatëse nga AKM. Edhe për rryma të tjera mbetjesh ka filluar grumbullimi dhe menaxhimi i tyre. Për t'u përmendur janë mbetjet spitalore, të baterive, të vajrave, të pajisjeve elektrike dhe elektronike. Përpjekjet për ndarjen në burim të mbetjeve, kanë qenë të shpeshta, por pa rezultat pozitiv. Kjo për shkak të mungesës së plotë të infrastrukturës por edhe të ndërgjegjësimit publik.
Monitorimi për mbetjet është bazuar mbi treguesit sipas VKM numër 1189 /2009 "Për rregullat dhe proçedurat për hartimin dhe zbatimin e Programit Kombëtar të Monitorimit të Mjedisit", të cilat janë pjesë e Kategorisë Ç, "Treguesit mjedisor të trysnisë në mjedis", pika 3, të cilat përfshijnë dhe kufizohen vetëm në:

(i) sasitë vjetore të prodhimit,
(ii) shpërndarja e mbetjeve sipas bashkive dhe qarqeve,
(iii) përmbajtja në përqindje e përbërësve ndotës,
(iv) përbërja merceologjike e mbetjeve.

Sipas këtij vendimi, ministria përgjegjëse për bujqësinë, ministria përgjegjëse për infrastrukturën/ transportin, ministria përgjegjëse për shëndetësinë dhe ministria përgjegjëse për industrinë, janë të detyruara të plotësojnë formatin e raportimit të statistikave vjetore të mbetjeve dhe t'ia dorëzojnë Agjencisë Kombëtare të Mjedisit brenda datës 10 shkurt të çdo viti.
E njëjta periudhë raportimi si më sipër parashikohet edhe në VKM numër.687/2015, "Për miratimin e rregullave mbi mbajtjen, përditësimin dhe publikimin e statistikave mbi mbetjet". i cili ka hyrë në veprim në janar 2019, ku edhe bashkitë janë përgjegjëse për të raportuar të dhënat mbi mbetjet sipas formularëve përkatës.

- **Gjendja e peshimit të mbetjeve**

Raportimi i bashkive, ministrive të linjës dhe i kompanive të licensuara nga AKM të cilat kryejnë aktivitet në fushën e menaxhimit të mbetjeve nuk është i stabilizuar. Për rrjedhojë të dhënat në këtë sektor nuk janë të besueshme dhe cilësore. Që prej vitit 2019 bashkitë kanë detyrimin të raportojnë pranë AKM sikurse edhe Ministritë e linjës. Ndërkohë kompanitë që kanë një leje mjedisore nga AKM duhet të raportojnë periodikisht në lidhje me aktivitetin e tyre sipas kushteve të lejes, por jo më pak sesa një herë në vit.
Në mënyrë që bashkitë ta kenë më të lehtë gjenerimin e të dhenavë dhe me objektivin e përmirësimit të cilësisë dhe besueshmërisë së të dhënave të raportuara për mbetjet urbane, me mbështetjen e projektit të "Bashkive të Forta" që financohet nga Agjensia Zvicerane për Bashkëpunim (SDC) është hartuar një metodologji mbi mënyrën e gjenerimit të të dhënave të kërkuara nga bashkitë në kuadër të VKM numër.687/2015, "Për miratimin e rregullave mbi mbajtjen, përditësimin dhe publikimin e statistikave mbi mbetjet".

## TË DHËNAT E SEKTORIT DHE PROBLEMATIKAT NË LIDHJE ME TO.

Vetëm 30% e bashkive peshojnë mbetjet e tyre të ngurta në pikën përfundimtare të depozitimit (landfill ose incinerator – lutem referoju tabelës Nr. 3 më sipër). Për rrjedhojë të dhënat janë të bazuara në vetëdeklarimin e bashkive nisur nga një koefiçient i gjenerimit të mbetjeve për frymë sipas strategjisë kombëtare për menaxhimin e integruar të mbetjeve 2015-2025 e cila është rishikuar dhe miratuar në vitin 2020 e që përfshin periudhën 2020-2035.
Nisur nga deklarimet e bashkive të cilat konsiderohen të fryra, AKM me mbështetjen e projektit të Agjencisë Gjermane për Zhvillim (GIZ) bëri peshimin e mbetjeve në 7 bashki të vendit (të cilat nuk depozitojnë mbetjet e tyre në pika përfundimtare ku ndodh peshimi).
Të dhënat e marra nga peshimi i mbetjeve treguan një diferencë midis realitetit dhe deklarimit nga ana e bashkive. Në përfundim të proçesit të peshimit AKM i dërgoi bashkive përkatëse vlerësimet në lidhje me sasitë vjetore të mbetjeve të grumbulluara nga bashkitë përkatëse, të cilën rekomandonte ta raportonin si pjesë e raportimit vjetor.
Për rrjedhojë bashkitë reflektuan (plotësisht ose disi) në lidhje me këtë rekomandim të AKM. Të dhënat e përpunuara jepen më poshtë, të cilat tregojnë një përmirësim të cilësisë së të dhënave e për rrjedhojë edhe të raportimit të tyre.







Shtimi i 7 bashkive në listën e bashkive që peshojnë mbetjet bënë që të dhënat e raportuara të jenë rreth 41% të matura nga 30% që ishin deri në fund të vitit 2019, një përmirësim i rëndësishëm ky.
Gjatë vitit 2021 do të vazhdojë peshimi në të gjitha bashkitë që nuk i dërgojnë mbetjet në landfille sanitare apo incinerator duke synuar një matje të plotë të të dhënave të sasive totale të mbetjeve bashkiake në vend. Peshimi do të realizohet përgjatë dy sezoneve (një sezon i lagësht dhe një sezon i thatë) çdo ditë përgjatë një jave për secilin sezon.

| | Mesatare vjetore në Ton | 2019 | 2020 | Vlerësim 2020 | Popullsia totale (sipas formulës së grantit të QQ) | Gram/ banor në ditë |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Bashkia | Deklarimi në AKM | Deklarimi në AKM | Mesatare vjetore AKM & GIZ | | |
| 1 | Peqin | 15,000 | 3,587 | 3,000 | 26,136 | 314 |
| 2 | Roskovec | 8,566 | 6,736 | 6,736 | 21,742 | 849 |
| 3 | Skrapar | 3,398 | 2,000 | 1,759 | 11,397 | 423 |
| 4 | Gjirokastër | NA | 7,833 | 6,776 | 27,864 | 666 |
| 5 | Këlcyrë | 1,652 | 1,210 | 1,171 | 6,113 | 525 |
| 6 | Mallakastër | 9,893 | 1,895 | 1,895 | 27,062 | 192 |
| 7 | Përrenjas | 3,219 | 3,711 | 2,958 | 24,906 | 325 |
| 8 | Himarë | 4,194 | 4,107 | | 7,818 | 1,439 |
| 9 | Sarandë | 12,217 | 9,273 | | 20,227 | 1,256 |
| 10 | Cërrik | 3,631 | 3,047 | | 27,445 | 304 |
| 11 | Belsh | 1,853 | 2,045 | | 19,503 | 287 |

## SHKARKIMET E NGURTA, INDUSTRIALE DHE INERTE

Nga Laboratori Qëndror i Forcave të Armatosura u analizuan mostrat për metalet e rënda dhe mbetjet e lëndëve plasëse në tre Uzinat Ushtarake, në të cilat u evidentuan këto rezultate:

| Mostra dheu | Cu (mg/kg) | Cd (mg/kg) | Zn (mg/kg) | Pb (mg/kg) | Cr (mg/kg) | Mn (mg/kg) | Ni (mg/kg) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| ULP Mjekës | 30 | 6 | 390 | 430 | 134 | 125 | 53 |
| KM Polican | 140 | 10 | 108 | 90 | 17 | 565 | 532 |
| UM Gramsh | 58 | 7 | 85 | 53 | 10.5 | 435 | 363 |

*Burimi. Ministria e Mbrojtjes*

Nga analiza e rezultateve të mësipërme konstatohet se treguesit ishin brenda normave të lejuara nga VKM përkatëse dhe pak më të përmirësuara krahasuar me ato të vitit 2019.

Gjatë vitit 2020 vijoi puna për mbajtjen nën monitorim të vazhdueshëm dhe pastrimin e ish poligoneve të asgjësimit të municioneve, të mbyllura në fund të vitit 2013. Nga analiza e mostrave të marra u konstatua se ka ndotje të lehtë me elementë të rrezikshëm, si metale të rënda ose substanca të tjera organike. Ka prani të nitrateve, nitriteve, amoniakut dhe fosfateve treguesit e të cilëve janë më të përmirësuar krahasuar me vitin 2019, por që nuk i kalojnë vlerat e lejuara.
Në territoret e Uzinave Ushtarake mbetjet insustriale që dalin nga aktiviteti që ato kryejnë vazhdojnë të mblidhen në mënyrë provizore në një vënd të caktuar, brenda territorit të vetë uzinave, të konservuara dhe në objekte të mbrojtura nga agjentët atmosferikë. Sasia e mbetjeve industriale të mbledhura në vite në Uzinat Ushtarake është rreth 650 Ton. Pavarësisht masave që kemi marrë deri tani për të ulur efektin negativ të tyre në mjedis, duke qenë se këto mbetje janë të rrezikshme, kërkohet depozitimi i tyre në landfille për këtë lloj mbetje, të cilat aktualisht mungojnë në vendin tonë.





**Shkarkimet e lëngëta industriale**

Janë analizuar mostrat e ujërave industrialë në 3 Uzinat Ushtarake. Nga analiza e tyre rezultoi se ujërat industriale edhe gjatë vitit 2020 ishin të ndotura, por me tregues pak më të përmirësuar krahasuar me ato të vitit 2019 dhe brenda normave të lejuara nga VKM përkatëse. Rezultatet në mg/l jepen në tabelën e mëposhtme:

| Stacioni | pH | NKO | Cu | Cd | Zn | Mn | Pb | NO2 | PO4 3 | SO 4-2 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| ULP Mjekës | 6.89 | 46 | 0 | 0.04 | 0.55 | 0.06 | 0.03 | 0.07 | 0 | 0 |
| KM Polican | 7.5 | 46 | 0.04 | 0.05 | 0.48 | 0.07 | 0.04 | 0.05 | 0 | 35 |
| UM Gramsh | 6.8 | 44 | 0 | 0.69 | 0.48 | 0.07 | 0.08 | 0.065 | 0 | 30.5 |

*Burimi : Ministria e Mbrojtjes*

## TENDENCA NË VITE

**Sasia vjetore e mbetjeve në vite sipas Qarqeve**

| Nr. | Qarku | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Tiranë | 314,960,450 | 247,035,035 | 533,603,950 | 465,152,779 | 341,849,671 |
| 2 | Durrës | 7,844,000 | 152,786,392 | 94,117,241 | 10,299,000 | 62,576,000 |
| 3 | Shkodër | 28,066,000 | 69,714,595 | 81,738,268 | 28,826,750 | 40,738,000 |
| 4 | Vlorë | 173,477,654 | 67,486,195 | 68,802,290 | 73,087,884 | 70,112,657 |
| 5 | Elbasan | 110,070,613 | 89,146,036 | 79,563,900 | 40,502,943 | 48,190,780 |
| 6 | Korçë | 275,206,050 | 97,334,432 | 65,423,500 | 80,471,859 | 48,813,840 |
| 7 | Fier | 113,188,460 | 138,703,278 | 280,442,338 | 20,513,731 | 120,053,661 |
| 8 | Gjirokastër | 17,861,727 | 16,350,285 | 33,058,035 | 19,700,963 | 19,342,900 |
| 9 | Lezhë | 38,690,450 | 25,992,300 | 29,558,450 | 17,319,375 | 21,593,000 |
| 10 | Dibër | 9,390,000 | 6,387,822 | 39,600,707 | 5,460,889 | 18,833,000 |
| 11 | Berat | 48,956,436 | 45,229,940 | 45,407,928 | 31,183,608 | 35,216,000 |
| 12 | Kukës | 22,051,545 | 12,600,000 | 28,050,730 | - | 14,009,000 |
| | TOTAL | 1,159,763,385 | 968,766,310 | 1,379,367,337 | 792,519,781 | 841,328,509 |




Nga paraqitja grafike shihet se kemi zvogëlim të gjenerimit të mbetjeve ne vitet 2019 dhe 2020 krahasuar me periudhën 2016-2018.
Sasia e mbetjeve totale për vitin 2020 është më e lartë se 2019. Pra kemi një tendencë në rritje të gjenerimit total të mbetjeve.





## GJETJE DHE REKOMANDIME

- Të dhënat e matura / peshuara në disa bashki të vendit tregojnë se grumbullimi i mbetjeve në Shqipëri luhatet në intervalet 200 - 450 gramë mbetje për frymë në ditë në bashkitë me natyrë rurale dhe 700 – 1,500 gramë mbetje për frymë në ditë në bashkitë me natyrë të theksuar urbane ose turistike. Kjo konfirmon edhe vlerësimet e bëra në Strategjinë Kombëtare të Menaxhimit të Integruar të Mbetjeve 2020-2035.

- Vazhdimi i peshimit të mbetjeve do të japë një shifër më të saktë të mbetjeve të grumbulluara në të gjithë territorin e vendit. Nga ana tjetër të dhënat mbi mbetjet sipas kategorive të tyre, janë edhe më pak të sakta.

- Për të përmirësuar informacionin në këtë drejtim do të duhet të bëhen sondazhe në lidhje me sasitë e mbetjeve sipas kategorive në pika pilot të cilat janë përfaqësuese. Kjo do ti shërbente përgatitjes së planeve të menaxhimit më të sakta si nga ana e bashkive, ashtu edhe nga ana e kompanive që merren me aktivitetin e riciklimit. Gjithashtu kjo do të sillte një njohje më të mirë të situatës aktuale dhe përgatitjen e një plani masash më të mirë për të arritur objektivat të Direktivës Kuadër të BE-së në lidhje me riciklimin dhe rikuperimin e disa lloje mbetjesh. Duke shërbyer edhe si një mbështetje e qëndrueshme e punës që po bën INSTAT në grumbullimin e të dhënave për menaxhimin e mbetjeve të ngurta urbanë dhe publikimin e tyre, qoftë në bazë të anketave vjetore për statistikat e mjedisit sipas akteve normative të BE-së, apo Vjetarit Rajonal Statistikor. Të dhënat e përmirësuara të gjeneruara nga bashkitë do të jenë një kontribut i vyer në krijimin e një sistemi benchmarking, i cili do t'i hapte rrugë mundësive për incentivimin e sektorit mbi bazën e treguesve të matshëm të performancës së shërbimit.

**Problematika në lidhje me shkarkimet e ngurta industriale në Uzinat Ushtarake**

- Mungesa e një pjese të infrastrukturës për menaxhimin e integruar të mbetjeve urbane duke përmendur këtu një pjesë e kontenierëve, koshave dhe mjetet speciale të transportit.

- Mungesa në shkallë kombëtare e landfilleve për mbetjet e rrezikshme dhe për mbetjet inerte, si dhe mungesa e landfilleve/inceneratorëve për mbetjet urbane në disa bashki ku janë të vendosura strukturat e Ministrisë së Mbrojtjes.

- Pastrimi i territoreve të Uzinave Ushtarake në Mjekës, Gramsh dhe Poliçan, të klasifikuara "hot spote", në të cilat gjatë viteve të kaluara është grumbulluar një sasi e konsiderueshme mbetjesh industriale nga kryerja e proçesit të demontimit të municioneve të vjetra.







# KAPITULLI IV

## TOKA

Parandalimi dhe kufizimi i erozionit është i lidhur direkt me përmirësimin e kushteve të mjedisit dhe ndikon drejtpërdrejtë në cilësinë e jetesës.

*Kombi që shkatërron tokën e tij, shkatërron vetveten.*
Franklin Roosvelt

**Tematikat**

- Monitorimi dhe vlerësimi i erozionit në tokat pyjore në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosë(UBT)
- Mbulesa Tokësore (AKM)
- Përcaktimi i rreziqeve të kontaminimit të tokave për shkak të shfrytëzimit të burimeve termale në Shqipëri(SHGJSH)

Burimi i të dhënave

- Universiteti Bujqësor i Tiranës (UBT)
- Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM)
- Shërbimi Gjeologjik Shqiptar (SHGJSH)

**Rëndësia**

Toka është përzierje komplekse mineralesh, uji, ajri, lëndësh organike dhe organizmash të panumërta të gjalla. Kjo përzierje formohet në siperfaqen e tokës dhe është e aftë të mbështesë jetën e bimëve.
Erozioni i tokës është një fenomen i kudondodhur. Është e nevojshme që të merret parasysh mënyra e përdorimt të tokës dhe aktivitetet njerëzore pasi ato ndikojnë në degradimin e tokës nga erozioni. Humbja e tokës përbën një kërcënim serioz për biodiversitetin, cilësinë e ujit, kapacitetin ujëmbajtës të rezervuareve dhe prodhimin e ushqimit.
Përdorimi i tokës ka ndikime të mëdha në cilësinë e ujit sipërfaqësor dhe largimin e lëndëve ushqyese nga toka përmes rrjedhës sipërfaqësore. Ndryshimet në praktikat e përdorimit dhe të menaxhimit të tokës, janë konsideruar si faktorët kryesorë që ndikojnë në ndryshimin e sistemit hidrologjik, të cilat çojnë në ndryshimin e rrjedhës sipërfaqësore dhe cilësinë e ujit.
Studimet mjedisore gjeokimike tashmë përbejnë një domosdoshmëri në këtë stad zhvillimi në vendin tonë. Aplikimi i këtyre studimeve në zona të veçanta bën të mundur përcaktimin e burimit ndotës, duke dhënë rekomandimet e duhura për rehabilitimin në kohë të këtyre zonave. Studimi mjedisor gjeokimik ndihmon në përcaktimin e rreziqeve të kontaminim të tokave për shkak të shfrytëzimit të këtyre burime.

**Ndikimi në shëndet dhe mjedis**

Presionet shpesh janë praktika të paqëndrueshme të përdorimit të tokës si: mbikullotja, shfrytëzimi i materialit drusor, dhe praktikat e tjera intensive të përdorimit të tokës. Erozioni i tokës shkakton pasoja si në zonën ku ai zhvillohet dhe po ashtu edhe në zonat ku depozitohen materialet e gërryera. Erozioni i tokës i lidhur me kultivimin, ndikon në jetesën e fermerëve, duke penguar zhvillimin ekonomik të pellgjeve ujëmbledhëse malore. Për shkak të rënies së vazhdueshme të cilësisë së tokës nga erozioni, fermerët në zonat malore kanë tendencë për të kthyer tokën e kultivuar në kullota, ose ngastra të mbjella bimëve foragjere shumëvjeçare apo me drufrutorë.
Zgjerimi i kultivimit të bimëve foragjere shumëvjeçare në këto zona ndihmon zhvillimin e qëndrueshëm nëpërmjet integrimit të bimëve bujqësore dhe blegtorisë në sistemet bujqësore malore. Erozioni ndikon jo vetëm drejtpërsëdrejti nëpërmjet humbjes së materialit tokësor bashkë me elementët ushqyes, por edhe në mënyrë të tërthortë mbi të gjithë organizmat që jetojnë në zonat e prekura. Për këtë arsye duhet vlerësuar kjo dukuri për të marrë masat e duhura për mbrojtjen e tokës.

**Vlerësimi**

- Përshkrimi i treguesit

Erozioni është një fenomen që rrezikon tokën ose burimin më të rëndësishëm mjedisor. Ai është një fenomen natyror që ka të bëjë me gërryerjen, ç'vendosjen dhe transportin e lëndëve të ngurta ose materialit tokësor kryesisht nën forcën e veprimit të ujit, të akullit ose të erës. Erozioni vepron në kundërshti me ekuilibrin natyror të ekosistemeve.
"Mbulesa tokësore" zakonisht i referohet sipërfaqes së planetit që nuk mbulohet nga dete, liqene ose lumenj. Toka mund të mbulohet nga lloje të ndryshme të bimësisë, kullota natyrore ose e menaxhuar, toka bimore dhe ligatinat si dhe sipërfaqe artificiale (p.sh. rrugë dhe ndërtesa).
Sasia e lëndëve ushqyese të larguara nga erozioni (lënda organike, N-, P-, K-total).
Treguesit kimiko-fizike të tokave pyjore (pH, lënda organike, N-total, P- asimilueshem, K-këmbyeshëm, kapaciteti i këmbimit kationik.

Metalet e rënda si faktor kryesor të ndotjes së tokës





## GJENDJA

### 1.Monitorimi dhe vlerësimi i erozionit në tokat pyjore në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosë



Lumi Vjosa buron nga malet e Pindit në lindje të Janinës, në veriperëndim të Greqisë, duke marrë me vete dhe shumë degëzime rrjedhjesh ujore derisa derdhet në Detin Adriatik në Shqipëri.
Ai ka një gjatësi prej 272 km, prej të cilave 80 km në territorin e Greqisë, kurse 192 km brenda territorit të Shqipërisë.
Pellgu ujëmbledhës i lumit Vjosa ka një sipërfaqe prej 4536.4 km² brenda kufijve të Shqipërisë. Prurja mesatare e ujrave në grykëderdhje është rreth 204 m³/s. Disa nga përrenjtë kryesorë përgjatë rrjedhës së lumit Vjosa janë:

Përroi i Radovës, Bënjës, Langaricës, Pagrisë, Shtikës, Sukës dhe Mezhgoranit, Përroi Peshtanit, Bënçës, Luftinjës dhe Selenicës. Në afërsi të Tepelenës, lumi Vjosa merr edhe ujërat që rrjedhin në shtratin e lumi Drin. Bimësia në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa përfshin një larmi të madhe bimësh.

Në pjesën e mesme të lumit Vjosa bimësia dominohet nga pyjet e dushqeve (Qurecus sp.) si: qarri (Q. cerris), shpardhi (Q. frainetto), ilqja (Q. ilex), prralli (Q. coccifera). Po kështu gjenden tipe të ndryshme vegjetacioni duke filluar nga ai barishtor deri në pyjet e lartë.

Në të takohen specie si: bredhi Maqedonisë (Abies borisii-regis), panja e malit (Acer pseudoplatanus), si mëllagjeri (Arbutus andrachne), shkoza (Carpinus orientalis), dëllinja e kuqe (Juniperus oxycedrus)



Erozioni përbën një nga rreziqet kryesore për shkatërrimin e habitateve natyrorë ku rriten këto bimë si dhe për prishjen e cilësisë së ujërave të lumit si rezultat i transportimit të materialeve të ngurta. Nisur nga rëndësia dhe roli që vegjetacioni luan në frenimin e dukurisë së erozionit, janë përcaktuar tipet kryesore të mbulesës së tokës dhe shpërndarjen e tyre hapësinore përgjatë pellgut ujëmbledhës të lumit Vjosa sipas sistemit të klasifikimit Corinë. Në vazhdim paraqiten tipet e mbulesës së tokës në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa.





| Tipi i mbulesës | Sipërfaqja (km)² | Përqindja |
|---|---|---|
| Pyje halore | 205.52 | 4.53 |
| Pyje të përzier | 139.51 | 3.08 |
| Sipërfaqe tranzitore nga pyll-shkurre | 852.35 | 18.79 |
| Sipërfaqe shkëmbore e zhveshur | 40.3 | 0.89 |
| Sipërfaqe me vegjetacion të rrallë | 466.64 | 10.29 |
| Sipërfaqe e djegur | 2.89 | 0.06 |
| Pyje fletore | 999.11 | 22.02 |
| Vegjetacion sklerofil | 892.54 | 19.67 |
| Kullota | 137.94 | 3.04 |
| Sipërfaqe me bimësi barishtore | 799.64 | 17.63 |
| TOTAL | 4536.44 | 100.00 |



Në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa u përcaktuan 10 stacione monitorimi, ku u vendosën korniza llamarine të cilat shërbyen për monitorimin e erozionit. Këto stacione u shpërndanë sipas formave të përdorimit të sipëfaqes së tokës përgjatë këtij pellgu ujëmbledhës, si: sipërfaqe pyjore (fletorë dhe halorë); sipërfaqe e zhveshur; kullotë; tokë bujqësore.

Për të vlerësuar erozionin në zonën e monitorimit, miningastrat u përcaktuan bazuar në mbulesën e tokës si: sipërfaqe e zhveshur, tokë bujqësore, kullotë, sipërfaqe e djegur e ripyllëzuar, shkurre mesdhetare, pyll me halorë, pyll me fletorë gjetherënës dhe vegjetacion i brigjeve lumor.

Vëllimi i rrjedhjes ujore sipërfaqësore dhe sedimenteve të prodhuara nga erozioni u monitoruan dhe vlerësuan duke përdorur miningastra erozioni të vendosura në pjerrësi që luhatet nga 0-49% për të gjitha tipet e mbulesës bimore.





## Përshkrimi i stacioneve të monitorimit në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa

| Nr. | Stacioni i monitorimit | Vendodhja (X:Y) | Lartësia mbi nivelin e detit (m) | Kundrejtimi | Pjerrësia (%) | Tipi i tokës | Shkëmbi amnor | Mbulesa e tokës | Speciet bimore-drusore |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Tre Urat | 40º06'00"N 20º33'34"E | 342 | J | 16 | Kafejta livadhore | Flishe | Kullotë me shkurre | Phillyrea latifolia, Cotinus coggygria, Paliurus spina-christi, Arbutus unedo, Juniperus oxycedrus, Carpinus orientalis, Pyrus amygdaliformis, Crataegus, monogyna, Quercus trojana |
| 2 | Petran | 40º10'28"N 20º27'57"E | 410 | JP | 35 | Hinjta kafe | Flishe | Sipërfaqe e zhveshur | Phillyrea latifolia, Quercus trojana, Cotinus coggygria, Pyrus amygdaliformis |
| 3 | Kanioni i Langaricës | 40º14'11"N 20º25'25"E | 351 | JL | 25 | Kafenjtë | Flishe | Shkurre mesdhetare | Arbutus unedo, Phillyrea latifolia, Cercis siliquastrum, Juniperus oxycedrus, Paliurus spina-christi, Cistus sp. |
| 4 | Kutal 1 | 40º15'14"N 20º19'55"E | 256 | JP | 29 | Hinjta kafe | Flishe | Sipërfaqe e djegur | Arbutus unedo, Cotinus coggygria, Phillyrea latifolia, Paliurus spina-christi, Fraxinus angustifolia, Pinus pinea, Pinus halepensis, Cistus sp. |
| 4 | Kutal 2 | 40º15'19"N 20º19'52"E | 260 | JP | 38 | Hinjta kafe | Flishe | Pyll me halorë | Pinus halepensis, Paliurus spina-christi, Arbutus unedo, Cotinus coggygria, Cistus sp. |
| 5 | Rapckë | 40º15'57"N 20º17'01"E | 230 | VP | 7 | Hinjta kafe | Flishe | Pyll fletorë gjetherënës | Quercus cerris, Quercus frainetto, Cercis siliquastrum, Fraxinus angustifolia, Phillyrea latifolia, Cotinus coggygria, Paliurus spina-christi, Juniperus oxycedrus, Cistus sp. |
| 6 | Gryka e Këlcyrës | 40º17'55"N 20º09'20"E | 204 | J | 34 | Hinjta kafe | Flishe | Pyll halorë (artificial P. halepensis) | Pinus halepensis, Phillyrea latifolia, Paliurus spina-christi |
| 7 | Bënçë | 40º15'15"N 20º00'13"E | 396 | JP | 23 | Kafenjtë | Flishe | Tokë bujqësore | - |
| 8 | Buzë | 40º21'22"N 19º57'22"E | 135 | JP | 49 | Hinjta kafe | Flishe | Pyll halorë (artificial P. halepensis) | Pinus halepensis, Pistacia lentiscus |
| 9 | Agaraj | 40º31'54"N 19º42'53"E | 33 | JP | 2 | Aluvionale | - | Vegjetacion i brigjeve lumore | Platanus orientalis, Populus tremula, Vitex agnus- castus, Tamarix parviflora |
| 10 | Pishë Poro | 40º43'07"N 19º22'44"E | 1 | - | 0 | Ranishte | - | Pyll halorë (artificial P. pinea) | Pinus pinea, Rubus ulmifolia |





- **Humbja potenciale e tokës nëpërmjet ekuacionit RUSLE**

Në monitorimin dhe vlerësimin e erozionit në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa, përcaktimi i prodhimtarisë potenciale të sedimentit u krye bazuar në metodën RUSLE. Kjo metodë është mjaft e njohur dhe është përdorur në kushte të ndryshme klimatike, gjeologjike dhe skenarë të përdorimit të tokës. Ky ekuacion jep një vlerësim të ritmit të erozioni ujor të tokës në ton/ha/vit. Sipas këtij ekuacioni, sasia e humbjes së tokës llogaritet si produkt i faktorëve aktivë (hidrologjikë dhe topografikë) dhe faktorëve reagues (gërryrja, mbulesa e tokës dhe forma e përdorimit të territorit).

**Humbja e tokës e përllogaritur nëpërmjet ekuacionit RUSLE.**

| Nr. | Klasat e përdorimit të tokës | R | K | LS | P | C | Humbja e tokës (RUSLE) ton/ha |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Kullota | 2.14 | 0.32 | 12.50 | 0.473 | 0.2 | 0.8098 |
| 2 | Pyje fletore | 2.14 | 0.36 | 15.81 | 0.686 | 0.03 | 0.2507 |
| 3 | Pyje halore | 2.14 | 0.41 | 16.45 | 0.652 | 0.035 | 0.3294 |
| 4 | Pyje të përzier | 2.14 | 0.38 | 14.25 | 0.569 | 0.03 | 0.1978 |
| 5 | Sip. me bimësi barishtore | 2.14 | 0.50 | 35.50 | 0.717 | 0.1 | 2.7235 |
| 6 | Vegjetacion sklerofil | 2.14 | 0.56 | 37.40 | 0.58 | 0.055 | 1.4248 |
| 7 | Sipërfaqe tranzitore nga pyll-shkurre | 2.14 | 0.76 | 38.90 | 0.62 | 0.055 | 2.1470 |
| 8 | Sipërfaqe me vegjetacion të rrallë | 2.14 | 0.75 | 54.35 | 0.75 | 0.05 | 3.2759 |

Shikojmë se humbjen më të madhe të tokës e kanë sipërfaqet me vegjetacion të rrallë (3.28 ton/ha) dhe sipërfaqet me bimësi barishtore (2.72 ton/ha). Kurse vlerat më të ulta e kanë sipërfaqet pyjore me pyje të përzier (0.2 ton/ha), fletorë (0.25 ton/ha), halorë (0.33 ton/ha) dhe kullotat (0.81 ton/ha).

**Humbja e tokës për tipet e mbulesës së tokës sipas CORINE**

| Nr. | Klasat e përdorimit të tokës (Corine 2018) | Sipërfaqja (ha) | Humbja mesatare e tokës (ton/ha) | Humbja totale (ton) |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Kullota | 137.94 | 0.81 | 111.73 |
| 2 | Pyje fletore | 999.11 | 0.25 | 249.78 |
| 3 | Pyje halore | 205.52 | 0.33 | 67.82 |
| 4 | Pyje të përzier | 139.51 | 0.2 | 27.90 |
| 5 | Sip. me bimësi barishtore | 799.64 | 2.72 | 2175.02 |
| 6 | Vegjetacion sklerofil | 892.54 | 1.42 | 1267.41 |
| 7 | Sipërfaqe tranzitore nga pyll-shkurre | 852.35 | 2.15 | 1832.55 |
| 8 | Sipërfaqe e djegur | 2.89 | | 0.00 |
| 9 | Sipërfaqe shkëmbore | 40.30 | | 0.00 |
| 10 | Sipërfaqe me vegjetacion të rrallë | 466.64 | 3.28 | 1530.58 |
| | Totali | 4536.44 | | 7262.79 |

Bazuar në sipërfaqen sipas klasave të mësipërme të përdorimit të tokës dhe në vlerat mesatare të humbjes së tokës për 1 ha është llogaritur sasia e humbjes së tokës në nivel pellgu ujëmbledhës. Nga llogaritjet rezulton se humbja e tokës është 7262.79 ton/vit për të gjithë sipërfaqen e pellgut ujëmbledhës të lumit Vjosa.





- **Vlerësimi për parametrat fiziko-kimik të tokave**

Bazuar në rezultatet e përftuara nga analizat kimiko-fizike të tokave të stacioneve të monitorimit, vihen re vlera mjaft të luhatshme për çdo analizë të kryer. Vlerat variojnë për lëndën organike nga 1.4 % (tokat aluvionale) në 8 % (tokë bujqësore), kapacitetin e shkëmbimit kationik nga 3.1 cmol/kg (tokat aluvionale) në 21.1 cmol/kg (pyll halorë, Kutal 2), azotin total nga 444.5 mg/kg (ranishtet bregdetare) në 4018.9 mg/kg (tokë bujqësore), fosforin e këmbyeshëm nga 1.5 mg/kg (kullotë) në 396.8 mg/kg (tokë bujqësore), potasin e këmbyeshëm nga 138.7 mg/kg (tokat aluvionale dhe ranishtet bregdetare) në 850.4 mg/kg (sipërfaqe e zhveshur), përmbajtjen e rërës nga 32.7 % (pyll halorë, Gryka e Këlcyrës) në 87.8 % (ranishtet bregdetare), përmbajtjen e argjilës 0 % (ranishtet bregdetare) në 25 % (kullotë) dhe përmbajtjen e lymit nga 12.2 % (ranishtet bregdetare) në 46.3 % (pyll halor, Gryka e Këlcyrës).

Ndërsa përmbajtja e ulët e argjilës dhe e lymit në këto sipërfaqe vjen si pasojë e trasportimit të tyre nga rrjedhja ujore në distanca më të largëta deri në grykëderdhjen e lumit Vjosa në detin Adriatik. Në rastin e sipërfaqeve të zhveshura përmbajtja e lartë e rërës në strukturën e tokës është pasojë e humbjes së shtesës pjellore të këtyre sipërfaqeve dhe shfaqjes së horizonteve me përmbajtje më të ulët të argjilës dhe lymit.

Sasia e ujit dhe e tokës së gërryer nga rrjedhja ujore sipërfaqësore dhe e depozituar në enët pritës varion në mënyrë të konsiderueshme ndërmjet stacioneve të monitorimit duke shfaqur vlerat më të larta në sipërfaqen e zhveshur.

Përsa i përket rezultateve të analizave të sedimenteve mund të thuhet që përmbajtja e lëndës organike dhe azotit total të sedimenteve të grumbulluara në enët pritëse janë dukshëm më të larta se ato të tokave . Për t'u theksuar janë sipërfaqet kullosore dhe ato të djegura ku bimësia e ripërtërirë në mënyrë natyrore kanë pasuruar shtresën sipërfaqësore me lëndë organike dhe sidomos me azot.

Ky rezultat vë në dukje përmbajtjen më të lartë të lëndës organike dhe azotit total në sipërfaqen e tokës se sa në thellësi të saj, duke qënë se sedimentet vijnë nga rrjedhja ujore sipërfaqësore ndërsa mostrat e tokës janë marrë deri në një thellësi 30 cm. Në sipërfaqet e mbuluara nga bimësia, toka pasurohet në mënyrë të vazhdueshme me lëndë organike dhe elementë të tjerë ushqyes nga veprimi i rrëzimit të pjesëve të ndryshme të trupit të bimëve (gjethe, degë, sythe, lule, fryta)

Në tabelat e mëposhtme paraqiten në mënyrë të përmbledhur rezultatet e analizave të tokave.

**Rezultatet e analizave kimike të tokave të miningastrave eksperimentale**

| Nr. | Stacioni i monitorimit | Vendodhja (X:Y) | pH | Lënda organike (%) | Kapaciteti i shkëmbimit kationik (cmol/kg) | Azot total (mg/kg) | Fosfori i këmbyeshëm (mg/kg) | Potasi i këmbyeshëm (mg/kg) | Tekstura e tokës | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | | | | | Rëra (%) | Argjilë (%) | Lym (%) |
| 1 | Tre Urat | 40°06'00"N 20°33'34"E | 7.5 | 3.3 | 13.9 | 1367.1 | 1.5 | 146.1 | 33.3 | 25.0 | 41.7 |
| 2 | Petran | 40°10'28"N 20°27'57"E | 7.7 | 3.1 | 11.9 | 2589.5 | 122.5 | 850.4 | 50.1 | 8.3 | 41.6 |
| 3 | Kanioni i Langaricës | 40°14'11"N 20°25'25"E | 7.8 | 3.9 | 14.0 | 1943.5 | 7.5 | 227.6 | 37.5 | 16.7 | 45.9 |
| 4 | Kutal 1 | 40°15'14"N 20°19'55"E | 8.0 | 1.4 | 16.2 | 806.3 | 3.8 | 184.6 | 41.1 | 21.0 | 37.9 |
| 4 | Kutal 2 | 40°15'19"N 20°19'52"E | 7.8 | 5.0 | 21.1 | 1709.4 | 9.1 | 237.1 | 49.0 | 17.0 | 34.0 |
| 5 | Rapckë | 40°15'57"N 20°17'01"E | 7.0 | 4.6 | 17.4 | 1870.9 | 1.8 | 203.1 | 37.0 | 21.0 | 42.0 |
| 6 | Gryka e Këlcyrës | 40°17'55"N 20°09'20"E | 7.9 | 6.5 | 14.5 | 3139.3 | 2.0 | 417.4 | 32.7 | 21.0 | 46.3 |
| 7 | Bënçë | 40°15'15"N 20°00'13"E | 7.6 | 8.0 | 11.3 | 4018.9 | 396.8 | 705.9 | 32.9 | 21.0 | 46.1 |
| 8 | Buzë | 40°21'22"N 19°57'22"E | 8.1 | 6.4 | 17.8 | 2468.2 | 7.1 | 210.5 | 37.2 | 20.9 | 41.8 |
| 9 | Agaraj | 40°31'54"N 19°42'53"E | 8.2 | 1.4 | 3.1 | 555.2 | 3.2 | 138.7 | 50.9 | 4.1 | 45.0 |
| 10 | Pishë Poro | 40°43'07"N 19°22'44"E | 8.1 | 1.5 | 5.6 | 444.5 | 68.2 | 138.7 | 87.8 | 0.0 | 12.2 |





**Të dhënat e analizave të sedimenteve të miningastrave eksperimentale sipas tipeve mbulimit të tokës dhe vlerësimi i kostos së humbjeve nga erozioni.**

| Nr. | Stacioni i monitorimit | Mbulesa e tokës | Sasia e ujit (litra/m2) | Sasia e tokës së gërryer (cm³/m²) | Sasia e lëndëve ushqyese që largohen nga erozioni | | | | Sasia e tokës së gërryer (m³/ha/vit) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | Lënda organike (%) | N (mg/kg) | P (mg/kg) | K (mg/kg) | |
| 1 | Tre Urat | Kullotë me shkurre | 22 | 101 | 6.84 | 8610.76 | 51.67 | 402.39 | 0.81 |
| 2 | Petran | Sipërfaqe e zhveshur | 50 | 821 | 5.27 | 2691.63 | 56.68 | 701.13 | 6.62 |
| 3 | Kanioni i Langaricës | Shkurre mesdhetare | 9 | 66 | 8.33 | 3096.50 | 57.77 | 157.86 | 0.53 |
| 4 | Kutal 1 | Sipërfaqe e djegur | 19 | 68.5 | 21.52 | 9531.18 | 51.16 | 658.61 | 0.55 |
| 4 | Kutal 2 | Pyll halorë (artificial P. halepensis) | 36 | 78 | 12.70 | 4025.62 | 24.29 | 729.26 | 0.63 |
| 5 | Rapckë | Pyll fletorë gjetherënës | 12 | 39 | 15.61 | 5661.95 | 28.69 | 584.35 | 0.31 |
| 6 | Gryka e Këlcyrës | Pyll halorë (artificial P. halepensis) | 17.4 | 84 | 20.49 | 6352.05 | 20.19 | 829.81 | 0.68 |
| 7 | Bënçë | Tokë bujqësore | 21 | 51.4 | 10.04 | 5838.06 | 46.65 | 482.38 | 0.41 |
| 8 | Buzë | Pyll halorë (artificial P. halepensis) | 5 | 18 | 36.32 | 11733.03 | 53.88 | 739.22 | 0.15 |
| 9 | Agaraj | Vegjetacion i brigjeve lumore | 1 | 11.5 | 2.95 | 1028.42 | 57.78 | 305.17 | 0.09 |
| 10 | Pishë Poro | Pyll halorë (artificial P. pinea) | 2 | 20 | 3.02 | 1117.46 | 61.58 | 132.06 | 0.16 |

Humbja ekonomike që rezulton nga erozioni në tokat pyjore u vlerësua duke u bazuar në koston e zëvendësimit të lëndëve ushqyese të bimëve nga plehrat kimike (Eswaran et al. 2001). Për këtë qëllim u përdorën të dhënat:

1) Mbi sasinë vjetore të tokës së eroduar.
2) Mbi përmbajtjen e lëndëve ushqyese (humus, azot, fosfor, potas) në sedimentet (materiali tokësor që largohet nga erozioni).
3) Mbi çmimet korrente të inputeve bujqësore (plehrave kimike).

Bazuar në sipërfaqet e tokës sipas tipit të mbulesës bimore në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa, humbjet e të tokës për periudhën e monitorimit dhe përmbajtjet e lëndëve ushqyese (N,P,K) në sedimente, u përcaktua humbja ekonomike nga erozioni në USD në shkallë pellgu ujëmbledhës. Nga përllogaritjet rezultoi se humbja ekonomike nga erozioni i tokës në pellgun ujëmbledhës të lumit Vjosa, arrin një vlerë prej **2.153.805 USD** në vit.

### Shkalla e prekjes nga erozioni

Nga vlerësimi në terren i shkallës së prekjes nga erozioni i kryer nëpërmjet miningastrave të erozionit, u mundësua përcaktimi i sipërfaqeve më të ndjeshme ndaj rrjedhjes ujore sipërfaqësore dhe sasia e sedimenteve të transportuara nga kjo rrjedhje. Më konkretisht, sasia më e madhe e rrjedhjes ujore sipërfaqësore dhe e sedimenteve të grumbulluara në enët pritëse vihet re në sipërfaqen e zhveshur, ndërsa ato më të vogla në tokat aluvionale dhe ranore e lidhur me aftësinë e lartë përshkuese që karakterizohen këto toka.





**Sasia e ujit dhe sedimenteve e shprehur në përqindje për secilin stacion monitorimi**




Tekstura e tokës gjithashtu pasqyron vlera shumë të variueshme ndërmjet stacioneve të monitorimit, në varësi të tipit të tokës . Përqindja më e lartë e rërës rezulton në sipërfaqet bregdetare, aluvionale dhe të zhveshura, të cilat kanë edhe përmbajtjen më të ulët të argjilës. Gjithashtu, përmbajtja më e ulët e lymit u vihet re në tokat ranore. Ndërsa sipërfaqet me përmbajtjen më të ulët të rërës rezultojnë tokat bujqësore dhe kullosore.

**Përqindja e elementëve përbërës të teksturës së tokës për secilin stacion monitorimi**











Nga analizat kimiko-fizike të tokave rezultoi që përmbajtja e lëndës organike dhe azotit total të jetë më e madhe në sedimentet e grumbulluara në enët pritëse, krahasuar me materialin tokësor të marrë në secilin stacion monitorimi, pavarësisht tipit të mbulesës së tokës.




Tokat me përmbajtjen më të lartë të lëndës organike dhe azotit total përfaqësohen nga tokat bujqësore Duke qenë se erozioni sipërfaqësor gërryen shtesën e sipërme të tokës, bashkë me materialin tokësor largohen edhe sasi të mëdha të lëndëve ushqyese, të cilat kanë përqëndrim më të lartë në atë shtesë të tokës. Kjo është arsyeja që sasia e lëndëve organike dhe azotit total rezulton më e madhe në sedimentet e larguara nga erozioni krahasuar me analizat e tokave.

## 2. MBULESA TOKËSORE

Agjencia Kombëtare e Mjedisit në bashkëpunim me Agjencinë Europiane të Mjedisit, kanë zhvilluar projektin " Corin Land Cover 2006-2012 për Shqipërinë. Ky projekt u rifreskua në vitin 2018 . Corin Land Cover 2018 është një nga të dhënat e prodhuara brenda kornizës së programit Corine Land Cover që i referohet statusit të përdorimit të tokës të vitit 2018. Corine Land Cover (CLC) është një program evropian, që është koordinuar nga Agjencia Evropiane e Mjedisit (AEM), I cili na jep informacion të qendrueshëm gjeografik mbi mbulesën e tokës dhe ndryshimet e saj në të gjithë Evropën.

Ky projekt për Shqipërinë është realizuar nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit ku produktet janë punuar mbi interpretimin e imazheve satelitore dhe më tej të dhënat janë integruar në hartën e mbulesës së tokës të Evropës pa ndërprerje. Koncepti i Mbulesës së Tokës ndryshon nga ai i Përdorimit të Tokës ku, e para tregon llojet fizike të tokës, ndërsa e dyta paraqet atë për çfarë njerëzit po e përdorin sipërfaqen e tokës. Të dhënat e dokumentuara në formë gjeo-databazë tregojnë më tej se sa një rajon mbulohet nga pyjet, ligatinat, sipërfaqet e papërpunuara, bujqësia dhe llojet e tjera të tokës dhe ujit.





Llojet e ndryshme të mbulimit të tokës mund të menaxhohen ose përdoren krejtësisht ndryshe.
Bazat e të dhenave që rezultohen bazohen në metodologjinë standarde dhe nomenklaturën me parametrat e mëposhtëm bazë: - 44 klasa në nomenklaturën hierarkike Corine me 3 nivele - njësia minimale (MMU) për shtresat e statusit është 25 hektarë - gjerësia minimale e elementeve linearë është 100 metra - Njësia minimale (MMU) për Ndryshimet e Mbulesës së Tokës (CLC) është 5ha.

Duke qënë se programi CLC ofron grupe të rëndësishme të dhënash si i tillë është një mbështetje për shumë aktorë të ndryshëm për hartimin e Programeve të Veprimit për mbrojtjen e ekosistemeve ndikimeve të ndryshimit të klimës, vlerësimi i zhvillimeve në bujqësi, por edhe të territorit në tërësi . Bazuar në metodologjinë standarde duke i rigrupuar të dhënat e 44 klasave më pas në 5 klasa kryesore marrin informacion mbi sipërfaqen që zë secila klasë. Nga të dhenat CLC 2018 shikojmë që:

**Klasa I** –Sipërfaqe të përpunuara urbane,industriale,rekreative zënë një sipërfaqe prej -77228.91ha dhe e shprehur në përqindje rreth 2.68%.

**Klasa II** -Bujqësia me llojet e tjera të kultivimit të Tokës -805636.44ha dhe e shprehur në përqindje rreth 27.98% .

**Klasa III** –Pyjet me shkurre e hapësira pyjore është klasa që dominon dhe zë pjesën më të madhe me një siperfaqe me 1915849.777ha dhe e shprehur në përqindje rreth 66.54%.

**Klasa IV** -Ligatinat me 11619.81 ha zënë sipërfaqen më të vogël të totalit e shprehur në përqindje rreth 0.4%.

**Klasa V** -Trupat ujore zënë 68590.77 ha me 2.3%.

Gjatë përpunimit të të dhenave vërehen ndryshime të vogla ndonjëherë për shkaqe të ndryshme si zjarret në pyje ,aktivitete të ndryshme në zhvillimin artificial etj .
Harta e mbulesës tokësore paraqitet si mëposhtë vijon.








## 3.PËRCAKTIMI I RREZIQEVE TË KONTAMINIMIT TË TOKAVE PËR SHKAK TË SHFRYTËZIMIT TË BURIMEVE TERMALE NË SHQIPËRI




Shqipëria ka shumë burime termale si dhe pus shpime të thellë që dalin ujëra termale.
Këto ujera, duke depërtuar nëpërmjet çarjesh, poresh, kapilarësh, kavernash karstike si dhe nëpërmjet frakturave tektonike në thellësi të ndryshme të zonave hidrodinamikë, pasurohen me elemente të ndryshëm kimike ose me gaze të tretura si rezultat i proçeseve gjeokimike që ndodhin në thellësi. Në të njëjtën kohë, ato fitojnë temperatura të larta për efekt të shkallës gjeotermike. Zonat e monitoruara gjatë periudhës 2018-2020 janë pranë burimeve termale të Llixhave dhe Hidraj në Elbasan; Bënjës (Përmet); Sarandaporos (Leskovik); Peshkopisë; Uji Bardhë (Mamurras); Holtë (Gramsh); Selenicës; Ura Vajgurore; Kapaj (Mallakastër); Karbunarë (Lushnje) dhe disa nga puset e thelle të shpuar për nafte që nxjerrin ujëra termale si Ishmi (Tiranë); Kozani (Elbasan); Galigati (Elbasan); Ardenica (Fier).
Burimet dhe puset termale janë të vendosur në tri zona gjeotermale

**Zona gjeotermale Kruja** është një zonë e madhe që shtrihet me gjatësi 180 km dhe ka një gjerësi 4-5 km. Ajo fillon në bregdetin e Adriatikut, në veri të Kepit të Rodonit, vazhdon me strukturat e Ishmit, të Kozanit në veri të Elbasanit, të Llixhave të Elbasanit, të Holtës, të Bënjës në përroin e Langaricës, të Postenanit në Leskovik dhe të Sarandaporos në afërsi të kufirit shqiptaro-grek. Përtej kufirit kjo zonë vazhdon më në jug me burimet e Kavasilës në zonën e Konicës në Greqi.

**Zona gjeotermale e Ardenicës** ndodhet në Ultësirën Bregdetare të Shqipërisë, në veri të Fierit. Uji rrjedh në puset nga shtresat ranore në thellësi, duke patur në sipërfaqe temperaturë rreth 32 - 38oC, dhe prurje 15 - 18 l/sek. Në puset e Semanit ka ujë me temperaturë deri 80oC, njëri prej të cilit tani ndodhet i zhytur në det. Ujërat minerale dhe termomineralë kanë origjinë të ndryshme.

**Zona gjeotermale Peshkopia** ndodhet në verilindje të Shqipërisë, në zonën hidrogjeologjike të Korabit. Në lindje të qytetit të Peshkopisë, në përroin e Banjës ndodhen disa burime pranë njëri tjetrit. Prurja e burimeve arrin deri 14 - 17 l/sek. Temperatura e ujit arrin deri 43.5oC.
Për të gjykuar mbi ndikimin e aktivitetit të veprimtarisë njerëzore nga shfrytëzimi i këtyre burimeve, llogariten përmbajtjet antropogjene të elementëve mbi vlerat normale. Për këtë përcaktohet që në fillim Sfondi Gjeokimik Natyror (S. Gj. N) në toka që përfaqëson një mjedis të pastër, larg burimit të ndotjes, ku mundësia e depërtimit të ndotjes është e papërfillshme .

- **Vendburimi i ujërave termale Lixhat e Hidrajt, Elbasan**

Për provat e marra për thellësinë deri në 15cm, rezulton se faktori 1 është prodominues. Elementet si Ni, Co, Cu, Pb janë me vlera me të mëdha se 0.70, çka tregon se faktori 1 është me origjinë gjeogjene.








Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm ne kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Ni – Co – Cu – Pb – Zn – Fe – K**
2. **Co – Cu – Pb**
3. **Cu – Pb**
4. **Pb – Zn – Fe – K**
5. **Zn – Mn – Fe – K**
6. **Mn – Fe**
7. **Fe – K**

Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.5 - 1.73 ppm; K 0.6 - 1.9 ppm; Ca 1 – 36 ppm; Mg 0.67 – 3.84 ppm; Fe 1.6 – 6.8 ppm; Mn 218 - 1249 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta. N.q.s këto vlera i krahasojmë me vlerat e sfondit gjeokimik natyror elementet si Na, Ca, Mn rezultojnë me vlera paksa me të larta se ato të S.GJ.N. Nga të dhënat analitike të elementeve Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd. rezulton se: Ni 115 - 449 ppm; Co 20 - 48 ppm; Cr 434 - 2478 ppm; Cu 45 - 105 ppm; Zn 34 - 126 ppm; Pb 0 - 39 ppm; Cd 0 - 4. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, janë me vlera të ulta. Përjashtim bën elementi Pb që është 1.7 herë mbi S.GJ.N.

Në tabelat e mëposhtme jepen parametrat gjeokimikë statistikorë të provave për Sfondit Gjeokimik Natyror dhe të provave në toka për thellësinë deri në 15 cm, për këtë zonë (të llogaritur me programin matematikor Statistika

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Shuma | 4.1 | 6.71 | 12.5 | 6.5 | 21 | 2732 | 1151 | 134 | 3381 | 341 | 393 | 27 | 4 | 152 | 27 | 5.1 | 2.1 |
| Minimumi | 0.6 | 1.43 | 0.7 | 0.8 | 4.59 | 534 | 156 | 20 | 699 | 53 | 70 | 0 | 0 | 23 | 5.3 | 0.1 | 0 |
| Maksimumi | 1.5 | 1.92 | 7 | 2.7 | 6.32 | 803 | 394 | 49 | 1027 | 112 | 129 | 20 | 2 | 51 | 8.2 | 2.2 | 0.9 |
| Mesatarja | 1 | 1.68 | 3.13 | 1.6 | 5.25 | 683 | 288 | 33.5 | 845 | 85 | 98 | 6.6 | 1 | 38 | 6.8 | 1.3 | 0.5 |
| Deviacioni | 0.4 | 0.23 | 2.75 | 0.9 | 0.77 | 111 | 99 | 13.4 | 136 | 25 | 24 | 9.2 | 1.2 | 12 | 1.6 | 1 | 0.4 |

Parametrat statistikorë të sfondit gjeokimik natyror Peshkopi.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 | 28 |
| Shuma | 22.14 | 27.24 | 178 | 50.23 | 99.61 | 23544 | 4571 | 612 | 7492 | 1219 | 3553 | 458 | 17 | 1403 | 220.4 | 28 | 28 |
| Minimumi | 0.36 | 0.56 | 2 | 0.51 | 2.34 | 357 | 56 | 0 | 176 | 27 | 74 | 0 | 0 | 24 | 6.5 | 8.5 | 3.4 |
| Maksimumi | 1.16 | 1.57 | 17.6 | 4.24 | 4.47 | 1434 | 232 | 43 | 441 | 76 | 250 | 68 | 5 | 74 | 8.8 | 0.0 | 0.0 |
| Mesatarja | 0.8 | 1.0 | 6.4 | 1.8 | 3.6 | 840.9 | 163.3 | 21.9 | 267.6 | 43.5 | 126.9 | 16.4 | 0.6 | 50.1 | 7.9 | 0.7 | 0.3 |
| Deviacioni standart | 0.2 | 0.2 | 3.7 | 0.9 | 0.6 | 281.7 | 53.5 | 12.2 | 56.7 | 12.4 | 46.0 | 19.4 | 1.2 | 11.9 | 0.5 | 0.3 | 0.1 |

Parametrat statistikore të provave për thellësinë deri në 15 cm

- **Vendburimi i ujërave termale Uji i Bardhë (Mamurras).**

Bazuar mbi vlerat e faktorëve gjeokimike, rezulton se në faktorin **1** predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët **Pb, Zn**. Kjo tregon se zona e vend burimeve termale të Ujit të Bardhe është me origjinë gjeogjene.




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë, zona e burimeve termale Uji i Bardhe.

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr – Cu – Pb – Zn – Mn**
2. **Ni – Co – Mn – Fe – K**
3. **Co – Mn – Fe – K – Na**
4. **Cu – Pb – Zn – Fe**
5. **Pb – Zn – Fe – Na**
6. **Mn – K**
7. **Fe – K**

Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn, rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.56-1.16 ppm; K 0.59-1.58 ppm; Ca 0.8-8.8 ppm; Mg 0.4-1.9 ppm; Fe 3.9-8.1 ppm; Mn 226-1234 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta. Përjashtim bën Na i cili është me vlere deri 1.8 here mbi S.GJ.N, si dhe Mg arrin në 1.4 herë mbi S.GJ.N.
Sipas të dhënave analitike të këtyre elementeve Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd. rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 97 - 264 ppm; Co 4 - 34 ppm; Cr 345 - 981 ppm; Cu 148 - 130 ppm; Zn 64 - 138 ppm; Pb 0 - 1015 ppm; Cd 0 - 3. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezulton se janë në ultë ose të barabarta me S.GJ.N, vetëm vlerat e elementin Co dhe Pb janë mbi S.GJ.N. Duhet të theksojmë që elementi i Pb është me vlera 4.1 herë me i lartë në krahasim me vlerën mesatare të S.GJ.N. Përmbajtje pak më e larta se Sfondi Gjeokimik Natyror rezulton edhe për elementët Co 1.4 herë mbi sfond.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Shuma | 2.04 | 3.31 | 16.8 | 2.67 | 24.42 | 2219 | 701 | 55 | 2465 | 175 | 461 | 65 | 7 | 175 | 31.8 | 0.4 | 0.2 |
| Minimumi | 0.23 | 0.54 | 1.6 | 0.36 | 4.46 | 259 | 115 | 6 | 449 | 16 | 64 | 0 | 0 | 31 | 7.8 | 0.1 | 0.0 |
| Maksimumi | 0.7 | 1.23 | 8 | 1.02 | 7.97 | 838 | 255 | 20 | 943 | 91 | 160 | 37 | 4 | 72 | 8.1 | 0.2 | 0.1 |
| Mesatarja | 0.5 | 0.8 | 4.2 | 0.7 | 6.1 | 554.8 | 175.3 | 13.8 | 616.3 | 43.8 | 115.3 | 16.3 | 1.8 | 43.8 | 8.0 | 0.1 | 0.0 |
| Deviacioni standart | 0.2 | 0.3 | 2.7 | 0.3 | 1.6 | 236.5 | 62.1 | 6.1 | 229.7 | 33.1 | 47.0 | 19.1 | 1.7 | 19.1 | 0.1 | 0.1 | 0.0 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Uji Bardhë.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 |
| Shuma | 17.11 | 19.18 | 74.4 | 17.88 | 104.2 | 10332 | 3187 | 377 | 11156 | 628 | 1749 | 1259 | 26 | 709 | 147.7 | 3.1 | 1.2 |
| Minimumi | 0.56 | 0.59 | 0.8 | 0.39 | 3.92 | 226 | 97 | 4 | 345 | 18 | 64 | 0 | 0 | 20 | 7 | 0.1 | 0.0 |
| Maksimumi | 1.16 | 1.58 | 8.8 | 1.85 | 8.07 | 1234 | 264 | 34 | 981 | 130 | 138 | 1015 | 3 | 67 | 8.2 | 0.8 | 0.3 |
| Mesatarja | 0.9 | 1.0 | 3.9 | 0.9 | 5.5 | 543.8 | 167.7 | 19.8 | 587.2 | 33.1 | 92.1 | 66.3 | 1.4 | 37.3 | 7.8 | 0.2 | 0.1 |
| Deviacioni | 0.2 | 0.3 | 2.5 | 0.4 | 1.1 | 231.4 | 42.3 | 8.4 | 179.5 | 24.6 | 23.6 | 230.2 | 1.3 | 10.4 | 0.4 | 0.2 | 0.1 |

Parametrat statistikorë të provave të provave të marra për thellësinë deri 15cm, Uji Bardhë.

- **Vendburimi i ujërave termale Holtë (Gramsh)**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi -0.70, elementët, Cu, Ni, Zn, Fe. Kjo tregon se zona e vendburimeve termale në Holtë është me origjinë gjeogjene




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Holtë.





Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr – Pb**
2. **Ni – Co – Cu – Pb – Zn – Mn – Fe – K**
3. **Co – Cu – Zn – Fe**
4. **Cu – Zn – Fe – K**
5. **Zn – Mn – Fe – K**
6. **Fe – K**

Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.91 - 1.37 ppm; K 0.59 - 1.79 ppm; Ca 2.4 - 10 ppm; Mg 1.79 - 3.15 ppm; Fe 2.64 - 4.61 ppm; Mn 585 - 903 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta. Përjashtim bënë Ni dhe Mg të cilët janë me vlerë deri 1.1 herë mbi S.GJ.N. Kurse Ca është 1.8 herë më shumë se sfondi gjeokimik natyror.

Nga të dhënat analitike të metaleve të rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 132 - 482 ppm; Co 0 - 39 ppm; Cr 210 - 1122 ppm; Cu 16 - 39 ppm; Zn 51 - 191 ppm; Pb 0 - 46 ppm; Cd 0 - 3. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë të ulta, vetëm elementi Cr dhe Pb janë me vlera mbi S.GJ.N. Konkretisht elementi i Pb është me vlerë 3.7 herë më i lartë në krahasim me vlerën mesatare të S.GJ.N. Përmbajtje pak më të larta se Sfondi Gjeokimik Natyror rezulton edhe për elementin Cr 1.2 herë mbi S.GJ.N.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Shuma | 3.99 | 5.92 | 16 | 9.39 | 18.36 | 2893 | 1522 | 136 | 1737 | 117 | 345 | 17 | 5 | 219 | 31.7 | 0.32 | 0.13 |
| Minimumi | 0.91 | 1.26 | 2.4 | 1.78 | 3.72 | 597 | 241 | 30 | 384 | 25 | 75 | 0 | 0 | 45 | 7.8 | 0.06 | 0.02 |
| Maksimumi | 1.06 | 1.79 | 6.8 | 3.01 | 5.16 | 847 | 540 | 43 | 481 | 38 | 101 | 8 | 3 | 64 | 8.1 | 0.10 | 0.04 |
| Mesatarja | 1.0 | 1.5 | 4.0 | 2.3 | 4.6 | 723.3 | 380.5 | 34.0 | 434.3 | 29.3 | 86.3 | 4.3 | 1.3 | 54.8 | 7.9 | 0.08 | 0.03 |
| Deviacioni standart | 0.1 | 0.2 | 1.9 | 0.5 | 0.6 | 113.4 | 137.6 | 6.2 | 50.9 | 6.0 | 11.0 | 3.5 | 1.5 | 8.4 | 0.2 | 0.02 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Holtë.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 |
| Shuma | 24.86 | 25.15 | 154.8 | 55.38 | 73.37 | 14388 | 4857 | 410 | 11718 | 608 | 1894 | 343 | 15 | 898 | 176.5 | 4.6 | 1.9 |
| Minimumi | 0.91 | 0.56 | 2.4 | 1.79 | 2.64 | 585 | 132 | 0 | 210 | 16 | 51 | 0 | 0 | 30 | 7.7 | 0.1 | 0.0 |
| Maksimumi | 1.37 | 1.79 | 10 | 3.15 | 4.61 | 903 | 482 | 39 | 1122 | 39 | 191 | 46 | 3 | 59 | 8.3 | 0.7 | 0.3 |
| Mesatarja | 1.1 | 1.1 | 7.0 | 2.5 | 3.3 | 654.0 | 220.8 | 18.6 | 532.6 | 27.6 | 86.1 | 15.6 | 0.7 | 40.8 | 8.0 | 0.2 | 0.1 |
| Deviacioni standart | 0.1 | 0.2 | 1.8 | 0.3 | 0.5 | 72.2 | 70.5 | 12.6 | 188.2 | 6.4 | 32.3 | 13.4 | 0.9 | 6.5 | 0.2 | 0.1 | 0.0 |

Parametrat statistikorë të provave të marra për thellësinë deri në 15cm, Holtë.

- **Vendburimi i ujërave termale Selenicë**

Sipas vlerave të faktorëve gjeokimike në zonën burimeve termale Selenicë, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Ni, Cu, Zn, Mn dhe Fe. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene.








Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Selenicë.

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm në tabelën e mësipërme, vërejmë se nga matrica e korrelimit kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr – Ni – Co – Pb – Zn – Mn**
2. **Ni – Co – Cu – Zn – Mn – Fe – K**
3. **Co – Cu – Pb – Zn – Mn – Fe – K**
4. **Cu – Zn – Mn – Fe – K**
5. **Zn – Mn – F e – K**
6. **Mn – Fe – K**
7. **Fe – K**

Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn. rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.78-1.23 ppm; K 0.39-1.37 ppm; Ca 3.2-16.8 ppm; Mg 0.65-3.88 ppm; Fe 2.25-4.34 ppm; Mn 449-1661 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera pak më të larta për elementët Ca 1.5 herë dhe Mg arrin deri në 2.1 herë më lartë.

Sipas të dhënave për metalet e rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 179 - 449 ppm; Co 0 - 68 ppm; Cr 418 - 6041 ppm; Cu 10 - 34 ppm; Zn 28 - 119 ppm; Pb 0 - 10 ppm; Cd 0. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera më të ulta. Përmbajtje pak më të larta se Sfondi Gjeokimik Natyror rezulton vetëm për elementët Zn 1.2 herë

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Shuma | 3.64 | 2.8 | 24 | 4.58 | 15.73 | 3410 | 1224 | 193 | 4843 | 109 | 244 | 0 | 5 | 107 | 30.4 | 1.2 | 0.5 |
| Minimumi | 0.65 | 0.45 | 2 | 0.61 | 3.08 | 589 | 203 | 18 | 1057 | 23 | 51 | 0 | 0 | 20 | 7.3 | 0.1 | 0.0 |
| Maksimumi | 1.16 | 1.07 | 11.2 | 1.79 | 5.28 | 1043 | 477 | 98 | 1347 | 31 | 84 | 0 | 3 | 35 | 7.8 | 0.4 | 0.2 |
| Mesatarja | 0.9 | 0.7 | 6.0 | 1.1 | 3.9 | 852.5 | 306.0 | 48.3 | 1210.8 | 27.3 | 61.0 | 0.0 | 1.3 | 26.8 | 7.6 | 0.3 | 0.1 |
| Deviacioni | 0.2 | 0.3 | 4.5 | 0.6 | 1.0 | 227.5 | 122.8 | 34.7 | 155.8 | 3.3 | 15.4 | 0.0 | 1.5 | 6.2 | 0.2 | 0.2 | 0.1 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Selenicë.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 | 20 |
| Shuma | 19.66 | 16.65 | 175.6 | 47.33 | 65.19 | 15219 | 5018 | 624 | 21908 | 470 | 1416 | 31 | 0 | 657 | 152.1 | 10.8 | 4.4 |
| Minimumi | 0.78 | 0.39 | 3.2 | 0.65 | 2.25 | 449 | 179 | 0 | 418 | 10 | 28 | 0 | 0 | 20 | 7 | 0.1 | 0.0 |
| Maksimumi | 1.23 | 1.37 | 16.8 | 3.88 | 4.34 | 1661 | 449 | 68 | 6041 | 34 | 119 | 10 | 0 | 50 | 8 | 2.0 | 0.8 |
| Mesatarja | 1.0 | 0.8 | 8.8 | 2.4 | 3.3 | 761.0 | 250.9 | 31.2 | 1095.4 | 23.5 | 70.8 | 1.6 | 0.0 | 32.9 | 7.6 | 0.5 | 0.2 |
| Deviacioni standart | 0.1 | 0.2 | 3.7 | 1.2 | 0.6 | 256.6 | 58.1 | 17.1 | 1211.5 | 6.7 | 24.5 | 2.9 | 0.0 | 8.4 | 0.3 | 0.5 | 0.2 |

Parametrat statistikorë të provave të marra për thellësinë deri në 15cm, Selenicë.

- **Vendburimi i ujërave termale Karbunarë**

Bazuar në vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën burimeve termale Karbunarë, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Ni, Mn, Fe, K dhe Na. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene.




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Karbunarë.

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr – Ni – Co – Mn – Na**
2. **Ni – Co – Cu – Zn – Mn – Fe – K – Na**
3. **Co – Cu – Mn – K – Na**
4. **Cu – Zn – Mn – Fe - K – Na**
5. **Zn – Mn – Fe – K – Na**
6. **Mn – Fe – K – Na**
7. **Fe – K – Na**
8. **K – Na**

Për elementët Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 1 - 1.9 ppm; K 0.89 – 1.3 ppm; Ca 4 – 13.6 ppm; Mg 1 – 1.9 ppm; Fe 1.5 – 3.12 ppm; Mn 275 - 579 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta (në normë).

Për metalet e rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd. rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 83 - 177 ppm; Co 0-35 ppm; Cr 407-777 ppm; Cu 8-28 ppm; Zn 40-131 ppm; Pb 0- 13 ppm; Cd 0-3. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera më të ulta.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Shuma | 6.53 | 4.95 | 29.6 | 6.53 | 12.22 | 2152 | 658 | 61 | 3652 | 94 | 295 | 0 | 4 | 134 | 29.4 | 0.45 | 0.18 |
| Minimumi | 1.36 | 1.15 | 5.6 | 1.36 | 2.31 | 450 | 130 | 0 | 401 | 21 | 55 | 0 | 0 | 28 | 7.1 | 0.07 | 0.03 |
| Maksimumi | 1.8 | 1.32 | 9.6 | 1.8 | 3.74 | 689 | 195 | 26 | 2297 | 26 | 98 | 0 | 2 | 38 | 7.5 | 0.22 | 0.09 |
| Mesatarja | 1.63 | 1.24 | 7.40 | 1.63 | 3.06 | 538.00 | 164.5 | 15.25 | 913.0 | 23.5 | 73.75 | 0 | 1.00 | 33.5 | 7.35 | 0.11 | 0.05 |
| Deviacioni standart | 0.20 | 0.09 | 1.68 | 0.20 | 0.59 | 104.15 | 26.64 | 10.94 | 924.75 | 2.89 | 19.62 | 0 | 1.15 | 4.2 | 0.19 | 0.07 | 0.03 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Karbunarë.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 | 16 |
| Shuma | 22.25 | 17.86 | 129.2 | 22.58 | 35.17 | 7727 | 1978 | 239 | 10181 | 314 | 1125 | 21 | 14 | 439 | 116.7 | 1.327 | 0.716 |
| Minimumi | 1 | 0.89 | 4 | 1 | 1.5 | 275 | 83 | 0 | 407 | 8 | 40 | 0 | 0 | 22 | 7 | 0.031 | 0.012 |
| Maksimumi | 1.9 | 1.3 | 13.6 | 1.9 | 3.12 | 579 | 177 | 35 | 777 | 28 | 131 | 13 | 3 | 35 | 7.9 | 0.367 | 0.21 |
| Mesatarja | 1.39 | 1.12 | 8.08 | 1.41 | 2.20 | 482.94 | 123.63 | 14.94 | 636.31 | 19.63 | 70.31 | 1.31 | 0.88 | 27.44 | 7.29 | 0.08 | 0.04 |
| Deviacioni | 0.31 | 0.12 | 2.68 | 0.29 | 0.49 | 71.67 | 24.97 | 10.66 | 108.31 | 5.16 | 30.48 | 3.70 | 1.09 | 4.19 | 0.26 | 0.08 | 0.05 |

Parametrat statistikorë të provave të marra për thellësinë deri në 15cm, Karbunarë.

- **Vendburimi i ujërave termale Kapaj**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën burimeve termale Kapaj, rezulton se në faktorin 2 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Fe dhe K. Kjo tregon se është me origjinë antropogjene.








Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr – o – Pb – Na**
2. **Ni – Fe**
3. **Co – Pb – Fe – K – Na**
4. **Cu – Zn – Mn – Fe – K**
5. **Pb – Zn – K**
6. **Zn – Mn – Fe – K**
7. **Fe - K – Na**
8. **K - Na**

Sipas të dhënave analitike të elementeve Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.42-1.1 ppm; K 1.07-1.52 ppm; Ca 6-18 ppm; Mg 1.3-2.64 ppm; Fe 2.93-4.41 ppm; Mn 605-973 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta (në normë). Përjashtim bën Ca i cili është me vlerë deri 1.2 herë më i lartë.
Për metalet e rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 94-304 ppm; Co 10-36 ppm; Cr 149-671 ppm; Cu 28-42 ppm; Zn 62-120 ppm; Pb 0-71 ppm; Cd 0-3. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezulton se elementi Cr rezulton me vlerë 1.2 herë mbi S.GJ.N, elementi i Pb ka vlerë të lartë që arrin 49 herë mbi S.Gj.N dhe elementi Cd rezulton me vlerë 2 herë me të lartë se S.GJ.N.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 |
| Shuma | 2.66 | 4.39 | 22.4 | 6.11 | 12 | 2161 | 620 | 63 | 862 | 115 | 286 | 1 | 1 | 151 | 22.1 | 0.21 | 0.084 |
| Minimumi | 0.84 | 1.44 | 4.8 | 1.91 | 3.7 | 635 | 176 | 9 | 240 | 37 | 85 | 0 | 0 | 48 | 7.3 | 0.05 | 0.02 |
| Maksimumi | 0.92 | 1.49 | 8.8 | 2.13 | 4.4 | 884 | 239 | 29 | 347 | 40 | 104 | 1 | 1 | 53 | 7.5 | 0.09 | 0.036 |
| Mesatarja | 0.89 | 1.46 | 7.47 | 2.04 | 4.05 | 720.33 | 206.67 | 21.0 | 287.33 | 38.33 | 95.33 | 0.33 | 0.33 | 50.33 | 7.37 | 0.07 | 0.03 |
| Deviacioni standart | 0.04 | 0.03 | 2.31 | 0.11 | 0.38 | 141.78 | 31.53 | 10.58 | 54.56 | 1.53 | 9.61 | 0.58 | 0.58 | 2.52 | 0.12 | 0.02 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Kapaj

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 | 22 |
| Shuma | 20.07 | 29.06 | 204 | 47.29 | 84.04 | 17391 | 3971 | 434 | 7640 | 807 | 1905 | 363 | 15 | 991 | 165.4 | 1.916 | 0.767 |
| Minimumi | 0.42 | 1.07 | 6 | 1.3 | 2.93 | 605 | 94 | 10 | 149 | 28 | 62 | 0 | 0 | 33 | 7.2 | 0.066 | 0.026 |
| Maksimumi | 1.1 | 1.52 | 18 | 2.64 | 4.41 | 973 | 304 | 36 | 671 | 42 | 120 | 71 | 3 | 56 | 7.8 | 0.127 | 0.051 |
| Mesatarja | 0.91 | 1.32 | 9.27 | 2.15 | 3.82 | 790.50 | 180.50 | 19.73 | 347.27 | 36.68 | 86.59 | 16.50 | 0.68 | 45.05 | 7.52 | 0.09 | 0.03 |
| Deviacioni standart | 0.14 | 0.13 | 2.55 | 0.34 | 0.40 | 91.25 | 60.37 | 7.27 | 120.77 | 3.99 | 17.17 | 24.47 | 0.95 | 6.02 | 0.18 | 0.01 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave të marra për thellësinë deri në 15cm, Kapaj.





- **Vendburimi i ujërave termale Ura Vajgurore**

Bazuar mbi vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën burimeve termale Ura Vajgurore, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Ni, Mn, Fe, K dhe Na. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene.




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Ura Vajgurore

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Ni - Co - Zn - Mn - Fe - K – Na**
2. **Co - Zn - Fe - K – Na**
3. **Cu – K**
4. **Zn - Mn - Fe - K – Na**
5. **Mn - Fe - K – Na**
6. **Fe - K – Na**
7. **K - Na**

Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn, rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.29-1.35 ppm; K 0.32-1.2 ppm; Ca 7.6-28 ppm; Mg 0.63-3.34 ppm; Fe 1.2-3.74 ppm; Mn 345-740 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta. Përjashtim bën Ca 1.3 here mbi S.GJ.N.

Për elementet Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 80 - 352 ppm; Co 15 - 43 ppm; Cr 354 - 1542 ppm; Cu 12 - 38 ppm; Zn 45 - 124 ppm; Pb 0 – 17 ppm; Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezulton se elementi Co rezulton me vlerë 1.6 here mbi S.GJ.N.

| | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 |
| Shuma | 3.16 | 3.09 | 24 | 8.67 | 10.53 | 1915 | 827 | 51 | 1941 | 86 | 224 | 0 | 0 | 85 | 22.9 | 0.32 | 0.13 |
| Minimumi | 1.03 | 0.74 | 7.6 | 2.75 | 2.64 | 558 | 201 | 4 | 403 | 20 | 46 | 0 | 0 | 14 | 7.5 | 0.07 | 0.03 |
| Maksimumi | 1.08 | 1.29 | 8.8 | 3.03 | 4.17 | 717 | 353 | 32 | 1104 | 38 | 120 | 0 | 0 | 43 | 7.8 | 0.127 | 0.05 |
| Mesatarja | 1.05 | 1.03 | 8.00 | 2.89 | 3.51 | 638.33 | 275.67 | 17.00 | 647.00 | 28.67 | 74.67 | 0.0 | 0.0 | 28.33 | 7.63 | 0.11 | 0.04 |
| Deviacioni standart | 0.03 | 0.28 | 0.69 | 0.14 | 0.79 | 79.51 | 76.04 | 14.11 | 396.08 | 9.02 | 39.72 | 0.0 | 0.0 | 14.50 | 0.15 | 0.03 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, Ura Vajgurore.





| | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 | 17 |
| Shuma | 18.87 | 14.21 | 172.6 | 47.52 | 48.16 | 10858 | 4070 | 460 | 11704 | 384 | 1161 | 50 | 0 | 497 | 126.5 | 5.872 | 2.367 |
| Minimumi | 0.29 | 0.32 | 7.6 | 0.63 | 1.2 | 345 | 80 | 15 | 354 | 12 | 45 | 0 | 0 | 11 | 7.3 | 0.04 | 0.016 |
| Maksimumi | 1.35 | 1.2 | 28 | 3.34 | 3.74 | 740 | 352 | 43 | 1542 | 38 | 124 | 17 | 0 | 42 | 7.8 | 1.34 | 0.54 |
| Mesatarja | 1.11 | 0.84 | 10.15 | 2.80 | 2.83 | 638.71 | 239.41 | 27.06 | 688.47 | 22.59 | 68.29 | 2.94 | 0.00 | 29.24 | 7.44 | 0.35 | 0.14 |
| Deviacioni standart | 0.24 | 0.19 | 4.71 | 0.61 | 0.61 | 86.97 | 55.56 | 7.10 | 330.94 | 8.50 | 23.64 | 4.88 | 0.00 | 6.97 | 0.14 | 0.38 | 0.15 |

Parametrat statistikorë të provave të marra për thellësinë deri në 15cm, Ura Vajgurore.

- **Vendburimi i ujërave termale Ishmi**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën e pusit termal Ishmi 1/b, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Ni, Fe, dhe K. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Ishmi 1/b

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr - Co - Mn - Fe - K**
2. **Ni - Co - Cu - Fe - K**
3. **Co - Pb - Mn - Fe – K**
4. **Cu - Fe - K**
5. **Pb -Mn**
6. **Zn - Mn - Na**
7. **Mn - Na**
8. **Fe - K**

Për elementët shkëmb formues Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn. rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 1.16-1.98 ppm; K 1.26-2.21 ppm; Ca 3.2-9.6 ppm; Mg 2.6-3.36 ppm; Fe 3.95-5.35 ppm; Mn 500-662 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta.

Nga të dhënat analitike të metaleve të rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 166 - 260 ppm; Co 9-38 ppm; Cr 178-2045 ppm; Cu 17-101 ppm; Zn 76-140 ppm; Pb 11-58 ppm; Cd 0-7. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezulton se elementet Ni; Co; Cu dhe Pb janë me vlera mbi S.GJ.N. Konkretisht për elementin Ni rezulton të jetë 1.1 herë mbi S.GJ.N, për Co 1.5 herë mbi S.GJ.N, për Cu 1.4 herë mbi S.GJ.N dhe Pb 2.2 herë mbi S.GJ.N.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 |
| Shuma | 6.18 | 4.04 | 15.2 | 7.79 | 12.59 | 1886 | 557 | 49 | 1171 | 98 | 314 | 38 | 0 | 136 | 22.1 | 0.14 | 0.056 |
| Minimumi | 1.92 | 1.2 | 4.8 | 2.47 | 3.76 | 579 | 167 | 11 | 256 | 28 | 74 | 0 | 0 | 42 | 7.2 | 0.04 | 0.016 |
| Maksimumi | 2.29 | 1.63 | 5.6 | 2.74 | 4.95 | 726 | 222 | 24 | 570 | 41 | 150 | 20 | 0 | 51 | 7.5 | 0.055 | 0.022 |
| Mesatarja | 2.06 | 1.35 | 5.07 | 2.60 | 4.20 | 628.67 | 185.67 | 16.33 | 390.33 | 32.67 | 104.67 | 12.67 | 0.00 | 45.33 | 7.37 | 0.05 | 0.02 |
| Deviacioni standart | 0.20 | 0.25 | 0.46 | 0.14 | 0.66 | 84.30 | 31.47 | 6.81 | 161.83 | 7.23 | 40.07 | 11.02 | 0.00 | 4.93 | 0.15 | 0.01 | 0.00 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, pusi termal Ishmi 1/b.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | S03 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 | 19 |
| Shuma | 28.4 | 30.5 | 106.4 | 58.27 | 89.81 | 11199 | 4026 | 450 | 7118 | 885 | 1861 | 529 | 46 | 986 | 141.6 | 4.024 | 1.623 |
| Minimumi | 1.16 | 1.26 | 3.2 | 2.6 | 3.95 | 500 | 166 | 9 | 178 | 17 | 76 | 11 | 0 | 45 | 7.2 | 0.058 | 0.023 |
| Maksimumi | 1.98 | 2.21 | 9.6 | 3.36 | 5.35 | 662 | 260 | 38 | 2045 | 101 | 140 | 58 | 7 | 65 | 7.8 | 2.09 | 0.84 |
| Mesatarja | 1.49 | 1.60 | 5.60 | 3.07 | 4.73 | 589.42 | 211.89 | 23.68 | 374.63 | 46.58 | 97.95 | 27.84 | 2.42 | 51.89 | 7.45 | 0.21 | 0.09 |
| Deviacioni standart | 0.23 | 0.25 | 1.57 | 0.21 | 0.44 | 40.65 | 27.11 | 6.78 | 409.20 | 26.32 | 18.58 | 12.18 | 2.85 | 4.48 | 0.17 | 0.46 | 0.18 |

Parametrat statistikorë të provave për thellësinë deri në 15cm, pusi termal Ishmi 1/b

- **Vendburimi i ujërave termale Kozan**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën e pusit termal Kozani 8, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Cu, Zn, Mn, Fe, K dhe Na. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene.




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Kozani 8





Bazuar mbi vlerat për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm në kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Ni - Co - Pb - Zn - Mn - Fe - K – Na**
2. **Co - Cu - Pb - Zn - Mn - Fe - K – Na**
3. **Cu - Pb - Zn - Mn - Fe - K- Na**
4. **Pb - Mn - Fe - K – Na**
5. **Zn - Mn - Fe - K – Na**
6. **Mn - Fe - K – Na**
7. **Fe - K- Na**
8. **K - Na**

Për elementët shkëmb formues Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.88-1.22 ppm; K 0.62-1.75 ppm; Ca 1.6-10 ppm; Mg 1.25-2.33 ppm; Fe 2.89-5.31 ppm; Mn 342-690 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta.
Nga të dhënat analitike të metaleve të rënda rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 245-435 ppm; Co 0-24 ppm; Cr 417-882 ppm; Cu 21-43 ppm; Zn 56-120 ppm; Pb 0 ppm; Cd 0-4. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezulton në normë.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 |
| Shuma | 3.26 | 2.94 | 14.8 | 5.51 | 11.43 | 1673 | 863 | 39 | 2447 | 102 | 247 | 0 | 6 | 101 | 21.4 | 0.497 | 0.199 |
| Minimumi | 1 | 0.57 | 2 | 1.26 | 2.96 | 507 | 261 | 2 | 545 | 28 | 63 | 0 | 0 | 24 | 6.6 | 0.079 | 0.032 |
| Maksimumi | 1.14 | 1.56 | 9.2 | 2.29 | 5.25 | 593 | 320 | 28 | 1213 | 44 | 112 | 0 | 4 | 39 | 7.5 | 0.213 | 0.085 |
| Mesatarja | 1.09 | 0.98 | 4.93 | 1.84 | 3.81 | 557.67 | 287.67 | 13.00 | 815.67 | 34.00 | 82.33 | 0.00 | 2.00 | 33.67 | 7.13 | 0.17 | 0.07 |
| Deviacioni standart | 0.08 | 0.52 | 3.78 | 0.53 | 1.25 | 45.00 | 29.91 | 13.45 | 351.55 | 8.72 | 26.08 | 0.00 | 2.00 | 8.39 | 0.47 | 0.08 | 0.03 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, pusi termal Kozani 8

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 15 | 1 |
| Shuma | 15.96 | 16.2 | 92.4 | 28.74 | 62.86 | 7583 | 4842 | 147 | 10042 | 496 | 1353 | 0 | 26 | 554 | 110.4 | 2.47 | 1.746 |
| Minimumi | 0.88 | 0.62 | 1.6 | 1.25 | 2.89 | 342 | 245 | 0 | 417 | 21 | 56 | 0 | 0 | 26 | 6.5 | 0.059 | 0.024 |
| Maksimumi | 1.22 | 1.75 | 10 | 2.33 | 5.31 | 690 | 435 | 24 | 882 | 43 | 120 | 0 | 4 | 51 | 7.7 | 0.326 | 0.84 |
| Mesatarja | 1.06 | 1.08 | 6.16 | 1.92 | 4.19 | 505.53 | 322.80 | 9.80 | 669.47 | 33.07 | 90.20 | 0.00 | 1.73 | 36.93 | 7.36 | 0.16 | 0.12 |
| Deviacioni standart | 0.10 | 0.37 | 3.16 | 0.35 | 0.79 | 105.43 | 62.10 | 8.35 | 136.84 | 6.81 | 22.31 | 0.00 | 1.62 | 6.17 | 0.37 | 0.08 | 0.20 |

Parametrat statistikorë të provave marë për thellësinë deri në 15cm, pusi termal Kozani 8.

- **Vendburimi i ujërave termale Ardenica**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën pusi termal Ardenica 3, rezulton se në faktorin 1 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Pb dhe K. Kjo tregon se është me origjinë gjeogjene.








Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Ardenica 3.

Sipas të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm në tabelën e mësipërme, vërejmë se nga matrica e korrelimit kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr - Ni - Zn - Mn - Fe**
2. **Ni - Co - Zn - Mn - Fe**
3. **Co - Zn – Fe**
4. **Cu - Pb - Fe - K**
5. **Pb - K- Na**
6. **Zn - Mn - Fe**
7. **Mn - Fe**
8. **K - Na**

Për elementët shkëmb-formues rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.96-1.29 ppm; K 0.73-1.13 ppm; Ca 2.8-20.4 ppm; Mg 1.07-2.72 ppm; Fe 2.79-4.13 ppm; Mn 501-694 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të ulta.
Nga të dhënat analitike të këtyre elementeve Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd. rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 175 - 369 ppm; Co 13 - 35 ppm; Cr 380 - 1328 ppm; Cu 17 - 29 ppm; Zn 45 - 129 ppm; Pb 0 – 14 ppm; Cd 0 - 0. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, janë në vlera të ulta, përjashtim bënë elementi Co i cili rezulton me vlerë 1.4 herë mbi S.GJ.N.

| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 | 3 |
| Shuma | 3.06 | 2.72 | 30.8 | 7.04 | 9.38 | 1646 | 802 | 44 | 2260 | 66 | 258 | 26 | 0 | 97 | 22.4 | 0.194 | 0.078 |
| Minimumi | 0.82 | 0.73 | 4.8 | 2.2 | 2.72 | 474 | 190 | 13 | 528 | 17 | 60 | 0 | 0 | 29 | 7.4 | 0.05 | 0.02 |
| Maksimumi | 1.34 | 1.04 | 13.6 | 2.6 | 3.67 | 633 | 332 | 17 | 1171 | 28 | 135 | 14 | 0 | 38 | 7.5 | 0.089 | 0.036 |
| Mesatarja | 1.02 | 0.91 | 10.27 | 2.35 | 3.13 | 548.67 | 267.33 | 14.67 | 753.33 | 22.00 | 86.00 | 8.67 | 0.00 | 32.33 | 7.47 | 0.06 | 0.03 |
| Deviacioni standart | 0.28 | 0.16 | 4.77 | 0.22 | 0.49 | 79.94 | 71.84 | 2.08 | 362.09 | 5.57 | 42.46 | 7.57 | 0.00 | 4.93 | 0.06 | 0.02 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, pusi termal Ardenica 3.





| Elementët | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 |
| Shuma | 13.7 | 11.02 | 123.6 | 24.19 | 40.49 | 7049 | 3063 | 239 | 9315 | 273 | 948 | 46 | 0 | 370 | 86.4 | 0.987 | 0.383 |
| Minimumi | 0.96 | 0.73 | 2.8 | 1.07 | 2.79 | 501 | 175 | 13 | 380 | 17 | 45 | 0 | 0 | 27 | 6 | 0.03 | 0.01 |
| Maksimumi | 1.29 | 1.13 | 20.4 | 2.72 | 4.13 | 694 | 369 | 35 | 1328 | 29 | 129 | 14 | 0 | 35 | 8 | 0.202 | 0.081 |
| Mesatarja | 1.14 | 0.92 | 10.30 | 2.02 | 3.37 | 587.42 | 255.25 | 19.92 | 776.25 | 22.75 | 79.00 | 3.83 | 0.0 | 30.83 | 7.20 | 0.08 | 0.03 |
| Deviacioni standart | 0.11 | 0.12 | 6.42 | 0.43 | 0.39 | 71.23 | 55.82 | 5.87 | 349.59 | 3.98 | 28.09 | 5.57 | 0.0 | 2.41 | 0.68 | 0.05 | 0.02 |

Parametrat statistikorë të provave për thellësinë deri në 15cm, pusi termal Ardenica 3.

- **Vendburimi i ujërave termale Galigati**

Nga vlerat e faktorëve gjeokimike në zonën pusit termal Galigati 2, rezulton se në faktorin 2 predominojnë me vlera mbi 0.70, elementët Ni, K, dhe Na. Kjo tregon se është me origjinë antropogjene.




Paraqitja grafike e faktorëve gjeokimikë për thellësinë deri në 15 cm, Galigati 2.

Nga përpunimi i të dhënave analitike të vlerave për provat gjeokimike në toka në thellësinë 10-15 cm kemi këto bashkëshoqërime ndërmjet elementëve:

1. **Cr - Ni - Co - Mn – Na**
2. **Ni - Co - Pb - Zn - Mn - Fe - K – Na**
3. **Co - Cu - Zn - Mn - Fe – K**
4. **Cu - Zn - Mn – Fe**
5. **Pb - Zn - Mn - Fe – K**
6. **Zn – Mn**
7. **Mn – Fe**
8. **Fe – K**
9. **K - Na**

Për elementët shkëmb formues Na, K, Ca, Mg, Fe, Mn rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Na 0.67 - 1.05 ppm; K 0.83 - 1.07 ppm; Ca 0.8 – 8.4 ppm; Mg 0.55 – 1.95 ppm; Fe 3.2 – 4.17 ppm; Mn 392 - 985 ppm. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N, rezultojnë me vlera të larta. Konkretisht për elementin Na rezulton të jetë 1.2 here mbi S.GJ.N, K 1.1 herë mbi S.GJ.N, Fe 1.3 herë mbi S.GJ.N dhe Mn 2.2 herë mbi S.GJ.N.

Nga të dhënat analitike të metaleve të rënda Ni, Co, Cr, Cu, Pb, Zn, Cd rezulton se kanë vlera që luhaten nga: Ni 244 - 456 ppm; Co 0 - 29 ppm; Cr 680 - 1554 ppm; Cu 24 - 70 ppm; Zn 59 - 112 ppm; Pb 0 – 12 ppm; Cd 0 - 1. Përmbajtja mesatare e këtyre elementeve krahasuar me përmbajtjen mesatare të S.GJ.N rezulton me vlera të larta. Elementi Ni rezulton me vlerë 1.1 herë mbi S.GJ.N, elementi Co rezulton me vlerë 1.2 here mbi S.GJ.N, elementi Cr rezulton me vlerë 2 herë mbi S.GJ.N elementi Cu me vlerë 1.6 herë mbi S.GJ.N, elementi Zn 1.3 herë mbi S.Gj.N dhe elementi Pb me vlerë 1.6 herë mbi S.GJ.N.





| Elementet | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zu | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 | 2 |
| Shuma | 1.58 | 1.64 | 24.8 | 156 | 5.91 | 757 | 660 | 20 | 1120 | 56 | 127 | 6 | 1 | 64 | 14.7 | 0.07 | 0.03 |
| Minimumi | 0.69 | 0.77 | 8 | 1.78 | 2.88 | 374 | 300 | 0 | 374 | 28 | 56 | 3 | 0 | 31 | 7.3 | 0.03 | 0.01 |
| Maksimumi | 0.89 | 0.87 | 16.8 | 1.78 | 3.03 | 383 | 360 | 20 | 746 | 28 | 71 | 3 | 1 | 33 | 7.4 | 0.04 | 0.02 |
| Mesatarja | 0.79 | 0.82 | 12.4 | 1.78 | 2.96 | 378.5 | 330 | 10 | 560 | 28 | 63.5 | 3 | 0.5 | 32 | 7.35 | 0.03 | 0.01 |
| Deviacioni standart | 0.14 | 0.07 | 6.22 | 0.00 | 0.11 | 6.36 | 42.43 | 14.14 | 263.04 | 0.00 | 10.61 | 0.00 | 0.71 | 1.41 | 0.07 | 0.01 | 0.00 |

Parametrat statistikorë të provave të sfondit gjeokimik natyror, pusi termal Galigati 2.

| Elementet | Na | K | Ca | Mg | Fe | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Di | Pb | Cd | Li | pH | SO3 | S |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 | 11 |
| Shuma | 10.03 | 9.85 | 28.4 | 13.31 | 41.66 | 9173 | 3939 | 131 | 12299 | 488 | 900 | 53 | 1 | 393 | 78.1 | 0.48 | 0.20 |
| Minimumi | 0.67 | 0.83 | 0.8 | 0.55 | 3.2 | 392 | 244 | 0 | 680 | 24 | 59 | 0 | 0 | 31 | 6.5 | 0.02 | 0.01 |
| Maksimumi | 1.05 | 1.07 | 8.4 | 1.95 | 4.17 | 985 | 456 | 29 | 1554 | 70 | 112 | 12 | 1 | 43 | 7.6 | 0.07 | 0.03 |
| Mesatarja | 0.91 | 0.90 | 2.58 | 1.21 | 3.79 | 833.91 | 358.09 | 11.91 | 1118.1 | 44.36 | 81.82 | 4.82 | 0.09 | 35.73 | 7.10 | 0.04 | 0.02 |
| Deviacioni standart | 0.10 | 0.06 | 2.01 | 0.49 | 0.30 | 165.55 | 67.71 | 8.23 | 233.39 | 15.02 | 16.83 | 5.02 | 0.30 | 4.20 | 0.39 | 0.01 | 0.01 |

Parametrat statistikorë të provave për thellësinë deri në 15cm, pusi termal Galigati 2

- **Përcaktimi i ndikimit gjeogjen dhe antropogjen dhe Vlerësimi i Riskut**

Vlerësimi i ndikimit në mjedis në zonat e burimeve dhe puseve termale, bazohet në interpretimin e anomalive gjeokimike të përmbajtjeve të elementëve kimikë si dhe duke pasur parasysh vlerat e raportit të përmbajtjes mesatare të elementëve me Sfondin Gjeokimik Natyror (S. Gj. N) të tyre si dhe të vlerave të raportit të përmbajtjes së këtyre elementëve për secilën provë, me S.Gj.N. përkatës.

Vlerësimi i Riskut bazohet në krahasimin e vlerave të llogaritura të raportit të përmbajtjeve mesatare të elementëve të analizuar, me normat e lejuara përkatëse si dhe në vlerat e raportit të përmbajtjeve të këtyre elementëve për secilën provë, me normat e lejuara përkatëse, bazuar në listë Holandën, (Hollandliste-2014), duke i përshkruar elementët Cr, Ni, Co, Cu, Pb, Zn në trajtë grafike.

| Elementët | SRC njerëz | SRC eco | SRC integr. |
|---|---|---|---|
| As | 576 | 85 | 85 |
| Ba | 934 | 890 | 890 |
| C | 28 | 13 | 13 |
| Cr total | - | 220 | 220 |
| Cr i tretshëm | 276 | 220 | 220 |
| Cr+6 | 78 | 220 | 78 |
| Co | 43 | 180 | 43 |
| Cu | 86.0 | 96 | 96 |
| Hg | 210 | - | - |
| Hg inorganik | 210 | 36 | 36 |
| Hg organik | - | 4 | - |
| Pb | 622 | 58 | 58 |
| Mo | 131 | 190 | 190 |
| Ni | 147 | 140 | 140 |
| Zn | 461 | 350 | 350 |

Vlerat e normave të përmbajtjeve të elementëve në Toka, sipas Lijzen JPA





**SRCeco – Përmbajtja e riskut serioz për ekosistemin.**
**SRCinteg. – Përmbajtja e riskut serioz e integruar ku përfshihen njerëzit dhe ekosistemi.**

Duke i krahasuar përmbajtjet mesatare të elementeve kimik në toka në thellësinë deri në 15cm për vendburimet dhe puset e ujërave termale me normat e List Holand për SRCeco dhe SRCintegr. rezulton se:

**Vendburimi i ujërave termale Llixhat e Hidraj (Elbasan**




Elementi Ni rezulton me vlerë deri në 2 herë mbi normë për SRCeco. Ndërsa elementi Cr rezulton deri në 4 herë për SRCeco. dhe SRCintegr. duke paraqitur risk për njerëzit dhe ekosistemin. Elementët e tjerë

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Llixhat e Hidraj (Elbasan).

**Vendburimi i ujërave termale Bënjë (Përmet)**




Elementet Cr dhe Ni përbëjnë risk. Elementi Ni ka vlera deri 2.1 herë mbi normë ndërsa Cr ka vlera mbi normë deri në 5 herë për SRCeco dhe SRCintegr. Elementët Cu, Pb, Zn, Co, janë me vlerë nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Bënjë (Përmet).

**Vendburimi ujërave termale Sarandoporo (Leskovik)**




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk duke patur vlerë për Cr deri në 4 herë mbi norma për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi norma deri në 2 herë për SRCeco dhe SRCintegr. Elementët e tjerë edhe në këtë vendburim paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Sarandoporo (Leskovik).





### Vendburimi i ujërave termale Peshkopi




Nga të dhënat e marra në këtë vendburim elementet Cr dhe Ni janë pak më të larta. Elementët Cu, Pb, Zn, Co, janë me vlerë nën normë. Për elementin Ni, rezulton me vlerë 1.2 dhe Cr 1.7 herë mbi normë për SRCeco. dhe SRCintegr. Këto vlera duke qenë disi të ulta nuk përbëjnë risk për njerëzit dhe ekosistemin.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., krahasuar me provat gjeokimike, Peshkopi.

### Vendburimi i ujërave termale Uji Bardhë (Mamurras)




Elementet Ni, Cr dhe Pb janë pak më të larta dhe konkretisht Ni, rezultojnë me vlerë 1.2, Cr 2.7 dhe Pb 1.1 herë mbi normë për SRCeco. dhe SRCintegr

Këto vlera duke qenë disi të ulta nuk përbëjnë risk për njerëzit dhe ekosistemin, përjashtim bën vetëm elementi Cr që është pak i lartë (2.7).

Elementët Cu, Zn, Co, janë me vlerë nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Uji Bardhë

### Vendburimi i ujërave termale Holtë




Cr dhe Ni janë pak më të larta. Elementët Cu, Pb, Zn, Co, janë me vlerë nën normë dhe nuk përbëjnë risk për njerëzit dhe ekosistemin.

Elementet Ni dhe Cr janë në vlera të larta. Elementi Ni deri 1.6 herë dhe Cr deri 2.4 herë mbi normë për SRCeco. dhe SRCintegr duke përbërë risk për njerëzit dhe ekosistemin.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Uji Bardhë





**Vendburimi ujërave termale Selenicë**




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 5 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi norma deri në 1.8 herë për SRCeco dhe SRCintegr.. Elementët e tjerë paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Selenicë.

**Vendburimi i ujërave termale Karbunarë (Lushnje)**




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 5 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi norma deri në 1.8 herë për SRCeco dhe SRCintegr.. Elementët e tjerë paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., krahasuar me provat gjeokimike, Karbunarë

**Vendburimi i ujërave termale Ura Vajgurore**




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 3.1 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr. ndërsa elementi Ni ka vlera mbi normë deri në 1.7 herë për SRCeco dhe SRCintegr..

Elementët e tjerë paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., krahasuar me provat gjeokimike, Ura Vajgurore





### Vendburimi ujërave termale Kapaj (Mallakastër)




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 1.6 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi normë deri në 1.3 herë për SRCeco dhe SRCintegr.. Elementët e tjerë janë me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr, krahasuar me provat gjeokimike, Kapaj.

### Pusi termal Ishmi 1/b (Bilaj)




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 1.7 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr.., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi norma deri në 1.6 herë për SRCeco dhe SRCintegr..

Elementët e tjerë në këtë pus termal paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Ishmi 1/b.

### Pusi termal Kozani 8 (Elbasan)




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 3 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi normë deri në 2.3 herë për SRCeco dhe SRCintegr..

Elementët janë me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., Kozani 8.





### Pusi termal Ardenica 3 (Fier)




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 3.5 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi normë deri në 1.8 herë për SRCeco dhe SRCintegr..

Elementët e tjerë paraqiten me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr, krahasuar me provat gjeokimike, Ardenica 3.

### Pusi termal Galigati 2 (Gramsh)




Elementët Cr dhe Ni përbëjnë risk, duke patur vlerë për Cr deri në 5.1 herë mbi normë për SRCeco dhe SRCintegr.., ndërsa elementi Ni ka vlera mbi normë deri në 2.6 herë për SRCeco dhe SRCintegr..

Elementët e tjerë janë me vlera nën normë.

Normat për SRCeco. dhe SRCintegr., krahasuar me provat gjeokimike, Galigati 2.

## REKOMANDIME

- Rekomandojmë që në të ardhmen, që të arrihet një vlerësim sa më i saktë i ndikimit të rrjedhjeve ujore sipërfaqësore duke u bazuar në tipet e mbulesës së tokës dhe monitorimi të shtrihet në një periudhë më të gjatë ku të përfshihen të gjithë muajt e vitit.
- Monitorimi dhe vlerësimi i erozionit të kryhet gjatë një periudhe kohore 2-3 vjeçare në mënyrë që të merren të dhëna edhe gjatë muajve të dimrit, periudhë në të cilën bien më shumë rreshje dhe bimësia gjetherënëse ka ndikim më të vogël mbrojtës.
- Gjithashtu, rekomandohet rritja e numrit të stacioneve të monitorimit përgjatë degëzimeve të lumit Vjosa në mënyrë që të arrihen rezultate sa më të sakta në nivel pellgu ujëmbledhës. Që të jetë e mundur të krahasohen këto të dhëna, duhet që monitorimi dhe vlerësimi i erozionit të shtrihet edhe në pellgje të tjerë ujëmbledhës të lumenjëve në vendit tonë.
- Në zonat ku niveli i erozionit është i lartë, rekomandohet të ndërhyet me masa të ndryshme për veshjen e këtyre sipërfaqeve me bimësi në mënyrë që të zvogëlohet ndikimi shkatërrues i tokës nga dukuria e erozionit. Këto masa janë më urgjente në ato sipërfaqe ku mbulesa dhe mbrojtja e tokës nga bimësia është e vogël apo mungon, si në rastin e sipërfaqeve të zhveshura apo me bimësi të degraduar.
- Për këtë arsye, mund të synohet që fillimisht këto sipërfaqe të mbulohen me bimësi barishtore të dendur dhe me sistem rrënjor të zhvilluar që të





sigurojë rritjen e qëndrueshmërisë së tokës ndaj dukurisë së erozionit në një periudhë kohore sa më të shkurtër. Më pas mund të bëhen pyllëzime artificiale me drurë dhe shkurre që të sigurohet një mbulesë sa më e mirë e sipërfaqes së tokës.

- Në ato zona ku erozioni është duke u zhvilluar në thellësi, rekomandohen masa hidroteknike për parandalimin dhe kontrollimin e kësaj dukurie nëpërmjet ndërtimit të gardheve vegjetativ, dengjeve me thupra apo punimeve hidroteknike tërthore me materiale të ndryshme (prita me mur guri të thatë, mur guri me llaç-beton, beton të thjeshtë, gabiona, me material drusor, etj.).
- Nevoja e një studimi mbi analizimit e përqendrimit të gazit sulfidrik H2S, i cili del nga burimet termale në atmosferë (Gazi H2S është një kërcënim i heshtur, shpesh i padukshëm ndaj shqisave të trupit. Thithja është rruga kryesore e ekspozimit ndaj këtij gazi, i pangjyrë, i ndezshëm, helmues dhe gërryes). Me toksicitet të ngjashëm me monoksidin e karbonit, i cili parandalon frymëmarrjen qelizore, monitorimi dhe zbulimi i hershëm i H2S mund të nënkuptojë dallimin midis jetës dhe vdekjes.
- Rekomandojmë të bëhen monitorimet e këtyre zonave të ndikuara nga ndotja në periudha kohore të paktën çdo pesë vjet.

- Pushteti Lokal duhet të investojë që këto burime termale përveç efektin kurativ të futen edhe si zona turistike dhe të klasifikohen si zona të mbrojtura natyrore, pasi përbëjnë një pasuri kombëtare për vendin tonë.

- Ndërtimi i qendrave komplekse moderne gjeotermale për të siguruar mbrojtjen dhe ruajtjen e mjedisit.

◆ ◆ ◆





# KAPITULLI V
## AJRI URBAN

Njerëzit kanë nevojë për ajër të pastër dhe për një mirëqënie të shëndetshme.
Cilësia e ajrit vlerësohet si shëndeti dhe siguria e Atmosferës.

### TEMATIKAT
- Monitorimi i cilësisë së ajrit urban (ISHP) , (AKM)
- Cilësia e lëndës djegëse (ISHTI)
- Shkarkimet në ajër (AKM)

### BURIMI I TË DHËNAVE
- Instituti i Shëndetit Publik (ISHP)
- Inspektoriati Shtetëror Teknik Industrial (ISHTI)
- Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM)

### RËNDËSIA
Një prej komponentëve kryesore të mjedisit, që lidhet detyrimisht edhe me shëndetin dhe mirëqënien, është komponenti i ajrit. Qëniet marrin një prej gazrave më të rëndësishëm siç është oksigjeni dhe pa asnjë diskutim ruajtja e këtij komponenti është qenësore edhe për jetesën.
Përcaktimi i impaktit të ndotjes së ajrit në shëndetin publik , është bërë një komponent kritik për kontrollin kryesisht të ndotësve primare.

### NDIKIMI NË SHËNDET DHE MJEDIS
Efektet shëndetësore të ndotjes së ajrit janë serioze. Një e treta e vdekjeve nga goditja në tru, kanceri i mushkërive dhe sëmundjet e zemrës, janë pasoje e ndotjes së ajrit. Ndotja e ajrit është e lidhur ngushtë me ndryshimet klimatike. Nxitësi kryesor i ndryshimit të klimës është djegia e lëndëve djegëse fosile.
Përpjekjet për të zbutur këtë situatë mund të përmirësojnë cilësinë e jetës . Ndotja e ajrit të brendshëm dhe të jashtëm mund të kontribojë për njëri-tjetrin, ndërsa ajri lëviz nga ndërtesat brenda-jashtë, dhe anasjelltas.




Ndotësi që prek njerëzit më shumë janë grimcat me madhësi PM 10 dhe PM 2.5 dhe që shkaktojnë sëmundje të ndryshme tek njerëzit. Prezenca e grimcave PM2.5 në përgjithësi shoqërohet me rritjen e rreziqeve të infarktit të miokardit dhe aritmisë. Treguesit SO2, NO2 ndikojnë në formimin e shiut acid duke shkaktuar dëmtimin e pyjeve dhe ekosistemin e liqeneve dhe lumenjve, si dhe eutrofikimin e tokës dhe ujit.
Ozoni gjithashtu është gaz me efekt serë duke kontribuar në ngrohjen e Atmosferës, si dhe shkakton probleme në shëndetin respirator. Ka shumë burime të ndotjes së ajrit në Shqipëri dhe sektorët kryesorë kontribues janë transporti, industria, bujqësia, përdorimi shtëpiak i produkteve, si dhe përdorimi i lëndëve djegëse për ngrohje. Të gjithë këta sektorë çlirojnë një shumëllojshmëri ndotësish, si: lëndë e ngurtë e grimcuar, gaze, metale të rënda, si dhe substancë organike volatile. Rritja e densitetit të popullsisë po çon gjithnjë e më shumë në rritjen e sektorit industrial , emetimet e të cilit ka çuar në rritjen e përqëndrimit të materialeve të dëmshëm dhe toksikë në ajrin e pastër.

### VLERËSIMI
- **Përshkrimi i treguesit**

PM10 (PM2.5) i referohet grimcave me diametër 10 (2.5) micrometër ose më të vogël, dhe emetohet direk në Atmosferë si grimca primare ose formohet si rezultat i emisioneve të SO2, NOx, NH3 dhe NMVOC.
Oksidet e squfurit (SOx) ,veçanërisht dioksidi i squfurit, një përbërje kimike që prodhohet nga industri të ndryshme dhe nga djegia e lëndëve djegëse si nafta dhe qymyri.
Oksidet e azotit (NOx), veçanërisht dioksidi i azotit, prodhohet nga industria.
Monoksidi i karbonit (CO), është një gaz pa ngjyrë, pa erë, jo irritues, por shumë helmues.Prodhohet nga djegia jo e plotë e gazit natyror, drurit ose qymyrit.
Metalet e rënda toksike Pb , Cd , Zn dhe Cu.
Ozoni O3 gaz me efekt serë.

BTEX.

### GJENDJA
Vlerësimi për cilësinë e ajrit urban është kryer sipas limiteve bazuar në Udhëzuesit e Cilësisë së Ajrit të Organizatës Botërore të Shëndetësisë si dhe Legjislacionit Europian mbi cilësinë e ajrit.
Monitorimi i cilësisë së ajrit urban është realizuar në qytetet Berat, Kukës dhe Gjirokastër për periudhën Qershor- Nëntor, me stacione automatike, bazuar në metodat standarte EN reflektuar dhe në direktivat Bashkimit Europian ( BE) për ajrin urban, për





treguesit PM 2.5 dhe metalet e rënda.

Nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit është realizuar për një periudhë dy-mujore monitorimi i cilësisë së ajrit urban me stacione automatike në qytetet Tiranë, Durrës, Shkodër, Elbasan dhe Korçë për treguesit.: PM10, PM2.5, NO2, SO2 , O3, CO dhe BTEX. Pikat e monitorimit paraqiten në hartën e mëposhtme.



# 1. MONITORIMI I CILËSISË SË AJRIT URBAN NË QYTETET BERAT, KUKËS DHE GJIROKASTËR.

- **Grimcat e ngurta PM 2.5 µm**

Vlerësimi është kryer duke i krahasuar me limitet sipas standarteve të Bashkimit Europian(BE) dhe Organizatës Botërore të Shëndetësisë (OBSH).

| Ndotësi | Mesatarja | Objektivat BE | Përqëndrimi OBSH | Komente |
|---|---|---|---|---|
| PM 2.5 | Orare | - | 25 ug/m3 | 3 dite/vit |
| PM 2.5 | Vjetore | Vlera limite 25 ug/m3 | 10 ug/m3 | |

Për matjet e PM 2.5 aparatet Tecora janë vendosur pranë Njësive Vendore të Kujdesit Shëndetësor të qyteteve të sipërmendur për vitin 2020.




Vlera mesatare në qytetin e Beratit është mbi normën e lejuar nga BE (25ug/m3).
Qytetet e tjera nuk e tejkalojnë normën e BE
Ndërsa standardin e OBSH-së (10 ug/m3) e tejkalojnë të tre qytetet e monitoruar.

Vlerat mesatare të PM 2.5 sipas muajve për vitin 2020 jepen në tabelën e mëposhtme.

| Qytetet | Qershor | Korrik | Gusht | Shtator | Tetor | Nëntor | Vlera mesatare 6 mujore |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Berat | 24,93 | 27,50 | 22,28 | 31,76 | 25,20 | 24,71 | 26,06 |
| Kukës | 15,4 | 15,27 | 23,26 | 26,47 | 30,89 | 27,21 | 23,08 |
| Gjirokastër | 19,7 | 20,14 | 16,17 | 22,36 | 18,16 | 20,33 | 19,48 |








Në muajin Qershor, Berati rezulton me vlerën më të lartë të PM 2.5, shumë afër normës së BE. (24,93 ug/m3). Vlerën më të ulët e ka qyteti i Kukësit (15,4 ug/m3)

Gjatë muajit Gusht, të tre qytetet e monitoruar janë nën normën e BE, si rezultat i reduktimit të trafikut në këtë periudhë. Gjatë muajit Shtator, qyteti i Beratit (31,26 ug/m3) dhe Kukësit 26,47 ug/m3) rezultojnë me vlera mbi normë. Muaji Tetor rezulton mbi vlerën normë për Beratin dhe Kukësin, ndërsa gjatë muajit Nëntor e tejkalon normën e BE vetëm qyteti i Kukësit, si rezultat i ndërtimeve që po kryhen afër zonës së monitoruar.

- **Vlerat maksimale gjatë ditëve të monitoruara dhe krahasimi me normën e BE**




Vlerat maksimale për Qershor-Nëntor 2020 në qytetin e Beratit

**Në qytetin e Beratit, gjatë muajve Shtator, Tetor, Nëntor, ka më shumë ditë të monitoruara me vlera maksimale që tejkalojnë normën e BE.**




Vlerat maksimale për Qershor-Nëntor 2020 ne qytetin e Kukësit

**Qyteti i Kukësit, ka vlera maksimale pothuajse gjatë të gjitha ditëve të monitoruara për muajt Tetor dhe Nëntor 2020 , si rezultat i ndërtimeve që po bëhen afër asaj zone.**








Vlerat maksimale për Qershor-Nëntor 2020 në qytetin e Gjirokastrës

**Në muajin Shtator 2020, vërehet vlera më e lartë e PM 2.5 (40,44 ug/m3) për qytetin e Gjirokastrës. Ndërsa Tetori dhe Nëntori nuk ka vlera mbi normën e BE në këtë qytet, në asnjë nga ditët e monitoruara.**

- **Përqëndrimi i Pb, Cd, Cu, Zn ( ug/m3) të fraksionit të pluhurit në Berat, Kukës dhe Gjirokastër për periudhën Qershor-Nëntor 2020**

| Berat | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **Muaji** | **Pb** | **Cd** | **Cu** | **Zn** |
| Qershor | 0,019 | <0.00003 | 0,0185 | 0,025 |
| Korrik | 0,075 | <0.00003 | 0,0445 | 0,0205 |
| Gusht | 0,065 | <0.00003 | 0,025 | 0,0475 |
| Shtator | 0,057 | <0.00003 | 0,0595 | 0,0335 |
| Tetor | 0,087 | <0.00003 | 0,053 | 0,033 |
| Nëntor | 0,103 | <0.00003 | 0,065 | 0,054 |
| **Standard BE** | **0.5 µg/m3** | **5 ng/m3** | | |



| Kukës | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **Muaji** | **Pb** | **Cd** | **Cu** | **Zn** |
| Qershor | 0,0115 | <0.00003 | 0,014 | 0,035 |
| Korrik | 0,021 | <0.00003 | <0.00018 | <0.00005 |
| Gusht | 0,03 | <0.00003 | 0,029 | 0,0275 |
| Shtator | 0,0425 | <0.00003 | 0,019 | 0,0475 |
| Tetor | 0,04 | <0.00003 | 0,0395 | 0,039 |
| Nëntor | 0,043 | <0.00003 | 0,04 | 0,031 |
| **Standard BE** | **0.5 µg/m3** | **5 ng/m3** | | |







Vlerat e metaleve të rënda paraqiten nën nivelet e normës së BE. Vlerat e kadmiumit janë nën vlerën e detektimit të metodës 0.00003 ug/m3

## 2. MONITORIMI I CILËSISË SË AJRIT URBAN NË TIRANË, DURRËS, SHKODËR, ELBASAN DHE KORÇË.

Vlerësimi i cilësisë së ajrit urban kryhet bazuar mbi normat e BE për të dhëna orare dhe vjetore.

| Normat e BE | PM10 µg/m³ | PM2.5 µg/m³ | S02 µg/m³ | 03 µg/m³ | CO mg/m³ | NO2 µg/m³ | Benzeni µg/m³ |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 orëshe | | 350 | | 200 | | | |
| 8 orëshe | | | 120 | 10 | | | |
| 24 orëshe | 50 | | 125 | | | | |
| Vjetor | 40 | 25 | | | | 40 | 5 |

Monitorimi është kryer për periudhën 15.09.2020-31.12.2020 me stacione automatike, në qytetet kryesore të vendit tonë si: Tiranë, Durrës, Shkodër, Elbasan dhe Korçë. Janë monitoruar treguesit kryesorë të cilësisë së ajrit urban si.: PM10, PM2.5, NO2, SO2 , O3, CO dhe BTEX,

**Stacionet e monitorimit**

| Nr | Stacionet | Vendndodhja | Treguesit | Kordinatat |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Tiranë | Sauk,Tiranë | SO2 , NO2 , 03, CO, BTEX | 41°19'49.94"N 19° 48'42.55"E |
| 2 | Durrës | Oborri i shkollës "Jusuf Puka" | PM10/PM2.5, SO2 , NO2 , 03, CO, BTEX | 41°18'50.26"N 19° 26'57.44"E |
| 3 | Shkodër | Oborri i Qëndrës Shëndetësore e Reabilitimit të problemeve mendore | NO2 , CO | 42°04'25.13"N 19°31'24.62"E |
| 4 | Elbasant | Përpara godinës së qarkut Elbasan | PM10, SO2 , NO2 , 03 | 41°06'39.53"N 20°04'53.96"E |
| 5 | Korçë | Oborri i shkollës "Raqi Qirinxhi". | 03, CO, BTEX | 40°37'33.39"N 20° 46'48.76"E |

- **Vlerësimi i situatës nga pluhurat (PM10 dhe PM2.5)**

Grimcat e pluhurit (PM) janë një përzierje e aerosoleve ( të ngurta ose të lëngëta ) që përfshin një diapazon të gjerë në madhësi dhe kompozime kimike .




Bazuar në të dhënat e monitoruara, shihet se nuk kemi tejkalim të vlerës mesatare dhe numrit të ditëve të lejuara për periudhën 15.09.2020-31.12.2020.








Kemi tejkalim të normës ditore të BE në të dy stacionet.
Burimi kryesor i ndotjes nga PM10 në stacionin e Elbasanit dhe Durrësit, është trafiku. Arsyeja e kësaj ndotjeje është se stacionet janë instaluar anës rrugëve me trafik të rënduar.

- **Vlerësimi i situatës nga NO2( Dioksid Azoti )**

NOx është një ndotës që emetohet në Atmosferë si rezultat i djegies së lëndës djegëse në proceset industrial dhe sektori i transportit rrugor. NOx është një grup gazesh i përbërë nga NO( Monoksidi i Azotit ) dhe NO2 ( Dioksidi i Azotit ). NO përbën pjesën më të madhe të emisioneve të NOx dhe ndihmon në formimin e ozonit dhe grimcave të pluhurit.




Bazuar në të dhënat e monitoruara, rezulton se nuk kemi tejkalim të vlerës limite vjetore në asnjë nga stacionet e monitoruara.

**Situata nga SO2( Dioksid Squfuri)**

SO2 është formuar nga oksidimi i squfurit, dhe kryesisht nga djegija e lëndës djegëse me përmbajtje squfuri. Sektori i prodhimit të energjisë elektrike është burimi kryesor i SO2. Gjithashtu mund të ndihmojë në formimin e grimcave dytësore sulfate dhe formimin e shiut acid.

SO2 është një ndotës që shkakton probleme serioze në shëndetin e popullatës si: përkeqësimin e astmës, redukton funksionin e mushkërive, iriton aparatin respiratorar. Kjo mund të shkaktojë dhimbje koke, shqetësim dhe ankth.




Rezulton se në asnjë stacion nuk kemi tejkalim të vlerës limite ditore dhe as vlerës limite orare të BE.





- **Vlerësimi i situatës nga ozoni (O3)**

Ozoni i nivelit të ulët të Troposferës nuk emetohet direkt në Atmosferë , ai formohet si rezultat e zinxhirit të reaksioneve kimike me gazet pararendëse të emetuara në Atmosferë si NOx, , CO , NMVOCs dhe CH4.në prani dhe të rrezatimit diellor.

Niveli i lartë i ozonit mund të shkaktojë problem të shëndetit respirator duke zvogëluar funksionimin e mushkërive, përkeqësimin e astmës dhe sëmundje të tjera të mushkërive deri ne vdekje të parakohshme.




Kemi tejkalim në muajin Tetor, ku vlera e monitoruar është 136.69 µg/m³ nga 25 që është numri i lejuar i ditëve mesatare të marrë mbi 3 vjet.














Në qytetet Elbasan, Korçë dhe Tiranë nuk kemi tejkalim të vlerave limite 8 orare.

- **CO (monoksidi i karbonit)**

Monoksidi i Karbonit(CO) emetohet në Atmosferë për shkak të djegjes jo të plotë të lëndës djegëse. Burimet kryesor të shkarkimit të CO në ajer janë: transporti rrugor, bisnesi, shtëpitë dhe industria.

Monoksidi i karbonit (CO) është një ndotës që në nivele të larta mund të shkaktojë probleme në zemër dhe të dëmtojë sistemin nervor. Po ashtu mund të shkaktojë dhimbje kokë, marrje-mëndsh dhe lodhje.

















Vlerat 8 orare më të larta janë monitoruar në stacionin e Korçës në muajin Dhjetor 2020.
Vlera më e lartë 8 orare është 12.13 mg/m³ në datën 15.12.2020 , nga 10 µg/m³ që është norma 8 orare e BE. Në stacionet e tjera nivelet e CO janë më të ulëta se vlera limite 8 orare e BE .

## BENZENI

NMVOCs ( Komponimet volatile organike pa metan) prodhojnë oksidant fotokimik në reaksion me NOx. në prezencë të rrezatimit diellor. Komponimet organike antropogjene emetohen nga burime të ndryshme përfshi përdorimin e bojrave , transporti rrugor dhe përdorimi i solventeve të ndryshme. NMVOCs përfshijnë kimikate të ndryshme si benzene ($C_6H_6$)dhe 1,3 butadiene rrezikojnë direkt shëndetin e njeriut, gjithashtu janë dhe pararendës të ozonit të nivelit të ulët të Atmosferës.




Vërejmë se nuk kemi tejkalim në asnjë nga stacionet e monitoruar te vlerës limite vjetore të BE.

Nivelet më të larta të benzenit, janë monitoruar në stacionin e Korçës sidomos në periudhën Nëntor-Dhjetor.





## 3. CILËSIA E LËNDËVE DJEGËSE PËR VITIN 2020

Një nga faktorët kryesor që ndikon në cilësinë e ajrit urban është dhe cilësia e lëndës djegëse që përdoret për mjetet e transportit apo për qëllime të tjera. Për këtë arsye duhet të kryhen kontrolle të cilësisë së tyre për përmbushjen e standarteve .

Kontrolli për respektimin e standardeve shtetërore për cilësinë e naftës dhe të nënprodukteve të saj, realizohet në zbatim të pikës 2 të nenit 23 të ligjit nr.8450, datë 24.04.1999 "Për përpunimin, transportimin dhe tregtimin e naftës, gazit dhe nënprodukteve të tyre", të ndryshuar, VKM nr.147, datë 21.03.2007 "Për cilësinë e lëndëve djegëse, benzen dhe diezel", VKM nr.429, datë 26.16.2019 "Për cilësinë e disa lëndëve të djegshme, të lëngëta, për përdorim termik, civil dhe industrial, si dhe përdorim në mjetet e transportit ujor (detar, lumor dhe liqenor)". Urdhërit të ministrit nr.6, datë 09.01.2015 "Për kontrollin e standarteve teknike të naftës dhe nënprodukteve të saj, procedurat dhe tarifat përkatëse" dhe udhëzimit nr.3492, datë 30.04.2015 "Për koordinimin ndër-institucional të procedurave standarte të kontrollit cilësor dhe fiskal të naftës bruto dhe nënproduktet e saj në Republikën e Shqipërisë."

Kontrolli i rregullt i cilësisë së produkteve të naftës, përfshin përcaktimin e vetive fizike dhe kimike të nënprodukteve të naftës sipas kërkesave të standarteve shtetërore ekzistuese, parandalimin e falsifikimit të cilësisë gjatë transportimit, ruajtjes dhe tregtimit, përdorimit dhe justifikimin e markave të përdorura të produkteve që subjektet kanë vendosur në tabelat e shitjes etj.

Inspektoriati Shtetëror Teknik Industrial (ISHTI) kryen marrje mostre për kontroll cilësor në dogana para zhdoganimit të produkteve të naftës të klasifikuara për tregtim sipas kategorive përkatëse.

Shtimi i qëllimshëm i ndotësve që mund të kryhen gjatë shpërndarjes, është i vështirë të identifikohet nëse nuk bëhen analizat laboratorike dhe monitorohen me kujdes.

Në vendin tonë, me përjashtim të rafinerive të naftës që kanë laborator operacional, të gjitha shoqëritë e tregtimit nuk kanë laboratore dhe nuk kontrollojnë cilësinë e nënprodukteve të naftës.

Gjatë këtij viti janë marrë për kontroll cilësor para zhdoganimit gjithsej 17354128 Ton hidrokarbure nga të cilat 1643674 Ton janë nga importi dhe 94454 Ton nga rafineritë e vendit tonë. Për vitin 2020 ka rritje të sasisë së zhdoganimit në sasinë 108428 ton ose 7%.

Në vitin 2020 kanë ushtruar veprimtari, rafineritë e përpunimit të naftës bruto Uzina e Përpunimit të Naftës, Fier dhe subjekti RBH Belinë-sh.a në Elbasan, ndërsa rafineria e Përpunimit të Naftës në Ballsh dhe rafineria e naftës AM-OIL në Lushnje, nuk kanë ushtruar aktivitet, dhe si rrjedhojë ka patur rënie në masën 43%.

Në sasitë e mësipërme përfshihen edhe sasitë që janë bërë ri-eksport nga territori shqiptar. Në terminalin e Porto Romanos janë importuar 1473527 Ton, në (Petrolifera Italiana-Albanese) PIA Vlorë 132387, në Shëngjin 10767 Ton nënprodukte nafte, nga pikat doganore tokësore janë importuar 2752.830 Ton. Nga rafineritë e vendit tonë janë prodhuar 115694 Ton.

Janë inspektuar subjektet e tregtimit me shumicë për kontroll cilësor dhe marrje mostra me tarifë për cdo 4-mujor, në vitin 2020 kanë ushtruar veprimtari 150 subjekte sh.a.

Është ushtruar kontroll çdo 4-muaj në gjithë depozitat e shoqërive të tregtimit me shumicë të naftës, gazit dhe nënprodukteve të tyre. Janë inspektuar subjektet e tregtimit me shumicë dhe stacionet e karburanteve të shitjes me pakicë, për kontroll cilësor për produktet e tregtimit në depozitat dhe stacionet e shitjes së karburanteve.

Stacionet e karburantit janë zgjedhur duke bërë një analizë të indeksit demografik. Gjithsej janë analizuar 21 mostra për vitin 2020.

Janë inspektuar subjektet për palë të tretë ku janë marrë mostra për kontroll cilësor. Gjithsej janë analizuar 18 mostra për vitin 2020.

Për qëllime të kontrollit operacional dhe marrjes së informacionit për cilësinë e nënprodukteve të naftës në çdo vendndodhje, është vënë në punë auto-laboratori mobile i cili ka funksionuar normalisht. Gjatë vitit 2020 janë kryer 66 analiza laboratorike në akset kryesore rrugore, nga të cilat 28 në benzinë dhe 38 gazoil.





- **Cilësia e lëndëve djegëse**

**Benzina**

Sasia e benzinës e cila konsumohet nga mjetet e transportit në vëndin tonë furnizohet nga tregu rajonal dhe kryesisht nga rafineria e naftës në Itali. Janë importuar 79583 Ton dhe janë marrë gjithsej 1897 mostra. Gjatë periudhës së mostrimit benzina rezultoi në përputhje me standartet shtetërore dhe rregulloret mjedisore. Nga analizimi në laborator asnjë mostër nuk rezultoi me numër oktani të ulët dhe përmbajtje oksigjenatesh nën standartet shtetërore. Përmbajtja e oksigjenateve lidhet drejtëpërdrejtë me numrin e oktanit, numri i oktanit lidhet me aftësinë e benzinës për tu djegur pa goditje e normalisht në motor dhe gjenerimin e energjisë gjatë djegies së saj.

**Gazoil**

Sasia e importuar gjatë këtij viti është 1053635 Ton dhe janë marrë gjithsej 2228 mostra. Vlera mesatare e numrit të cetanit gjatë kësaj periudhe ishte 51.8 njësi. Edhe në rastet kur ka patur rënie nën këtë vlerë, indeksi i cetanit ka plotësuar rregulloret mjedisore. Përmbajtja e squfurit për produktin gazoil është në tejkalim të standartit në 2 raste, në vlerën nga 10-37 ppm. Kjo mendojmë se ka ardhur nga gjëndja e produktit të ndotur në tubacione dhe depozita kur ato nuk kanë qënë në funksionim. Pika e flakërimit është në shkelje të standardit shtetëror në një rast, në vleren 39oC nga 55oC që është vlera minimale.

**Lënda djegëse**

Në lëndët djegëse që përdoren në industri dhe mjetet e lundrimit detar, inspektimi dhe testimi kanë patur si objektiv, që lëndët djegëse të jenë në përputhje me standardin S SH UNI 6571/2011 dhe Direktivën e Squfurit të BE 1999/32. Gjatë vitit 2020 janë marrë gjithsej 29 mostra lëndë djegëse për kontroll cilësor. Sasitë e lëndës djegëse të prodhuara në Rafineritë e Fierit dhe Elbasanit, të cilat kanë rezultuar me përmbajtje squfuri më të lartë se 1% janë eksportuar. Gazoil me përmbajtje më të vogël se 0.1% nuk është importuar.

**Gaz i lëngët**

Gjatë vitit 2020 janë importuar 329250 milje ton GLN, për të cilat janë marrë gjithsej 777 mostra.
Miratimi i standardit të gazit të lëngët si rregull teknik i detyrueshëm për zbatim,me VKM nr.429, datë 26.06.2019 disiplinon tregtimin e tij sipas kushteve klimaterike të vendit tonë.
Tensioni i avujve të këtij produkti përcaktohet nga raporti propan/butan.

## 4. SHKARKIMET NË AJËR

Sasia e gazit CO2 të emetuar në ajër nga përdorimi i karburantit fosil gjatë vitit 2020 ishte 5,545 ton ose 566 ton më pak se në vitin 2019. Në masën 97 % këto emetime u shkaktuan nga mjetet e transportit, 2 % nga sistemet që përdorim për ngrohje/ftohje dhe 1 % nga mjetet që përdorim për prodhimin e energjisë elektrike.

- **Inventari Kombëtar – Angazhimet Ndërkombëtare**

Raportimi i të dhënave të emetimit kërkohet nga Organi Ekzekutiv i Konventës për Ndotjen Ndërkufitare të Ajrit me rreze të gjatë (CLRTAP) për të përmbushur detyrimet në lidhje me strategjitë dhe politikat në përputhje me zbatimin e Protokolleve sipas Konventës. Palët duhet të përdorin procedurat e raportimit dhe u kërkohet të paraqesin emetimet vjetore kombëtare të oksideve të azotit (NOx), përbërjeve organike të paqëndrueshme jo-metane (NMVOC), dioksidit të squfurit (SOx), amoniakut (NH3), monoksidit të karbonit (CO), grimcave të pluhurit (PM), metale të ndryshme të rënda (HM) dhe ndotës organikë të qëndrueshëm (POP).





Kombet e Bashkuara, Komisioni Ekonomik për Evropën (UNECE), miratoi Konventën LRTAP në 1979. Konventa LRTAP hyri në fuqi në 1983 dhe është zgjeruar nga tetë protokolle specifike.
Raportimi i të dhënave të emetimit kërkohet në mënyrë që të përmbushen detyrimet në lidhje me kërkesat e përgjithshme të Konventës LRTAP dhe gjithashtu për të qenë në përputhje me kërkesat specifike të raportimit sipas protokolleve sipas Konventës. Protokollet LRTAP me kërkesat e raportimit janë:

- Protokolli i Helsinkit 1985 për zvogëlimin e emetimeve të squfurit ose fluksit ndërkufitar të tyre;
- Protokolli i Sofjes 1988 lidhur me kontrollin e emisioneve të oksideve të azotit ose të tyre flukse ndërkufitare;
- Protokolli i Gjenevës i vitit 1991 mbi kontrollin e emetimeve të përbërjeve organike të paqëndrueshme ose flukset ndërkufitare të tyre;
- Protokolli i Oslos 1994 për zvogëlimin e mëtejshëm të emetimeve të squfurit;
- Protokolli i Aarhusit 1998 për metalet e rënda dhe versioni i tij i ndryshuar në vitin 2012;
- Protokolli i Aarhusit i vitit 1998 mbi ndotësit organikë të qëndrueshëm dhe versioni i tij i ndryshuar në vitin 2009;
- Protokolli i Gothenburgut i vitit 1999 për të ulur acidifikimin, eutrofikimin dhe ozonin në nivelin e tokës, dhe versionin e tij të ndryshuar në vitin 2012.

Për Shqipërinë, statusi i ratifikimit të Konventës LRTAP dhe Protokollet e saj tregohet më poshtë:

**Konventa për ndotjen ndërkufitare të ajrit me rreze të gjatë (LRTAP) (Gjenevë, 1979):**

Shqipëria iu bashkua Konventës për Ndotjen Ndërkufitare të Ajrit me Afat të Gjata në 2005 me Ligjin Nr. 9425, datë 06.10.2005. Në vitin 2009, Shqipëria ratifikoi Protokollin për Kontrollin e Emetimeve të Oksideve të Azotit ose Flukset Ndërkufitare të tyre, dhe Protokollin për Reduktimin e Emetimeve të Squfurit ose flukset e tyre ndërkufitare me të paktën 30 për qind dhe në 2011, ajo aderoi në Protokollin për Financimi afatgjatë i programit bashkëpunues për monitorimin dhe vlerësimin e transmetimit me rreze të gjatë të ndotësve të ajrit në Evropë (EMEP). Shqipëria ratifikoi Protokollin e Gothenburgut më 3.11.2011 (Ligji nr. 10 476/2011) por nuk është akoma palë në Protokoll, pasi nuk ishte në gjendje të propozonte ulje ambicioze të emetimeve përsëri në 2011.
Ligji për Mbrojtjen e Cilësisë së Ajrit të Ambientit përcakton përgjegjësitë e autoriteteve kompetente, përshkruan mënyrën e informimit publik mbi cilësinë e ajrit dhe siguron bazën ligjore për rregullimin e vlerësimit të cilësisë së ajrit dhe zvogëlimin e ndotjes së ajrit nga burime të lëvizshme dhe produkte të caktuara, zhvillimin e ajrit planet e cilësisë dhe pjesëmarrjen e publikut në këto procese, raportimin mbi zbatimin e ligjit dhe shkeljet administrative.
Ligji Nr. 8450, datë 24.02.1999, "Për përpunimin, transportimin dhe tregtimin e naftës, gazit dhe nënprodukteve të tyre", rregullon licencimin e subjekteve të ligjshme që ushtrojnë përpunimin, transportimin dhe tregtimin e naftës bruto, gazit natyror dhe nënprodukteve të tyre.
Transpozimi i acquis në këtë nën-kapitull konsiderohet i avancuar.

**Marrëveshjet institucionale, ligjore dhe procedurale**

Sipas VKM Nr. 162/2020 "Për rregullat për përgatitjen, miratimin, rivlerësimin dhe zbatimin e programeve kombëtare për zvogëlimin e emetimeve në ajër"; Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM) e Shqipërisë është njësia e vetme kombëtare përgjegjëse për:

- Përgatitja e inventarëve vjetorë të emisioneve kombëtare të emisioneve të ndotësve të përmendur në Shtojcën I të këtij Vendimi;
- Përgatitja e raporteve vjetore të inventarit informues;
- Përgatitja e parashikimeve të shkarkimeve duke filluar nga viti 2020;
- Përgatitja e inventarëve kombëtarë të emetimeve hapësinore dhe inventarëve të burimeve të mëdha, duke filluar nga viti 2020;

AKM ka përgjegjësinë e përgjithshme dhe i paraqet raportin e inventarit Konventës për Ndotjen Ndërkufitare të Ajrit me rreze të gjatë (CLRTAP).
Brenda AKM-së, ekspertë nga departamente të ndryshme po kontribuojnë, ekspertë nga Sektorit i Informacionit, GIS dhe Regjistrat Mjedisorë (RSHTN), monitorimi, analiza dhe raportimi, po përpilojnë dhe raportojnë inventarin. Të dhënat e nevojshme për përgatitjen e inventarit sigurohen nga:

- Operatorët industriale,
- Zyra e Statistikave (INSTAT),
- Ministria e Financave dhe Ekonomisë,
- Ministria e Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural,
- Ministria e Infrastrukturës dhe Energjisë,
- Ministria e Shëndetësisë dhe Mbrojtjes Sociale,
- Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore.
- AlbControl

Agjencia Kombëtare e Mjedisit me ndihmën e ekspertëve të Agjencisë Austriake të mjedisit ka arritur të llogarisë Inventarin e Shkarkimeve (emetimeve) në ajër për vitin 2019. Ky inventar është llogaritur me anë të metodologjisë EMEP/MEP 2019, TIER 1.





Identifikimi i kategorive kryesore është përgatitur në përputhje me manualin e inventarit të emetimeve të ndotësve të ajrit EMEP / EEA 2019. Ajo përcakton që një kategori kryesore është ajo që i jepet përparësi brenda Sistemit Kombëtar, sepse vlerësimi i saj ka një ndikim të rëndësishëm në inventarin total të emetimeve të ndotësve të ajrit në një vend në drejtim të nivelit absolut të emetimeve, trendit të emetimeve ose të dyjave.
Kategoritë kryesore sipas ekuacionit të mëposhtëm janë ato që, kur përmblidhen së bashku në rend zbritës të madhësisë, shtojnë deri në 80% të shumës së të gjithë Lx, t ose ndonjë kategori që plotëson pragun e 80% në çdo vit të Vlerësimit të Nivelit (LA) ose në Vlerësimin e Trendit (AT) konsiderohet si një kategori kryesore.
Identifikimi i kategorive kryesore përbëhet përgjithësisht nga disa hapa.

- Identifikimi i kategorive
- Vlerësimi i Nivelit (Qasja 1)
- Vlerësimi i Trendit (Qasja 1)
- Konsiderata cilësore

Po të vëme re nga tabela ndotësit kryesor janë oksidet e squfurit dhe oksidet e azotit. Oksidet e squfurit vijnë kryesisht nga burimet pikësore në industrinë e prodhimit dhe ndërtimit, nga mineralet jo metalike, ndërsa në oksidet e azotit kontribuojnë edhe bujqësia me anë të peshkimit kombëtar si dhe makinave bujqësore, banimi resident si dhe burimet pikësore për prodhimin e produkteve ushqimore dhe pijeve joalkoolike.

| Komponenti | Kategoritë kryesore (Të renditura nga lartë-poshtë në të ulët dhe nga e majta në të djathtë) | | | | | | Shuma Total |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SOx | 1A2f (91.7%) | | | | | | 91.7% |
| NOx | 1A2f (40.9%) | 1A4ciii (13.7%) | 1A4ci (13.7%) | 1A4bi (10.4%) | 1A2e (6.3%) | | 85.0% |
| NH3 | 3B1a (46.0%) | 3B2 (12.5%) | 3B4gi (12.0%) | 3B4d (6.1%) | 3B4gii (5.4%) | | 82.1% |
| NMVOC | 1A4bi (31.2%) | 3B1a (25.7%) | 1A2f (8.4%) | 3B4gi (8.3%) | 3B4d (4.7%) | 3B1b (3.6%) | 81.9% |
| CO | 1A4bi (66.5%) | 1A2f (26.9%) | | | | | 93.5% |
| TSP | 1A4bi (52.8%) | 1A2f (14.6%) | 3B4gi (12.2%) | 3B1a (5.6%) | | | 85.1% |
| PM10 | 1A4bi (63.8%) | 1A2f (17.5%) | | | | | 81.3% |
| PM2.5 | 1A2f (80.0%) | 1A2gviii (10.3%) | | | | | 90.2% |
| Pb | 1A2f (81.3%) | | | | | | 81.3% |
| Hg | 1A2f (81.4%) | | | | | | 81.4% |

| Komponenti | Kategoritë kryesore (Të renditura nga lartë-poshtë në të ulët dhe nga e majta në të djathtë) | | | | | | Shuma Total |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Cd | 1A4bi (59.0%) | 1A2f (14.1%) | 1A4ci (7.7%) | | | | 80.8% |
| DIOX | 1A4bi (65.9%) | 1A2f (28.8%) | | | | | 94.8% |
| PAH | 1A4bi (87.2%) | | | | | | 87.2% |
| HCB | 1A4bi (61.7%) | 1A2f (13.2% | 1A4ai (7.4%) | | | | 82.3% |








NOx – Kategoria kryesore 2019

Sasia totale e NOx e llogaritur në 1990 ka qenë15.03 kton ndërsa në 2019 është reduktuar me 5.36 9 Kton.

Sasia totale e NH3 në vitin 1990 ka qenë 126.18 kton ndërsa në 2019 është reduktuar me 19.65 Kton. Ndotja më e madhe vjen si rezultat i plehut të krijuar nga lopët për qumësht, delet, pulat dhe dhitë.









































Siç vërehet edhe nga grafikët aktiviteti kryesor i cili ndikon në sasinë e emetimeve në ajër në vendin tonë është kryesisht prodhimi dhe përpunimi i mineraleve jo metalike si stacionet rezidenciale, por nuk mund të lemë pa përmendur edhe menaxhimin e plehut nga mbarështimi i kafshëve si lopë për qumësht, dele, dhi, dhe pularitë.





## TENDENCA NË VITE

**Trendi i vlerave të PM 2.5 për qytetet Berat, Kukës, Gjirokastër krahasuar me vitin 2017**




Vlera më e lartë e PM 2.5 rezulton gjatë vitit 2017 (28,55 ug/m3) krahasuar me vitin 2020 (26,06 ug/m3), por në të dy vitet ka tejkalim të standardit të BE. Vlera më e lartë vërehet gjatë muajit Tetor 2017 (36,01 ug/m3).

Për qytetin e Kukësit vlerat më të larta vërehen gjatë muajit Shtator 2017 (31,83 ug/m3) dhe gjatë muajit Tetor 2020 (30,89 ug/m3). Tejkalim të standardit ka në vitin 2017 me vlerë mesatare (28,28 ug/m3)




Për qytetin e Gjirokastrës në të dy vitet e marra në studim, vlera mesatare rezulton nën normën e lejuar përkatësisht: viti 2017 **(23,12 ug/m3)** dhe viti 2020 **(19,48 ug/m3)**. Vlera më e lartë vërehet gjatë muajit Gusht 2017 **(31,97 ug/m3)**.




Vlerat më të larta me tejkalim të vlerës normë, rezultojnë gjatë vitit 2017 në Berat dhe në Kukës. Ndërsa ne vitin 2020 e tejkalon vlerën normë të standardit vetëm qyteti i Beratit (26,06 ug/m3).Pra kemi përmirësim të situatës për të tre qytetet ku vlerat e PM 2.5 në vitin 2020 janë ulur krahasuar me vitin 2017.





## SËMUNDSHMËRIA RESPIRATORE DHE KARDIO-VASKULARE.

Ndotja e ajrit urban ndikon në shëndetin e njerëzve duke shkaktuar sëmundje të ndryshme.
Vlerësimi i sëmundshmërisë respiratore dhe kardiake është realizuar për periudhën 2018-2020 për qytetet Berat, Kukës dhe Gjirokastër, ku është kryer monitorimi i ajrit.
Në grafikët e mëposhtëm paraqiten rezultatet për tre qytetet për incidenca/1000 banorë e sëmundshmërisë respiratore dhe kardio-vaskulare.

### BERAT




Në Berat niveli i sëmundshmërisë respiratore ka ardhur në rritje nga 2018 në 2020
Tendencë në rritje në këtë qytet tregojnë dhe sëmundjet kardio- vaskulare .

### GJIROKASTËR











## KUKËS







Frekuenca e hasjes së sëmundshmërive respiratore dhe kardio vaskulare në Kukës ka ardhur në rritje nga viti 2018 deri në 2020.











Duke krahasuar nivelet të sëmundshmërisë kardio -vaskulare shihet se nivelin më të lartë për të tre Qyteti i Kukësit ka nivelin më të ulët të ndotjes së ajrit, por ai shpreh një incidencë më të lartë te semundjeve respiratore krahasuar me rrethet Berat dhe Gjirokastër, kjo e lidhur me faktorë të tjerë të cilët kanë ndikuar në rritjen e nivelit të kësaj sëmundjeje.

## REKOMANDIME

Masat e nevojshme për menaxhimin dhe reduktimin e ndotjes së ajrit janë:

- Përmirësim të infrastrukturës rrugore, transportit dhe cilësisë së karburanteve.
- Shtim i numrit të makinave dhe autobusëve me karburante ekologjike në transport public.
- Kontroll të rreptë të shkarkimeve nga proçeset industrial.
- Promovim të burimeve të pastra dhe të rinovueshme të energjisë.
- Rritjen e sipërfaqeve të gjelbra.
- Marrje të masave nga djegiet e pakontrolluara të mbetjeve urbane.
- Reduktim të emetimeve nga ndërtimet dhe konstruksionet urbane.

◆ ◆ ◆





# KAPITULLI VI
## NDOTJA AKUSTIKE

Ndotja akustike është çdo lloj ndotje e shkaktuar nga zhurma e cila lë pasoja tek shëndeti i njeriut.

### BURIMI I TË DHËNAVE

- Agjencia Kombëtare e Mjedisit

### RËNDËSIA

Çdo shtetas ka të drejtë të mbrohet dhe të përfitojë mbrojtje nga organet shtetërore nga efektet e dëmshme të zhurmës mjedisore. Mbrojtja zbatohet për zhurmën, ndaj së cilës njerëzit ekspozohen në mjedisin ku ndodhen, në zona të banuara, në mjediset e institucioneve publike, në parqe publike dhe hapësira të tjera, të qeta, çlodhëse, në zona të qeta në natyrë, në institucionet për fëmijë, institucione shëndetësore, arsimore, kulturore, fetare dhe në mjedise të tjera të ngjashme me to të cilat tejkalojnë nivelin e zhurmës që është përcaktuar si i lejueshëm për secilën nga zonat.
Kur tejkalohet niveli i zhurmave , organet shtetërore janë të detyruara të shqyrtojnë situatën dhe të kërkojnë marrjen e masave për zbutjen e atyre zhurmave. Masat konkrete ndërmerren në bazë të matjes, llogaritjeve dhe monitorimeve të nivelit të zhurmës.

### NDIKIMI NË SHËNDET DHE MJEDIS

Gjenerimi i zhurmave ka efekte negative në shëndetin e njeriut si dhe në mjedis dhe për këtë duhen marrë masa mbrojtëse për zvogëlimin e nivelit të zhurmave në mjedis nëpërmjet ndërhyrjeve dhe të veprimeve, që merren ndaj burimit të zhurmës, si dhe në vendin e ndikimit të saj negativ, duke e sjellë atë në nivelin kufi.




Ndotja e zhurmës është zhurma shqetësuese me ndikim të dëmshëm në veprimtarinë e jetës njerëzore ose të kafshëve. Burimi i zhurmës në natyrë në mbarë botën shkaktohet kryesisht nga sistemet e transportit. Planifikimi i dobët urbanistik mund të shkaktojë ndotje akustike nëse ndërtimet industriale aktivitetet e të cilëve shkaktojnë zhurma, ndodhen në zonat e banuara. Ndotja e zhurmave ndikon në shëndetin psikologjik, mund të shkaktojë hipertension, nivele të larta të stresit, tringëllimë në veshët, humbje të dëgjimit, shqetësime gjumi dhe efekte të tjera të dëmshme.

Nivelet e larta të zhurmës mund të rezultojë në efekte kardiovaskulare dhe ekspozimi ndaj niveleve të moderuar të larta gjatë një periudhe të vetme tetë-orëshe shkakton një rritje statistikore në presionin e gjakut prej pesë deri në dhjetë pikë dhe një rritje në stres. Shkakton rritjen e incidencës së sëmundjes së arteries koronare .

### VLERËSIMI

- **Përshkrimi i treguesit**

Zhurmë mjedisore" është çdo tingull, i padëshiruar apo i dëmshëm, i lëshuar nga veprimtaritë njerëzore, përfshirë zhurmën e lëshuar nga mjetet e transportit, nga trafiku rrugor, hekurudhor, ajror dhe nga sheshet ku zhvillohen veprimtari industriale,etj.
LAeq është ekuivalent i presionit akustik që matet për periudhën e ditës dhe natës.

### GJENDJA

Vlerësimi i nivelit të zhurmave urbane bëhet duke u bazuar mbi normat e lejuara për periudhën e natës dhe ditës LAeq ditën (55dB) dhe LAeq natën ( 45dB).








Në vlerësimin e nivelit të zhurmave urbane janë përfshirë 43 pika monitorimi në qytetet kryesore të vendit tonë si Tiranë, Vlorë, Fier, Korçë, Berat, Gjirokastër, Sarandë, Pogradec, Shkodër, Kukës dhe Lezhë. Monitorimi i zhurmave urbane është kryer për një kohë matje 24 orëshe dhe niveli ekuivalent i presionit akustik LAeq ditën u llogarit nga ora 06°°-23°° dhe LAeq për periudhën e natës nga ora 23°°- 06°°.

Matjet e zhurmave bëhen në mungesë të reshjeve, mjegullës dhe borës, shpejtësia e erës nuk duhet të jete më e lartë se 5 m/s. Zinxhiri i matjeve duhet të jetë në përputhje me kushtet meterologjike të periudhës në të cilën bëhen matjet.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Tiranës**

Monitorimi i zhurmave për Laeq ditën dhe Laeq natën, në qytetin e Tiranës është realizuar në 15 pika monitorimi siç paraqiten më poshtë.








Kemi tejkalim të normës ditën në të gjitha stacionet me përjashtim të stacioneve “Rruga e Elbasanit” dhe “Kryqëzimi Vasil Shanto” ku nivelet e monitoruara nuk tejkalojnë normën ditën për arsye se monitorimi është kryer gjatë pandemisë. Nivelet më të larta ditën janë monitoruar në stacionet “Skënderbeu” ,”Stadiumi Dinamo” dhe “Partizani i Panjohur” ku kemi tejkalim të normës ditën me 24.7% , 23.9% dhe 26.8 %.

**Niveli I zhurmave diten**

dB

Laeq diten
Norma

Rruga e Elbasanit, Kryqëzimi "Vasil Shanto", Kryqëzimi "21 Dhjetori", Shkolla e bashkuar, Farmacia 10, Laprakë(Kryqezimi i Spitalit), Selvia, Stacioni I Trenit, Pallati I kongreseve, Ish bank Amerikane(Blloku), Skenderbeu, Drejtoria e Policise, Shkolla Edit Durham, Stadiumi Dinamo, Partizani I panjohur

**Niveli i zhurmave natën**

dB

laeq Naten
Norma

Rruga e Elbasanit, Kryqëzimi "Vasil Shanto", Kryqëzimi "21 Dhjetori", Shkolla e bashkuar, Farmacia 10, Laprakë(Kryqezimi i Spitalit), Selvia, Stacioni I Trenit, Pallati I kongreseve, Ish bank Amerikane(Blloku), Skenderbeu, Drejtoria e Policise, Shkolla Edit Durham, Stadiumi Dinamo, Partizani I panjohur

Bazuar në monitorimin e zhurmave natën në 15 stacionet e Tiranës , niveli është më i lartë se norma në të gjitha stacionet. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionet “Laprakë (Kryqëzimi i Spitalit)” ku kemi tejkalim të normës 34%,”Stacioni i Trenit” dhe “Stadiumi Dinamo” 32%.

Ndërsa vlerat më të ulta krahasuar me normën natën janë monitoruar në stacionet “Rruga e Elbasanit”, “Shkolla e Bashkuar” dhe “Farmacia 10” me 16.2%, 9.4% dhe 14%.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Vlorës**

Monitorimi i zhurmave në Vlorë është realizuar në 4 stacione ditën dhe natën si Uji i ftohtë, Përballë Hotel Bolonjes, Xhamia dhe Hyrja e qytetit.





| Nr | Pika e monitorimit | Gjatësia gjeografike | Gjerësia gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Xhamia | 40°28'5.03"N | 19°29'29.70"E |
| 2 | Hyrja e qytetit | 40°28'41.35"N | 19°29'18.99"E |
| 3 | Hotel Bolonja | 40°27'12.71"N | 19°29'12.90"E |
| 4 | Uji i Ftohtë | 40°25'42.12"N | 19°29'33.04"E |




Vërehet tejkalim të normës ditën në të gjitha stacionet. Niveli më i lartë është në stacionin "Uji i Ftohtë" ku vlera e monitoruar është 13.7% më e lartë se norma (55dB), ndërsa niveli më i ulët ditën është monitoruar në stacionin "Hyrja e Qytetit" ku kemi tejkalim të normës me 1.7% .




Niveli i zhurmave natën është e tejkalon normën në 4 stacionet. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionin "Uji i Ftohte" ku kemi tejkalim të normës me 24.3% ndërsa në stacionet "Hotel Bologna", "Hyrja e Qytetit" dhe "Xhamia" kemi tejkalim të normës me 9%,10.6 % dhe 10.5%.

- **Monitorimi i zhurmave në qytetin e Lezhës**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | 11 Janari | 41° 46'49.64"N | 19°38'36.63"E |
| 2 | Kryqëzimi L. Gurra | 41° 4631.90"N | 19°38'09.30"E |











Niveli i zhurmave ditën në të dy stacionet e Lezhës rezulton i lartë krahasuar me normën , niveli më i lartë është monitoruar në stacionin e 11 Janarit ku kemi tejkalim të normës me 16.5%, ndërsa në stacionin e Kryqëzimit lagja Gurra kemi tejkalim të normës ditën me 9.45%Përsa i përket nivelit të zhurmave natën, kemi tejkalim të normës me 14.9% në stacionin e 11 Janarit, ndërsa në stacionin kryqëzimi lagja Gurra tejkalimi i normës natën është i ulët vetëm 0.6%.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Sarandës**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësia gjeografike | Gjersi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Kryqëzimi lagja Kodër | 39°52'23.57"N | 20° 0'1.12"E |
| 2 | Bashkia | 39°52'30.50"N | 20° 0'24.95"E |
| 3 | Tregu valutës | 39°52'32.08"N | 20° 0'15.84"E |
| 4 | Hotel. Butrinti | 39°52'9.88"N | 20° 0'52.57"E |




Niveli i zhurmave në qytetin e Sarandës, krahasuar me normën ditën rezulton i lartë në të gjitha stacionet. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionin e Bashkisë ku kemi tejkalim të normës ditën me 11.64 % ndjekur nga stacioni tregu i valutës me 9.67%, ndërsa niveli më i ulët ditën është monitoruar në stacionin Lagjja Kodër ku kemi tejkalim të normës ditën me 6.9%.








Vërehet tejkalim në të gjitha stacionet. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionin Hotel Butrinti ku kemi tejkalim të normës natën me 12.35% ndërsa niveli më i ulët është monitoruar në stacionin Lagjja Kodër me 3.3 % më i ulët se norma. Në pikat e monitorimit, Bashkia dhe Tregu i Valutës kemi tejkalim të normës natën me 8.9 % dhe 8.13 %

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Pogradecit**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjersi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Hyrja e qytetit | 40° 54'00.56"N | 20°39'23.79"E |
| 2 | Kryqëzimi tek terminali I autobusëve | 40° 54'25.77"N | 20°39'02.03"E |




Niveli i zhurmave ditën është më i lartë se norma në stacionin “Kryqëzimi tek terminali i autobusëve” ku kemi tejkalim të normës me 7.8%. Ndërsa në stacionin “Hyrja e qytetit”niveli i zhurmave është më i ulët se norma.








Niveli i zhurmave natën e tejkalon normën në stacionin "Kryqëzimi tek terminali i autobusëve" ku kemi tejkalim të normës me 55% . Ndërsa në stacionin "Hyrja e qytetit" niveli i zhurmave është 2.7%. më i ulët se norma natën.

- **Monitorimi i zhurmave në qytetin e Fierit**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Kryqëzimi i Hyrjes me Unazën | 40°43'52.43"N | 19°34'3.99"E |
| 2 | Prefektura | 40°43'40.70"N | 19°33'36.69"E |
| 3 | Banka (Tregu) | 40°43'31.65"N | 19°33'22.82"E |
| 4 | Kryqëzimi për Vlorë | 40°43'9.73" | 19°33'15.51"E |




Niveli më i lartë është monitoruar në Kryqëzimin e hyrjes me unazën ku kemi tejkalim të normës ditën 13.34% , ndërsa në stacionin Kryqëzimi për në Vlorë është 11.82 %. Në stacionin e Prefekturës kemi tejkalim të normës 7.87,ndërsa në stacionin Banka (tregu) kemi tejkalim të normës 6.76% i cili është dhe niveli më i ulët i monitoruar në këtë qytet.








Po ashtu edhe niveli i zhurmave natën është më i lartë se norma në të gjitha stacionet, në stacionin Kryqëzimi i hyrjes me unazën është 25.9% më i lartë se norma,në stacionin e Kryqëzimit për Vlorën kemi tejkalim të normës 23.2%. Në stacionin e Prefekturës kemi tejkalim 11.5% ndërsa tek Banka (Tregu) kemi tejkalim të normës 9.6%.

- **Monitorimi i zhurmave në qytetin e Kukësit**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Bashkia | 42° 04'38.26"N | 20°24'58.02"E |
| 2 | Stacioni I autobusave | 42° 04'32.10"N | 20°25'33.37"E |







Nga vlerësimi i kryer për nivelin e zhurmave ditën vërejmë se kemi tejkalim të normës ( norma ditën është 55dB) prej 1% në stacionin e autobusave . Ndërsa në stacionin e Bashkisë niveli i zhurmave ditën është më i ulët se norma. Gjithashtu dhe niveli i zhurmave natën është më i ulët se norma ( Norma është 45dB) në të dy stacionet.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Gjirokastrës**

Monitorimi i zhurmave në qytetin e Gjirokastrës është realizuar në dy stacione , kryqëzimi në hyrje dhe rrethrrotullimi tek stadiumi. Monitorimi është realizuar për dy tregues Laeq ditën dhe Laeq natën.





| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Kryqëzimi hyries në qytet | 40° 05'03.44"N | 20°08'40.60"E |
| 2 | Rrethrrotullimi te Stadiumi | 40° 04'48.78"N | 20°08'17.56"E |




Kemi tejkalim të normës ditën në të dy stacionet. Në stacionin e kryqëzimit në hyrje niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 7.9%. Në stacionin e Rrethrrotullimit tek Stadiumi, niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 4.22% .




Në stacionin e Kryqëzimit në hyrje niveli i zhurmave natën e tejkalon normën natën me 13.5%.
Ndërsa në stacionin e Rrethrrotullimit tek stadiumi niveli i zhurmave natën e tejkalon normën me 8.3 %.

- **Zhurmat në qytetin e Korçës**

Monitorimi i zhurmave në qytetin e Korçës është realizuar në 4 stacione ditën dhe natën si Kryqëzimi në hyrje , Telekomi , Kryqëzimi i spitalit dhe Tregu i shumicës. Monitorimi është realizuar për dy tregues Laeq ditën dhe Laeq natën. Rezultatet e monitoruara janë krahasuar me normën ditën dhe natën.

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Kryq. i Hyrjes | 40°37'26.74"N | 20°46'55.94"E |
| 2 | Tregu i shumicës | 40°37'3.88"N | 20°46'33.88"E |
| 3 | Kryqëzimi i spitalit | 40°36'45.73"N | 20°47'1.51"E |
| 4 | Telekomi | 40°37'4.32"N | 20°46'55.68"E |








Nivelet më të larta janë monitoruar në stacionin e Kryqëzimit të spitalit ku kemi tejkalim të normës ditën me 9.5%. Në stacionet e Telekomit dhe Kryqëzimi i hyrjes nivelet e zhurmave ditën e tejkalojnë normën me 5.5% dhe 8%. Ndërsa në stacionin Tregu i shumicës niveli i zhurmave ditën është më i ulët se norma.




Niveli më i lartë është monitoruar në stacionin Kryqëzimi i spitalit ku kemi tejkalim të normës me 14.6%. Në stacionin kryqëzimi i hyrjes dhe Telekomi niveli i zhurmave është më i lartë se norma natën 12% dhe 9.3%. Ndërsa në stacionin tregu i shumicës kemi tejkalim të normës 1.4%.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Beratit**

Monitorimi i zhurmave në qytetin e Beratit është realizuar në dy stacione, Bashkia dhe Kryqëzimi i spitalit. Monitorimi është realizuar për dy tregues Laeq ditën dhe Laeq natën. Rezultatet e monitoruara janë krahasuar me normën ditën dhe natën.

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjerësi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Bashkia | 40° 42'11.50" N | 19°57'23"E |
| 2 | Kryqëzimi I Spitalit | 40° 42'03.12"N | 19°58'07.64"E |











Sipas monitorimit në stacionet e qytetit të Beratit kemi tejkalim të normës ditën në dy stacionet. Niveli më i lartë ditën është monitoruar në stacionin e Bashkisë ku kemi tejkalim të normës 5.8% ndërsa në stacionin Kryqëzimi i Spitalit kemi tejkalim të normës ditën 1.8%.

Po ashtu edhe në periudhën e natës kemi tejkalim të normës në të dy stacionet. Niveli i zhurmave natën në stacionin e Bashkisë është 8.8% më i lartë se norma ,ndërsa në stacionin e Kryqëzimit të Spitalit është 7.2 % më i lartë se norma.

- **Niveli i zhurmave në qytetin e Shkodrës**

| Nr | Stacionet e monitorimit | Gjatësi gjeografike | Gjersi gjeografike |
|---|---|---|---|
| 1 | Kryqëzimi i hyrjes | 40° 42'11.50" N | 19°57'23"E |
| 2 | Hotel rozafa | 40° 42'03.12"N | 19°58'07.64"E |




Referuar të dhënave të monitoruara në dy stacionet e qytetit të Shkodrës vërejmë se kemi tejkalim të normës ditën dhe natën në të dy stacionet. Në stacionin Kryqëzimi i hyrjes niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 16.7 %, ndërsa në stacionin e Universitetit, niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 13%.




Ndërsa niveli i zhurmave natën e tejkalon normën me 24% në stacionin Kryqëzimi i hyrjes dhe 15% në stacionin e Universitetit.

Në mënyrë të përmbledhur ,vlerat mesatare të nivelit të zhurmave të qyteteve të monitoruara, për ditën dhe natën, jepen në tabelën e mëposhtme

| Qytetet e monitoruara | LAeq ditën | LAeq natën |
|---|---|---|
| Tiranë | 62.47 | 56.00 |
| Vlorë | 60.47 | 51.1 |
| Lezhë | 62.12 | 48.5 |
| Sarandë | 60.1 | 48.7 |
| Pogradec | 56.33 | 45.52 |
| Fier | 60.47 | 52.89 |
| Kukës | 54.76 | 43.35 |
| Gjirokastër | 58.34 | 49.89 |
| Korçë | 58.05 | 52.89 |
| Berat | 57.1 | 48.6 |
| Shkodër | 63.15 | 53.83 |
| Norma | 55 | 45 |








Vërehet tejkalimi të lartë të normës natën (45 dB ) në të gjitha qytetet me përjashtim të qytetit të Kukësit. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionet e Tiranës ku kemi tejkalim me 24% ,në Shkodër , Fier dhe Korcë me 19.6% dhe 17.5%.

Nivelet më të ulta janë monitoruar në stacionet e Pogradecit ku vlera mesatare është më e lartë se norma 1% dhe në stacionet e Kukësit ku niveli i zhurmave është më i ulët se norma.




Në të gjitha qytetet kemi tejkalimin të normës ditën (55 dB me përjashtim të Kukësit) ku niveli i zhurmave është më i ulët se norma Nivelet më të larta janë monitoruar në stacionet e Tiranës, Lezhës dhe Shkodrës ku kemi tejkalim të normës në Tiranë 13.58%, në Lezhë 12.9% dhe Shkodër 14.8%. Nivelet më të ulëta janë monitoruar në stacionet e Pogradecit ku kemi tejkalim afërsisht 2.42 % dhe Kukësit, ku vlera është më e ulët se norma.





## TENDENCA NË VITE

| | 2018 | | 2019 | | 2020 | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Laeq Ditën | Laeq Natën | Laeq Ditën | Laeq Natën | Laeq Ditën | Laeq Natën |
| Tiranë | 66.10 | 57.94 | 67.15 | 57.49 | 62.47 | 56.00 |
| Vlorë | 63.34 | 53.41 | 64.6 | 53.44 | 60.47 | 51.1 |
| Lezhë | 61.23 | 49.38 | 60.69 | 48.44 | 62.12 | 48.5 |
| Sarandë | 61.66 | 50.12 | 65.16 | 50.6 | 60.1 | 48.7 |
| Pogradec | 57.44 | 45 | 56.78 | 46.08 | 56.33 | 45.52 |
| Fier | 60.17 | 47.99 | 58.16 | 49.36 | 60.47 | 52.89 |
| Kukës | 55.99 | 45.46 | 56.42 | 45.24 | 54.76 | 43.35 |
| Gjirokastër | 59.57 | 50.09 | 61 | 53 | 58.34 | 49.89 |
| Korçë | 61 | 51.13 | 60.96 | 51.02 | 58.05 | 52.89 |
| Berat | | | 62.25 | 52.17 | 57.1 | 48.6 |
| Shkodër | 63.47 | 51.1 | 59.36 | 52.14 | 63.15 | 53.83 |




Nga të dhënat e mësipërme shihet se kemi përmirësim të situates në lidhje me ndotjen akustike gjatë periudhës së ditës në të gjitha qytetet duke përjashtuar qytetin Lezhë, ku niveli i zhurmave në vitin 2020 është më i lartë krahasuar me vitet e mëparshme.








Për qytetet Tiranë, Vlorë, Sarandë, Pogradec, Kukës, Gjirokastër, Lezhë dhe Berat kemi tendencë në ulje të nivelit të zhurmave natën , për vitin 2020 krahasuar me vitet e mëparshme.

Përkeqësim të situatës kemi në qytetet Fier, Korçë dhe Shkodër ku kemi tendencë në rritje të nivelit të zhurmave për periudhën e natës.

## REKOMANDIME

- Sigurimi i brezit mbrojtës të gjelbër dhe hapësirave të mbjella me pemë midis zonave të banuara dhe rrugës kryesore, si një nga masat më eko-miqësore për të reduktuar nivelin e ndotjes.
- Të përcaktohen me rregullore distancat midis rrugëve dhe banesave.
- Zhvillimi i programeve për zvogëlimin e zhurmave nga mjetet e transportit ku mund të përfshihen:
- • Kontrolli periodik i mjeteve të transportit që gjenerojnë zhurmë.
- • Parashikimi i ndërhyrjeve në sinjalistikën rrugore, përsa i përket sinjaleve që lidhen me zhurmat si dhe vendosjen e tyre në pika të caktuara.
- Të bëhen përpjekje për zvogëlimin e zhurmës që në projektimin e ndërtimeve te reja.
- Të sigurohet mirëmbajtja e sistemit rrugor.
- Ndërgjegjësimi i publikut për ndikimet negative të ndotjes nga zhurma.

◆ ◆ ◆





# KAPITULLI VII
## NDOTJA INDUSTRIALE

Sektori i industrisë jep një kontribut të rëndësishëm në zhvillimin e një vendi. Por nga ana tjetër ndotja nga aktivitetet industriale mund të ndikojë negativisht në mjedisin përreth.

## BURIMI I TË DHËNAVE

- **Agjencia Kombëtare e Mjedisit**

## RËNDËSIA

Ndotja industriale është nje nga shkaqet kryesore te ndotjes ne te gjithe boten, duke qenë se zhvillimi i aktiviteteve industriale vjen ne rritje. Aktivitetet industriale jane nje burim kryesor i ndotjes se ajrit, ujit dhe tokes. Ndotja nga industria ne vendin tone është subjekt i legjislacionit kombëtare i perputhur me legjislacionin evropian dhe ndërkombëtar, si dhe standardeve që kufizojnë emetimet ne ajer, uje dhe toke, minimizimin e mbeturinave dhe përdorimin e burimeve natyrore.

## NDIKIMI NË MJEDIS DHE SHËNDET

Operatorët ekonomik të cilët janë të pajisura me leje mjedisi të tipit A dhe B kanë ndikimin e tyre si në mjedis ashtu dhe në shëndet në varësi të llojit të aktivitetit që ato kryejnë si dhe në varësi të lëndës djegëse që përdorin, e më pas në llojin e ndotësit që ato shkarkojnë. Në vendin tonë industri të ndryshme janë të shpërndara në zona të ndryshme. Industritë të cilat kanë një ndikim të rëndesishëm si në mjedis dhe në shëndet janë:




**Në ajër**: Rafineritë e nxjerries dhe përpunimit të lëndëve djegëse, përpunimi i metaleve, prodhimi i çimentos, prodhimi i tullave dhe produkteve prej qeramike, karrierat sipërfaqësore, vend-depozitimet e mbetjeve urbane të cilat nuk janë të ndërtuara sipas kushteve teknike

**Në ujë**: Shkarkimet e ujërave të përdorura urbane të pa trajtuara, prodhimi intensiv i bagëtive dhe akuakulturës, trajtimi dhe përpunimi i qumështit, trajtimi dhe përpunimi i produkteve ushqimore, prodhimi i pijeve alkoolike dhe joalkoolike.

Dëmet e shkaktuara në mjedis dhe që kanë një impakt të dukshëm mund të përmendim si zhveshje të bimësise përreth, shiun acid, ndryshimet klimatike, eutrofikimin e liqeneve ose lumenjëve, ndërsa ato që kanë një impakt me afatgjatë duhet të përcaktohen me anë të analizave specifike në tokë për shkak të depozitimit të ndotjes në vite, kryesisht për metalet e rënda.
Disa nga efektet në shëndet mund të përmendim sëmundjet respiratore të cilat vijnë si rezultat i grimcave të pluhurit, sëmundjet kardivaskulare, disa lloje të ndryshme sëmundjesh kancerogjene, infeksione lëkure, syri ose veshi (si rezultat i ndotjes së ujërave larës).

## VLERËSIMI

- **Përshkrimi i treguesit**

Aktivitetet e përfshira në industri janë; furnizimi me energji, industria nxjerrëse, industria prodhuese (hekuri dhe çeliku, metali me ngjyra, minerale jo metalike, kimikate, pulpë, letër dhe dru, ushqim dhe pije, prodhime të tjera) industria e mbeturinave (përfshirë menaxhimin e mbeturinave, riciklimin e disa prej tyre dhe trajtimin e ujërave të zeza ).

## GJENDJA

Agjencia Kombetare e Mjedisit menaxhon sistemin e informacionit mjedisor me te dhenat e grumbulluara nga operatoret ekonomike te pajisur me leje mjedisore te tipit A dhe B, institucionet e varesise si dhe nga ministrite e linjes te cilat kane detyrim ligjor te raportojne mbi te dhenat mjedisore.
Secili subjekt ka realizuar vetmonitorimin e burimeve te shkarkimit te veprimtarise se vet duke u bazuar ne kushtet e lejeve dhe ne afatet kohore te percaktuara ne to. Numri i subjekteve te cilat kane realizuar vetmonitorimin per lejet e mjedisit te tipit A dhe B te ndara perkatesisht ne secilin qark jepet si mëposhtë.





| Qarku | Viti 2020 | | |
|---|---|---|---|
| | Leje Tipi A | Leje Tipi B | Total |
| Tirane | 6 | 226 | 232 |
| Durres | 7 | 117 | 124 |
| Lezhe | 5 | 44 | 49 |
| Gjirokaster | 1 | 27 | 28 |
| Vlore | 2 | 83 | 85 |
| Berat | 7 | 53 | 60 |
| Fier | 9 | 88 | 97 |
| Kukes | 0 | 19 | 19 |
| Shkoder | 2 | 58 | 60 |
| Diber | 1 | 58 | 59 |
| Elbasan | 14 | 54 | 68 |
| Korçe | 2 | 47 | 49 |
| Totali | 56 | 874 | 930 |




### Aktivitetet që ushtrojnë subjektet për secilin qark

## QARKU I TIRANËS

Në qarkun e Tiranës janë dorëzuar **232 Raporte Vetëmonitorimi**, ku përfshihen subjekte që operojnë në fushën e industrisë prodhuese si Industria Minerare, Industria Kimike dhe ajo Hidrokarbure, Industria e Peshkut, Industria e Mishit, Industria Teknologjike, Industria e Prodhimit të Birrës etj.

## QARKU ELBASAN

Për qarkun e Elbasanit janë dorëzuar **68 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Kimike dhe Industrisë Metalore dhe më pak në Industrinë Minerare, Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industrive të tjera. Elbasani të gjithë industrinë e ka të përqendruar në zonën e Bradasheshit, ku vërehet edhe një mikroklimë ndryshe me vendet e tjera të rajonit.

## QARKU DURRËS

Për qarkun e Durrësit janë dorëzuar **124 Raporte Vetëmonitorimi** ku pjesa më e madhe janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Lehtë dhe Ushqimore. Në qarkun e Durrësit vihet re një shumëllojshmëri industrish operuese të cilat përfshijnë gjithashtu Industrinë Kimike, Përpunuese dhe Industria e Përpunimit të Peshkut në një masë pak më të ulët si dhe Industrinë Elektronike, Industrinë e Pijeve dhe ajo e bimëve medicinale, edhe pse të pakta në numër.

Përsa i përket shkarkimeve në ajër vihet re se pothuajse në të gjitha subjektet është bërë matja e temperatures, lagështisë, shpejtësia e erës, PM 10 dhe presionit atmosferik për mostrat e ajrit. Në disa subjekte janë matur më shumë parametra (përfshirë CO, CH4, O2, SO2 ,H2S, Përqëndrimi i nivelit të pluhurit në nivele të ulëta etj. Matjet në disa subjekte janë kryer në zona të caktuara, ndërsa në disa subjekte të tjera janë matur duke u bazuar në koordinatat gjeografike, përkatësisht në të katër anët e horizontit. Ndërsa për mostrat ujore pothuajse në të gjitha subjektet kemi matje të vlerave të COD, BOD, temperaturë, konduktivitet pH, dhe lëndët në pezulli. Në disa subjekte kemi më shumë parametra të matura në mostrat ujore si p.sh: diferenca e temperaturës, rrjedhja ditore, P-organik, N-amonikal, produkte nafte, lëndet në pezulli fortësia e përgjithshme, As, Cd, Zn, Cr, Pb, Cianid i lire, Cianid Total, Cr gjashtë valent etj

## QARKU DIBËR

Në qarkun e Dibrës janë dorëzuar **59 Raporte Vetëmonitorimi**, të cilat vijnë nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Metalore dhe Minerare. Në qarkun e Dibrës vihet re se vetëm dy aktivitete operojnë pothuajse totalisht në zone dhe ato janë: Minierat nëntokësore dhe veprimtaritë e lidhura me to si dhe shfrytëzimi me punime sipërfaqësore i mineralit të kromit.

Përsa i përket parametrave fiziko – kimike vihet re se pothuajse në të gjitha subjektet është bërë matja e temperatures, lagështisë, shpejtësia e erës, PM 10 dhe presionit atmosferik për mostrat e ajrit. Në disa subjekte janë matur më shumë parametra (përfshirë CO, CH4, O2, SO2 etj). Për mostrat ujore pothuajse në të gjitha subjektet kemi matje të vlerave të COD, BOD, temperature, konduktivitet, pH, dhe lendët në pezulli. Në disa subjekte kemi më shumë parametra të matura në mostrat ujore si p.sh: diferenca e temperaturës, rrjedhja ditore, Hg, Cu, Cr, Fe, cianure totale etj.





## QARKU SHKODËR
Për qarkun e Shkodrës janë dorëzuar **60 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Duhanit. Në qarkun e Shkodrës vihet re një shumëllojshmëri industrish operuese ku mund të përmendim Industrinë e Përpunimit të Peshkut, Industrinë Hidrokarbure dhe atë të Lehtë e Ushqimore.
Në qarkun e Shkodrës vihen re se operojnë edhe subjekte të tjera që ushtrojnë aktivitetin e tyre në Industrinë e Pijeve, Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industrinë e Përpunimit të Drurit.

## QARKU KUKËS
Për qarkun e Kukësit janë dorëzuar **19 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industrisë Metalore. Në qarkun e Kukësit aktivitetet që zhvillohen më shumë nga subjektet janë:

- Nxjerrja e mineraleve, rërës dhe argjilës nga minierat me shfrytëzim në qiell të hapur dhe nga guroret
- Impiantet e fraksionimit të mineraleve
- Shfrytëzim mineral kromi me karriere dhe hekur nikel

Gjithashtu vihet re se operojnë edhe shoqëri të industrisë së prodhimit të pijeve alkoolike.

## QARKU KORÇË
Për qarkun e Korçës janë dorëzuar **49 Raporte Vetëmonitorimi** ku pjesa më e madhe e tyre janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare, Industrisë Hidrokarbure dhe Industrisë Kimike. Në qarkun e Korçës vihet re nje shumëllojshmëri industrish operuese ku pasohet me Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore, Industrinë Energjitike dhe Industrinë e Pijeve. Thertore, rritje intensive e shpendëve në një instalim, etj.

## QARKU BERAT
Për qarkun e Beratit janë dorëzuar **60 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industrise Hidrokarbure. Në qarkun e Beratit vihet re shumëllojshmëri industrish operuese, por industria hidrokarbure luan rolin më të rëndësishëm, veçanërisht me nxjerrjen e naftës dhe gazit natyror. Përsa i përket industrisë minerare mund të theksojmë nxjerrjen dhe shfrytëzimin e gurit gëlqeror.
Në qarkun e Beratit gjithashtu operojnë aktivitete që bëjnë pjesë në Industrinë Metalore dhe në Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore si përpunimi i frutave dhe perimeve..

Përsa i përket shkarkimeve në ajër vihet re se pothuajse në të gjitha subjektet është bërë matja e temperaturës, lagështisë, shpejtësia e erës, PM 10 dhe presionit atmosferik për mostrat e ajrit. Në disa subjekte janë matur më shumë parametra (përfshirë CO, CH4, O2, SO2 ,H2S, SPM, TVOC, PM 2.5 (përqëndrimi i nivelit të pluhurit në nivele të ulëta). Matjet në disa subjekte janë kryer në zona të caktuara, ndërsa në disa subjekte të tjera janë matur duke u bazuar në koordinatat gjeografike, përkatësisht në të katër anët e horizontit. Përsa i përket mostrave ujore pothuajse në të gjitha subjektet kemi matje të vlerave të, temperature, konduktivitet pH, COD, BOD dhe lëndët në pezulli. Në disa subjekte kemi më shumë parametra të matura në mostrat ujore si p.sh: Diferenca e temperatures, rrjedhja ditore, P-organik N-amonikal, produkte nafte, lëndët në pezulli, fortësia e përgjithshme, As, Cd, Zn, Cr, Pb, Cianid i lire, Cianid Total, Cr gjashtë valent, Se, sulfide, Ba, Ni, Fenole, Ksilenole, Klorure, Isopropil-2, Kresole etj.

## QARKU GJIROKASTËR
Për qarkun e Gjirokastrës janë dorëzuar **28 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industria e Përpunimit të Drurit. Gjithashtu operojnë aktivitete që bëjnë pjesë në prodhimin e pijeve jo-alkoolike dhe në Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore.

Për shkarkimet në ajër, vihet re se pothuajse në të gjitha subjektet është bërë matja e temperatures, lagështisë, shpejtësia e erës, PM 10 dhe presionit atmosferik për mostrat e ajrit. Në disa subjekte janë matur më shumë parametra (përfshirë CO, CH4, O2, SO2 , H2S, përqëndrimi i nivelit të pluhurit në nivele të ulëta etj. Matjet në disa subjekte janë kryer në zona të caktuara, ndërsa në disa subjekte të tjera janë matur duke u bazuar në koordinatat gjeografike. Për mostrat ujore pothuajse në të gjitha subjektet kemi matje të vlerave të COD, BOD, temperature, konduktivitet, pH, dhe lëndët në pezulli. Disa subjekte kanë më shumë parametra të matura në mostrat ujore si p.sh: rrjedhja ditore, diferenca e temperaturës, , P-organik, N-amonikal, produkte nafte, lëndët në pezulli fortësia e përgjithshme.

## QARKU VLORË
Për qarkun e Vlorës janë dorëzuar **85 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Peshkut. Në qarkun e Vlorës vihet re një shumëllojshmëri industrish operuese të cilat përfshijnë gjithashtu Industrinë e Pijeve, Përpunuese dhe Industria e Lehtë dhe Ushqimore në një masë pak më të ulët, menaxhimi i mbetjeve dhe industria tekstile etj.

## QARKU FIER
Për qarkun e Fierit janë dorëzuar **97 Raporte Vetëmonitorimi** ku pjesa më e madhe janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Peshkut.





Në qarkun e Fierit vihet re një shumëllojshmëri industrish operuese të cilat përfshijnë Industrinë e Pijeve, Përpunuese dhe Industria e Lehtë dhe Ushqimore. Industri që operojnë në një masë pak më të ulët, mund të theksojmë; Prodhim i Vajrave Bimore; Rritje intensive e shpendëve në një instalim; Trajtim dhe Përpunim i Qumështit; Rritje intensive e derrave në një instalim, Thertore, Prodhim i Ushqimeve për Kafshë. Trajtimi dhe përpunimi i materialeve të nevojshme për prodhimin e ushqimeve nga lëndët e para nga kafshët përveç qumështit. Në qarkun e Fierit vihen re se operojnë edhe subjekte të tjera që ushtrojnë aktivitetin e tyre në Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industria Tekstile.

Në lidhje me shkarkimet në ujë, në ajër, menaxhimin e mbetjeve, zhurmat dhe vibrimet vihet re se pothuajse për të gjitha subjektet është realizuar matja e zhurmave dhe burimi i tyre (së bashku me koordinatat përkatëse duke matuar LA(eq), LAF(max), LA1(max), LA1(eq), LAF 10%, LAF 90%). Ndërsa përsa i përket vibrimeve në disa subjekte vihet re për secilin vibrim është matur frekuenca dhe rezultatet e matjeve për koordinatat përkatëse.

## QARKU LEZHË

Për qarkun e Lezhës janë dorëzuar **49 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Metalore, Industrisë Minerare, Industria e Menaxhimit të Mbetjeve, Industria Hidrokarbure dhe ajo e Përpunimit të Peshkut. Në industrinë metalore mund të përmendim ; Prodhim bruto i metaleve me ngjyrë nga xeherorët, nga koncentratet ose lëndë të

para e dytësore nga proçese metalurgjike, kimike ose elektrolitike; Magazinim i hekurishteve/skrapeve të metalit që nuk përmbajnë meteriale të rrezikshme; Magazinim, trajtim, riparim ose rinovim i mbetjeve të pajisjeve elektrike dhe elektronike si dhe stacion transferimi për mbetje të rrezikshme, asgjësimi i mbetjeve të rrezikshme, përveç incinerimit ose lendfillimit".

Në qarkun e Lezhës operojnë edhe subjekte që përfshihen në Industrinë e Përpunimit dhe Industrinë Ushqimore, por edhe industri të tjera ndonëse me një numër më të ulët të aktiviteteve.

## TENDENCA NË VITE

Numri i raporteve të vetmonitorimit te protokolluara ne vite.

| Vitet | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Lejet e Tipit A&B | 422 | 835 | 995 | 813 | 1100 | 779 | 930 |




Gjatë vitit 2020, vërejmë se kemi një rritje të numrit të raporteve të vetmonitorimit të lejeve të tipit A dhe B krahasuar me vitin 2019. Kjo vjen si pasojë e ndërgjegjësimit të subjekteve për detyrimet që kanë në Lejet Mjedisore. Gjithashtu dhe e rritjes së kontrollit inspektues të subjekteve të pajisur me Leje Mjedisi.

Numri i subjekteve të cilat kanë realizuar vetmonitorimin për lejet e mjedisit A dhe B në secilin qark për vitet 2014 – 2020 paraqitet në tabelën në vijim.





| Qarku | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Tirane | 49 | 89 | 188 | 145 | 227 | 162 | 232 |
| Durres | 33 | 80 | 165 | 77 | 160 | 119 | 124 |
| Lezhe | 27 | 21 | 53 | 31 | 49 | 35 | 49 |
| Gjirokaster | 1 | 9 | 14 | 15 | 28 | 13 | 28 |
| Vlore | 31 | 50 | 68 | 38 | 87 | 63 | 85 |
| Berat | 15 | 35 | 91 | 58 | 82 | 64 | 60 |
| Fier | 29 | 75 | 92 | 67 | 107 | 131 | 97 |
| Kukes | 3 | 27 | 23 | 23 | 37 | 5 | 19 |
| Shkoder | 8 | 21 | 45 | 43 | 67 | 53 | 60 |
| Diber | 49 | 88 | 41 | 23 | 126 | 68 | 59 |
| Elbasan | 29 | 35 | 29 | 29 | 62 | 35 | 68 |
| Korçe | 16 | 36 | 56 | 43 | 68 | 31 | 49 |
| **Totali** | **290** | **566** | **865** | **549** | **1100** | **779** | **930** |




## REKOMANDIME

- Për kompani të mëdha ose të pajisura me Leje Mjedisi të Tipit A, të bëhet monitorim i vazhdueshëm i parametrave të ajrit.
- Të gjithë operatorët të cilët bëjnë trajtimin e peshkut si dhe të prodhimit të pijeve alkoolike apo produkteve ushqimore të instalojnë impiante të trajtimit të ujërave teknologjike
- Të merren masa që ujërat e ndotura urbane të mos shkarkohen në ujëra pritëse pa u trajtuar.
- Të merren masa për shkarkimet nga mjetet motorrike.

◆ ◆ ◆





# ANEKS I
## TE DHËNAT MJEDISORE SIPAS BASHKIVE

## QARKU BERAT

### BASHKIA BERAT

- **Për pyjet, kullota dhe tokë**

Janë shkatërruar nga zjarret e 2020 rreth 18 Ha sipërfaqe pyjore por duhet theksuar se kanë djegur vetëm shkurre, gorica, mare, cermedel, etj. Fondi pyjor në total është 16203 ha, ku përfshihen pyje 11053 ha dhe tokë me bimësi pyjore 253 ha.
Pyjet janë të shëndetshme dhe me kurorë të plotë Sasia vjetore e vjelë, grumbullim xana 539.54 ha, ndërsa sasia e vjelë grumbullim kucka dhe mare 28.5 ha . Gjatë vitit 2019 janë shfrytëzuar nga Alma SHPK 2.2 ha pyll privat dhe nga DBAPU&SHV janë shfrytëzuar 1540 m3dru zjarri .
Për vitin 2020 janë shfrytëzuar nga DBAPU&SHV për dru zjarri për kopshte dhe çerdhe 1540 m3 drurë. Fondi kullosor përbëhet nga 362833 ha kullotë. Sipërfaqja e tokës djerrë është 1269 ha.

- **Për mbetjet e ngurta**

Sasia vjetore eprodhimit të mbetjeve është 18 595 t/vit. Përmbajtja në përqindje e përbërësve 5.7 % qelq, 10.5 % karton, 2 .2 % metal.Sasia e mbetjeve bio 48.79 %. Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit të ndërtimit dhe mbetjet e sektorit të industrisë është 1200 t/vit.
Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/ vend-depozitim është 18 595 t/vit . Ka një Shesh Depozitim në Fshatin Orizaj, Njësia Administrative Otllak me sipërfaqe 2.5 Ha

### BASHKIA URA VAJGURORE

- **Për pyjet, kullotat, tokë**

Fondi pyjor është 2413.99 ha . Fondi kullosor përbëhet nga 1415.14 ha. Përsa i përket pjellorisë së tokës sipas bonitetit : Kategoria I , 976ha ; Kategoria II, 1530 ha; Kategoria III, 1595 ha; Kategoria IV, 522ha; Kategoria V 2421ha; Kategoria VI , 893ha; Kategoria VII,1713 ha.
Sipërfaqja e tokës së degraduar 168 ha ndërsa sipërfaqja e tokës djerrë është 29 ha.

- **Për bujqësinë**

Diversiteti gjenetik përfshin bimët e kultivuara, format e egra dhe ato të përmirësuara. Në përshtatje me këto në këtë zonë ruhen specie autoktone të ullirit, vreshtit, fikut, domate, qepë, arra bajame të cilat i përshtaten kushteve të mjedisit dhe shprehin gjithë cilësitë e tyre, kanë kërkesa më të pakta për inpute dhe kanë qëndrueshmëri ndaj sëmundjeve dëmtuese. Në territorin e bashkisë nuk janë konfirmuar fermat që kultivojnë produkte organike, që monitorohen nga një grup inspektimi dhe çertifikuar si prodhime organike nga organe të licensuara. Sasia vjetore e plehrave kimike 4860 ton dhe e kimikateve 70 ton për përdorim bujqësor

- **Për mbetjet e ngurta urbane:**

Sasia vjetore e prodhimit është 6679 ton. Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit të ndërtimit dhe mbetjet e sektorit te industries është 480 ton.Sasia e mbetjeve qe shkon ne landfill/ vend-depozitim 6679 ton. Ka 1 (një) vendepozitim të mbetjeve urbane dhe 1(një ) vendepozitim të mbetjeve inerte.

### BASHKIA KUÇOVË

**Për mbetjet:**

| Të dhënat e informacionit | Bashkia Kuçovë |
|---|---|
| Numri i Banorëve (Total) | 55 695 |
| Sasia e mbetjeve për person Kg/Vit | 250 |
| Sasia e mbetjeve organike (shtëpiake) Ton/Vit | 4 598 |
| Sasia e mbetjeve Inerte Ton/Vit | 631 |
| Sasia e mbetjeve Spitalore Ton/Vit | 4 418 |
| Sasia e mbetjeve Plastike Ton/Vit | 1 083 |
| Sasia e mbetjeve te Qelqit Ton/Vit | 451 |
| Sasia e mbetjeve Metalike Ton/Vit | 135 |
| Sasia e mbetjeve të Drurit Ton/Vit | 180 |
| Sasia e mbetjeve të Letër dhe Kartonit Kg/Ton/Vit | 992 |
| Sasia e mbetjeve nga produktet e Kafshëve Ton/Vit | 1 900 |
| Sasia e mbetjeve të produkteve të Tekstilit Ton/Vit | 406 |
| Sasia e mbetjeve elektrike dhe ElektronikeTon/Vit | 180 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Lendfill Ton/Vit | 9 016 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Incenerator Ton/Vit | 3781.8* |

Shënim: Vetëm mbetjet spitalore që trajtohen në incenerator në Tiranë- 3781.8 ton/vit





## BASHKIA POLIÇAN

| Të dhënat e përgjithshme për tokën, pyjet, mjedisin në Bashkinë Poliçan | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Për pyjet | Të dhënat | | |
| 1.1 | Sip. E përgj. E pyjeve të shkatërruara | Nuk ka | | |
| 1.2 | Sip. E përgj. E pyjeve të Sëmura | 38 ha | | |
| 1.3 | Fondi Pyjor | 13155.5 ha | | |
| 1.4 | Gjëndja shëndetsore e pyjeve | E mirë | | |
| 1.5 | Rritja vetore në pyje sipas llojeve | 0.2 trungje,0.4 cungishte,0.6 shkurre | | |
| 1.6 | Sasia vjetore ndarë në lëndë përpunimi | Nuk ka | | |
| 1.7 | Sasia vjetore për dru zjarri | 1300 m3 | | |
| 2 | Për biodiversitetin | | | |
| 2.1 | Speciet e rrezikuara(Lloje drusore) | Ilqa, Sherebeli | | |
| 2.2 | Speciet e kercenuara( fauna) | Lepuri, Derri i egër, Sorkadhja | | |
| 2.3 | Speciet e zhdukura | Nuk ka | | |
| 3 | Për kullotat | | | |
| 3.1 | Fondi Kullosor | 4596.56 ha | | |
| 3.2 | Përbërja Floristike | E larmishme | | |
| 3.3 | Gjëndja shëndetsore e tyre | Le për të dëshiruar, ka nevojë për punime parimisht. | | |
| 4 | Për Tokën | | | |
| 4.1 | Pjelloria | E varfër | | |
| 4.2 | Sipërfaqa e tokës së degraduar | 15 ha | | |
| 4.3 | Sipërfaqa e tokës djerrë | Nuk ka | | |
| 5 | Për mbetjet e ngurta urbane | | | |
| 5.1 | Sasitë vjetore të prodhimit | 4400 ton/vit | | |
| 5.2 | Përbërja në % e përbërsve ndotës | Karton 5.5% | Qelq 1.2% | Metal 0.5% |
| 5.3 | Sasia e mbetjeve bio | 52% | | |
| 6 | Vendepozitimi i Mbetjeve | | | |
| 6.1 | Sasia e mbetjeve që shkon në vendepozitim | 4400ton/vit | | |
| 6.2 | Numri I vend-depozitimeve, sip. | 1 vend-depozitim. /sip.5000m2 | | |

## BASHKIA SKRAPAR

**Pyjet:**Sipërfaqa e pyjeve të shkatërruara nga zjarret për vitin 2017-2018 është rreth 145 ha djegur ndërsa për vitin 2019 rreth 10.52 ha djegur. Sipërfaqa e pyjeve të sëmura është në llojin pishë nga proçesionaria rreth 983.4 ha.Fondi pyjor është rreth 24 500 ha nga kjo 22540 ha shtet dhe 1960 ha privat. Sasia e vjelë për këtë vit për fshatarsinë dhe qytetin është rreth 6000 m3 dru zjarri por për shkak të mbarimit të planeve të mbarështimit këto janë dru të thatë e të rrezuar për fshatarsinë dhe për nevojat e qytetit janë ngastra private të miratuara.

**Kullotat:**Fondi kullosor është rreth 22 033 ha nga kjo 19506 ha shtet dhe 2654 ha privatë.
Gjendja dhe përbërja floristike e kullotave është e degraduar. Kapaciteti mbajtës për kullotat verore është rreth 11556 ha dhe rreth 500 ha kullotë dimërore. Kapaciteti mbajtës është në rënie për shkak të erozionit , rrëshqitjeve të dherave dhe nga degradimi.

**Biodiversiteti** :Speciet e rrezikuara janë rrobulli dhe bliri.Speciet e kërcënuara janë murrizi , trëndafili i egër , çaj i malit .

Të dhënat për mbetjet paraqiten në tabelën e mëposhtme.





| Viti 2020 | | | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| TË DHËNAT E MBETJEVE URBANE DHE INERTE | | | | | | | | | | | PËRBERJA E MBETJEVE URBANE | | | | | |
| Bashkia | Nr.Përgjithshëm i banorëve, Gj.Civile | Sasia Vjetore e mbetjeve Urbane | Sasia Vjetore e mbetjeve Inerte | Sasia Vjetore e mbetjeve Dhera | Sasia Vjetore e mbetjeve Ricikluar | Sasia Vjetore e Mb.Urbane depozituar, Incenerator/Lendfill/Vend depozitimi | Tarifa dhe ecuria e mbledhjes së tarifës për Familje: Tarifes për familje | | Përqindja e mbledhjes se Tarifes për familje | Buxheti Vjetor për Mbetje Mbetje Organike | Nr.Banorëve Përfitues të Shërbimit | Mbetje Organike | Mbetje Qelqi | Mbetje Letër | Mbetje Plastike | Mbetje Tjera |
| Skrapar | [banore] | [ton] | [ton] | [ton] | [ton] | [ton] | (Lek/vite) | Komente/shenime | [%] | Vlera | Nr.Banorëve | [%] | [%] | [%] | [%] | [%] |
| Vend depozitimi | 16776 | 2300 | 295 | 0 | 0 | 2000 | 1200 | Fam. NE 700 Fam. PAK 400 | 76 | 15.428.420 | 9000 | 49 | 5 | 14.5 | 13.5 | 18 |

## QARKU DIBËR

**Pyjet dhe biodiversiteti.**

o **Bashkia Peshkopi**

Sipërfaqja e përgjithshme e pyjeve të dëmtuara nga zjarri për vitin 2019 është 22.6 ha, ndërsa për vitin 2020 është 276 ha. Sipërfaqja e pyjeve të shkatërruara për vitin 2020 është 55.5 ha. Në pyjet e bashkisë Dibër një problematikë e hasur kohët e fundit është procesionarja e pishës ku si pasojë e saj për vitin 2019 janë dëmtuar 745 ha pyje, ndërsa për vitin 2020 187 ha pyje. Gjendja fitosanitare e pyjeve në përgjithësi është në gjendje të mirë me përjashtim të pyjeve të pishës të cilat janë prekur nga procesionarja sic theksuam më sipër. Sipërfaqja pyjore në administrim të bashkisë Dibër është 36662.27 ha, ku e ndarë sipas përdorimit kemi pyje 25252.6 ha, kullotë/livadh 5412.37 ha, bimësi pyjore 571.89 ha, djerrë 1950.11 ha, inproduktive 3417.42 ha, ujore 57.87ha. Sasia vjetore e shfrytëzuar për vitin 2019 është 12 m3 lëndë punimi dhe 446 m3 dru zjarri e cila është sasi e kontraktuar nga prerjet e lejuara të vitit 2019, nga prerjet në mënyrë ilegale kemi 3m3 lëndë punimi dhe 680 m3 dru zjarri. Për vitin 2020 sektori i pyjeve dhe kullotave në bashki nuk ka pasur kontratë të nënshkruar me ndonjë subjekt për shfrytëzim të materialit drusor, por nga aktivitetet e paligjshme deri në 3-mujorin e tretë të këtij janë prerë 30 m3 lëndë punimi dhe 8m3 dru zjarri. Rritja vjetore në pyje sipas llojeve paraqitet si në tabelën më poshtë:

| Nr | Lloji | Rritja vjetore | Nr | Lloji | Rritja vjetore | Nr | Lloji | Rritja vjetore |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Ah | 1.54 m3/vit | 8 | Frashër | 0.15 m3/vit | 15 | Fletorë tjerë | 0.62 m3/vit |
| 2 | Akacie | 0.74 m3/vit | 9 | Gështenjë | 0.52 m3/vit | 16 | Shkozë | 0.46 m3/vit |
| 3 | Arrë | 0.3 m3/vit | 10 | Shelgje | 0.81 m3/vit | 17 | Shkurre tjera | 0.12 m3/vit |
| 4 | Arne | 0.52 m3/vit | 11 | Lajthi | 0.59 m3/vit | 18 | Pishë zezë | 1.24 m3/vit |
| 5 | Bredh | 0.6 m3/vit | 12 | Panjë | 0.28 m3/vit | 19 | Halorë tjerë | 0.92 m3/vit |
| 6 | Bush | 1.2 m3/vit | 13 | Verri | 1.07 m3/vit | -- | ----------- | ------------- |
| 7 | Dushqe | 0.93 m3/vit | 14 | Plep | 1.31 m3/vit | -- | ----------- | ------------- |





Paraqitja grafike e fondit pyjor në bashkinë Dibër:




Në pyjet e bashkisë Dibër llojet drusore të rrezikuara janë mështekna, shtogu i zi, shtogu i kuq, lajthi e egër, dëllinjë e zezë, dëllinjë e kuqe, gështenjë e egër, trumzë, frashër i zi , hormoq, arrne, rrodhës. Specie të kërcënuara janë sanzë, salep, lulebasani, rigoni i kuq, kin fushe, caj mali, rigon, sherebelë, murrizi njëbërthamësh dhe kulumbri ndërsa nuk ka lloje të zhdukura.

o **Bashkia Mat**

Sipërfaqja e përgjithshme e shkatërruar që nga viti 1992 deri në vitin 2020 është rreth 15000 ha referuar kjo vrojtimeve dhe studimeve të kryera nga specialistët e pyjeve. Shkaqet kryesore janë zjarret, prerjet e paligjshme, etj. Në pyjet e bashkisë Mat sipërfaqja e dëmtuar nga proçesionarja e pishës është 700 ha, por dallohet edhe dëmtimi nga flutura kineze tek bushi ku janë të sëmura 500 ha pyje. Sipërfaqja pyjore në administrim të bashkisë Mat është 35160 ha, nga këto: pyje 27679 ha, trungishte 9814 ha, cungishte 15612 ha, shkurre 2253 ha, kullota 2999 ha, të tjera 4482 ha. Gjendja e pyjeve paraqitet relativisht e shëndetshme me një rritje vjetore që varion nga 2.5-3.5 m3/ha. Sasia vjetore e shfrytëzuar për dru zjarri është 2000 m3/vit.

Paraqitja grafike e fodit pyjor në bashkinë Mat




Në pyjet e bashkisë Mat kemi një shumëllojshmëri të faunes e florës. Zona strehon të gjithë gjitarët e mëdhenj; Ariun, lepurin e egër, Rrëqebullin, Macen e egër, Derrin e egër, Dhinë e egër etj. Gjithashtu gjendet edhe Shqiponja e malit. Zona përfaqëson në vetvete një njësi mjaft të rëndësishme territoriale sa i përket vlerave të biodiversitetit por të rrezikuara paraqiten 18 lloje drurësh , shkurresh dhe bimësh të cilat gjenden në Curraj të Epërm dhe zonën përreth. Në këto zona gjenden 7 gjitarë, 7 shpendë, 1 amfib , 8 insekte dhe 1 molusk me status të rrezikuar, si dhe 48 lloje (24 lloje të faunës dhe 24 të florës) të cilat janë pjesë e listës së kuqe IUCN dhe Shqipërisë. Specie të kërcënuara dallojme Tisat e mbasdejes në afërsi të fshatit Vinjoll 1500 mnd. Tisat e mbasdejes përbëjnë një grup drurësh Tisi me trung dhe kurorë të vecantë me lartësi 10-13 m, diametër 18-20 cm, me moshë 70 vjecare. Specie pothuajse në zhdukje në llojet drusore paraqitet bushi.

o **Bashkia Bulqizë**

Pyjet në bashkinë e Bulqizës përfshijnë një sipërfaqe prej 43125.34 ha. Këtu dominojnë pyjet e ahut, dushqeve dhe të pishës. Në bashkinë Bulqizë gjenden dy zona mjaft të rëndësishme siç janë zona Shebenik me sipërfaqe 34482.26 ha dhe zona Mali me Gropa-Bize Martanesh 25965.36 ha. Fondi pyjor i ndarë sipas zërave kadastral paraqitet: pyje 28207.515 ha, kullota 7647.5 ha, shkurre 173.25 ha, ujore 174 ha.





Në bashkinë Bulqizë nga prerjet e paligjshme për dru zjarri dhe lëndë drusore si dhe mosripërtëritja e sipërfaqeve të shfrytëzuara kanë shkaktuar degradim të pyjeve (sidomos në masivet e Tërnoves, Pratit dhe Ballenjës.)

Paraqitja grafike e fondit pyjor në bashkinë Bulqizë




o **Bashkia Klos**

Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore e pyjeve të shkatërruara janë 300 ha. Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore të sëmura janë 500 ha. Fondi pyjor dhe kullosor është afërsisht 24.000 ha. Gjendja shëndetsore e pyjeve jo e mirë. Përsa i përket rritjes vjetore në pyje duke qenë se nuk ka studime të mirëfillta nuk ka edhe informacion të detajuar. Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar , ndarë në lëndë punimi e dru zjarri 470 m3 dru zjarri.

Ndër speciet e rrezikuara përmendim: Pisha e zezë, Sherebela, Boronica, Salepi. Përsa i përket faunës të rrezikuar kemi: Ariu i Murrëm, Rrëqebulli, Gjeli i egër. Specie të kërcënuara janë lepuri i egër, thëllënza e malit. Specie të zhdukura në bashkinë Klos nuk ka.

**Bujqësia, kullotat.**

o **Bashkia Mat**

Në bashkinë Mat përsa i përket diversitetit gjenetik për bujqësinë dhe blegtorinë vërejmë hibridet e drithërave, nuk ka matje konkrete lidhur me sasinë e plehrave kimike dhe kimikateve të përdorura për përdorim bujqësor.

Fondi kullosor në bashkinë Mat është 2999 Ha. Përbërja floristike është kryesisht graminore e përzier me bishtajore, ku gjendja shëndetsore e tyre paraqitet e mirë dhe shumë e mirë, me kapacitet të mbajtjes me të lartë se numri i krerëve aktualë

o **Bashkia Bulqizë.**

Bujqësia në këtë bashki është e organizuar në ferma të vogla familjare, sipërfaqja e tokës së punueshme është e vogël, e copëtuar dhe terreni mjaft i pjerrët. Zona ka klimë të përshtatshme për zhvillimin e bimëve të arave, foragjereve, frutikulturës, vreshta, arrore,etj. Në disa zona shihet me interes nxitja e banorëve për mbledhjen dhe grumbullimin e prodhimeve të gështenjës dhe arrorëve. Rreth 34,5% e të punësuarve janë të angazhuar në sektorin e bujqësisë.

| Emërtimi | Sipërfaqja në ha | Prodhimi ton | Rendimenti kv/ha |
|---|---|---|---|
| Drithëra | 1703 | 7417 | -- |
| Grurë | 188 | 837 | 44.5 |
| Misër | 1488 | 6536 | 40 |
| Thekër | 22 | 37 | 16.8 |
| Elb | - | - | - |
| Tagjira | 5 | 8 | 15 |
| Perime | 191 | 2356 | 123 |
| Patate | 240 | 3859 | 161 |
| Fasule | 101 | 492 | 10.8 |
| Foragjere | 2514 | 60 | 240 |





Kulturat kryesore bujqësore që kultivohen dhe kanë rendiment të lartë janë bimët e arave, drithërat e bukës si gruri dhe misri por një sipërfaqe të madhe zënë edhe foragjeret. Pjesa tjetër kultivohen perime, patate, fasule, etj. Në bazë të klasifikimit të tokave sipas klasës së prodhimit janë të kategorisë së IV,V,VI,VII,VIII,IX, balli mesatar në përqindje është 18.9 -63.5 %. Klasa më produktive e tokës është VI me 63.5%.

Prodhimi i drufrutorëve:

| Emërtimi | Nr i drufrutorëve në 1000 | | Nr i drufrutorëve në prodhim në 1000 | Prodhimi në ton |
|---|---|---|---|---|
| Dru frutor | 211 | | 158 | 2303 |
| Ullinj | - | | - | - |
| Agrume | - | | - | - |
| Pjegulla | 78 | | 62 | - |
| vreshta | 13 | | 10 | 479 |

Prodhimi i pemëve frutore sipas llojit:

| Emërtimi | Rendimenti (kg/rrënjë) | Prodhimi në ton |
|---|---|---|
| Mollë | 15.8 | 621 |
| Dardhë | 12.3 | 64 |
| Kumbull | 13.3 | 837 |
| Qershi | 13.7 | 143 |
| Fiq | - | - |
| Pjeshka | 9.7 | 34 |
| Arra | 17.7 | 144 |

o **Bashkia Klos**

Fondi kullosor është 5000 ha. Përbërja floristike janë, sherebela, boronica dhe salepi. Gjendja shëndetsore e tyre është jo e mirë. Kapaciteti i mbajtjes është 2 krere për 100 ha.

Në Bashkinë Klos nuk kemi sipërfaqe nën një bujqesi organike.Sasia vjetore e plehrave kimike dhe kimikateve që janë përdorur për përdorime bujqësore janë rreth 4000 kv plehra kimike.

**Tokat**

Në bashkinë **Mat** toka paraqitet me pjellori të mesme të nivelit 4, 5 dhe 6. Si pasojë e gërryerjes dhe përmbytjes nga lumenjtë janë dëmtuar 500 ha tokë. Rreth 30 % e tokës bujqësore është lënë djerrë si pasojë e plakjes së popullsisë, emigrimit apo edhe mungesa e ujit vaditës.

Në bashkinë **Klos** pjelloria e tokës bujqësore është mesatarisht kategoria e V. Sipërfaqja e tokës së degraduar në këtë bashki është rreth 120 ha. Sipërfaqja e tokës djerr është afërsisht 250 ha.

Tokat në territorin e **Bulqizës** që zënë sipërfaqen më të madhe janë tokat e kafenjta livadhore, livadhore malore dhe të murrme pyjore të cilat janë mjaft të përshtatshme për mbjelljen e bimëve të arave, plantacioneve me pemë frutore, vreshta etj.

Sipërfaqja e tokës sipas përdorimit:

| Emërtimi | Sipërfaqja gjithsej (ha) |
|---|---|
| Sip gjithsej | 41.5098 |
| Tokë bujqësore | 48091 |
| Arë | 7522 |
| Pemëtore | 858 |
| Vresht | 31 |
| Ekonomia pyjore | 69400 |
| Tokë truall | 166 |
| Tokë jobujqësore | 16723 |





**Mbetjet**

**Bashkia Dibër** .Sasia e mbetjeve të prodhuara për vitin 2019 është afërsisht 12.608 ton dhe për vitin 2020 është 12.800 ton. Sasia e mbetjeve që u depozituan në venddepozitim për vitin 2019 është 7900 ton, ndërsa për vitin 2020 kjo sasi është 8150 ton. Përbërja në % e përbërësve është si më poshtë:

| Bashkia Dibër | | Mbetje. organike | Qelq | Karton | Metale | Plastike | Tjera |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Viti | 2019 | 32 % | 5 % | 25 % | 3 % | 30 % | 5 % |
| | 2020 | 34 % | 4 % | 28 % | 2 % | 28 % | 4 % |

Sasia vjetore e mbetjeve inerte të sektorit të ndërtimit dhe industrisë për vitin 2019 afërsisht ka qenë 278 ton, ndërsa për vitin 2020 kjo sasi është 330 ton. Këto mbetje ripërdoren nga bizneset apo nga sektori i menaxhimit të mbetjeve për mbulimin e vendepozitimit me material dheu e inerte. Mbetjet e grumbulluara dërgohen në vendepozitimin e mbetjeve në Llasen në një largësi 1.8 km nga qendra e qytetit, me siperfaqe 8000 m2

Bashkia Mat.Sasia vjetore e mbetjeve e depozituar në territorin e bashkisë Mat është 3.883 ton/vit

Bashkia Bulqizë. Sasia totale vjetore shkon mbi 4600 ton në vit, të cilat ndahen kryesisht në: organike, dru, letër, plastikë me densitet të ulët dhe të lartë, qelq, tekstile, metale ferroze dhe joferroze, mbetje spitalore, goma, inerte, mbetje nga produkte sanitare, mbetje elektrike dhe nga pajisje elektronike, bateri etj.

Përbërja e mbetjeve shtëpiake në përqindje (%)

| Bashkia | Organike | Qelq | Letër | Metal | Plastik | Tjera |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Bulqizë | 25.7 | 2.5 | 6.7 | 3.03 | 13.1 | >40 |

**Bashkia Klos**

| Të dhënat e informacionit | Bashkia Klos |
|---|---|
| Numri banorëve | 20821 |
| Sasia e mbetjeve për person kg/vit | 328 |
| Sasia e mbetjeve organike(shtëpiake) kg/ton/vit | 230 ton |
| Sasia e mbetjeve inerte ton/vit | 400 ton |
| Sasia e mbetjeve spitalore kg/ton/vit | - |
| Sasia e mbetjeve plastike kg/ton/vit | 50 ton |
| Sasia e mbetjeve të qelqit kg/ton/vit | 20 ton |
| Sasia e mbetjeve metalike kg/ton/vit | 20 ton |
| Sasia e mbetjeve drurit ton m3 | - |
| Sasia e mbetjeve të letrës dhe kartonit kg/ton/vit | 70 ton |
| Sasia e mbetjeve të baterive të dala jashtë përdorimit kg/ton/vit | - |
| Sasia e mbetjeve të gomave të dala jashtë përdorimit kg/ton/vit | 20 ton |
| Sasia e mbetjeve të vajrave të përdorur kg/ton/vit | - |
| Sasia e mbetjeve nga produktet e kafshëve | 20 ton |
| Sasia e mbetjeve të tekstilit kg/ton/vit | 10 ton |
| Sasia e mbetjeve elektrike dhe elektronike ton/vit | 4 ton |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në landfill ton/vit | 844 ton |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në incenerator ton/vot | ---- |

## QARKU ELBASAN

**Bashkia Belsh**

**Për pyjet, kullota, tokë.**Fondi pyjor është 1726 ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve është e mire.Nuk ka specie të rrezikuara apo të zhdukura. Fondi kullosor është 111 ha dhe ka gjendje të mirë shëndetësore. Pjelloria e tokës është e mire Siperfaqja e tokës së degraduar është 10% , sipërfaqja e tokës djerrë 10%.





**Për mbetjet**.Ka një vendepozitim për mbetjet në Elbasan. Sasia e mbetjeve që shkon është 8 ton/24h.

**Bashkia Cërrik**

**Për pyjet**.Sipërfaqja e përgjithshme e fondit pyjor dhe kullosor është: 4333.9 ha .Nga të cilat: Pyje:2507.9 ha, sipërfaqe kullosore:1123.0 ha, tokë me bimësi pyjore: 680.0 ha sipërfaqe inproduktive: 23.0 ha. Nga vrojtimet periodike nuk ka rezultuar shkatërrim i fondit pyjor dhe i pyjeve (përmbytje, djegie nga zjarri, shëmbje, rrëshqitje e tokës), e të tjera. Gjendja shëndetësore e pyjeve është e mirë. Rritja vjetore e pyjeve sipas llojeve:
Llojet kryesore janë dushqe, shkozë. mare, frashër dhe shkurre të tjera me një rritje mesatare vjetore 1.25m3/ha.

**Për biodiversitetin:** Nuk janë konstatuar lloje të rrezikuara, të kërcenuara apo të zhdukura (llojet drusore, flore dhe fauna):

**Për kullotat** Fondi kullosor është 1123.0 ha nga të ciat kullota të menaxhuara 540 ha. Përbërja floristike:Gramiore: Flokësi, Qepujkë, Tërfil livadhor, Helmarinë vezake. Bishtajore: Tërfil i verdhë , Dorikni pesëgjethësh (Dorycnium pentaphyllum L).
Të ndryshme: Lule Balsami, Gjethe delli heshtak.
Të këqia: Ushejsi leshtak me cilësi deri në të mirë, me lartësi 15 e 20 cm.
Shkurre: Shkozë, Mretë, Mare, etj. Shtrirje uniforme, me zhvillim vegjetativ mesatar, pa fuqi lëndore. Gjendja shëndetësore e tyre është përgjithësisht e mirë.
Kapaciteti mbajtës: Dhen 1930 krerë, Dhi’ 890 krerë dhe të trasha 55 krerë.

**Për bujqësinë.** Diversiteti gjenetik për bujqësinë: 20% e zë blegtoria 80% e zë bujqësia
Sipërfaqja nën një bujqësi organike 3 000 Ha
Sasia vjetore e plehrave kimikë dhe e kimikateve për përdorim bujqësor
- Plehra kimike rreth 15 000 ton
- Kimikate rreth 1 ton
- Ushqyes për fruta dhe perime rreth 5 ton

**Për tokën** .Pjelloria afërsisht 6 000 Ha, Sipërfaqja e tokës së degraduar afërsisht 1 000 Ha.
Sipërfaqja e tokës djerrë afërsisht 3 000 Ha.

**Për mbetjet e ngurta urbane**. Sasia vjetore të prodhimit të mbetjeve 3 046.947 ton. Përmbajtja në përqindje e përbërësve Karton 191.3 ton, Qelq 32.6 ton, Metal 46 ton.Sasia e mbetjeve bio, 1 239.8 ton. Sasia e mbetjeve të depozituara në incinerator 3 046.947 ton/vit

**Bashkia Gramsh**

**Për pyjet**
Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore e pyjeve të sëmura nga dëmtuesi i konstatuar proçesonarja është 1854 ha në pyjet me llojin pishë e zezë. Rritja vjetore për pyjet e lartë paraqitet 55000 m3 dhe në pyjet e ulta 15000 m3.Sasia e materialit drusor të vjele e shfrytëzuar për vitet 2019-2020 paraqitet është :Lëndë punimi = 710 m3Dru zjarri =3632 m3

- Fondi pyjor në Bashkinë Gramsh

| Nr. | Sipërfaqe, totale e Bashkisë (Ha) | Fondi Pyjor dhe Kullosor në Bashki (Ha) | | | | | Sipërfaqe urbane (ha) | Sipërfaqe bujqësore dhe pemtore (ha) | Të tjera (ha) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Totali : | Pyje | Sipërfaqe me bimësi pyjore | Sipërfaqe inproduktive | Kullota | | | |
| 0 | 1 (2+7+8+9) | 2 (3+4+5+6) | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 | 9 |
| 1 | 69483.06 | 54,103.06 | 35,609.37 | 3748.1 | 5,709.56 | 9,036.03 | 900 | 14,400 | 80 |

- Fondi kullosor

| Kullota, Sip.e përgjith. (ha) | Fondi Kullosor i ndarë: | | | | | | | | Pronësia (ha) Shuma duhet të jetë e = me kolonën 1 | | Shënime |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Sip. Produktive (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) | Kullota dimërore | | | Kullota Verore | | | | | |
| | | | Gjithsej | Sip. Produk (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) | Gjithsej | Sip. Produkt (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) | Publike | Private | Totali |
| 1 (2+3) | 2 (5+8) | 3 (6+9) | 4 (5+6) | 5 | 6 | 7 (8+9) | 8 | 9 | 10 | 11 | 12 |
| 9036.03 | 8913.01 | 123.2 | 1190.4 | 1154.44 | 36.5 | 7845.36 | 7758.66 | 86.7 | 9018.03 | 18 | 9036.03 |

Përbërja floristike përbëhet nga llojet të ndryshme të bimëve, më dominuese janë llojet graminace dhe leguminoze si dhe bimët medicinale. Gjendja shëndetësore e tyre në përgjithësi paraqitet e mirë. Kapaciteti mbajtës i tyre është:Dhen (dele) =28533 krerë, Dhi = 5455 krerë, Të trasha = 640 krerë.





## BASHKIA PRRENJAS

| TË DHËNAT E MBETJEVE | BASHKIA PRRENJAS |
|---|---|
| Numri i banorëve | 33031/26425 |
| Sasia e mbetjeve për person kg/vit | 117.0 |
| Sasia e mbetjeve Organike (shtëpiake) kg/ton vit | 1082.3 |
| Sasia e mbetjeve Inerte kg/ton vit | 618.5 |
| Sasia e mbetjeve Spitalore kg/ton vit | 0 |
| Sasia e mbetjeve Plastike kg/ton vit | 337.1 |
| Sasia e mbetjeve të qelqit kg/ton vit | 27.8 |
| Sasia e mbetjeve metalike kg/ton vit | 43.3 |
| Sasia e mbetjeve të drurit ton/m3 | 349.4 |
| Sasia mbetjeve të letrës dhe kartonit kg/ton vit | 52.6 |
| Sasia e mbetjeve të Baterive të dala jashtë përdorimit kg/ton vit | (0) Nuk aplikohet grumbullim/trajtim |
| Sasia e mbetjeve të gomave të dala jashtë përdorimit kg/ton vit | 15.5 |
| Sasia e mbetjeve të vajrave të përdorur kg/ton vit | (0) Nuk aplikohet grumbullim/trajtim |
| Sasia e mbetjeve nga produktet e Kafshëve kg/ton vit | 139.15 |
| Sasia e mbetjeve të produkteve të tekstilit kg/ton vit | 46.4 |
| Sasia e mbetjeve Elektrike dhe Elektronike kg/ton vit | 3.1 |
| Sasia e mbetjeve mikse kg/ton vit (mbetjet e patrajtueshme) | 995.7 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Lendfill ton/vit | 3710.8 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Incenerator ton/vit | Nuk dërgohen.Mungesë financimi nga Bashkia dhe Autoritetet |

Vend-grumbullimi dhe groposja e mbetjeve urbane të ngurta i administruar nga Bashkia  Prrenjas ndodhet në anën veri-perëndimore të qytetit të Prrenjasit në një distancë rreth 3 kilometra larg qëndrës së qytetit. Sipërfaqja totale e vendepozitimit është rreth 10 000 m².

## QARKU FIER

### Bashkia Lushnje

**Pyjet, biodiversiteti, toka**
Sipërfaqja totale e pyjeve  është 1121.85 , volumi 17716.92 m3.Tokat pyjore në përgjithësi janë toka të hinjta, kafe të thella

Shpërndarja e pyjeve sipas klasave të moshës

| Tipi i Pyllit | Pronësia | Sipërfaqia për çdo klasë moshe | | | | | | | | Gjithsej |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | I | II | III | IV | V | VI | VII | VIII | |
| Trungishte | Bashkiake | 14 | | | 376,25 | | | | | 390,25 |
| Cungishte | Bashkiake | | 153,32 | | | | | | | 153,32 |
| Sip.me bim. pyjore | Bashkiake | | 412.29 | | | | | | | 412.29 |
| Trungishte | Private | | | | 2,1 | | | | | 2,1 |
| Sip.me bim. pyjore | Private | | 163,89 | | | | | | | 163,89 |
| **SHUMA** | | **14** | **729.5** | | **378,35** | | | | | **1121.85** |





Flora dhe fauna prezente në territorin e Bashkisë Lushnje

| Nr | Emërtimi i species | Emërtimi i species latinisht |
|---|---|---|
| 1 | Shkurta | Cortunix cortunix |
| 2 | Shapka | Scolopax rustikola |
| 2 | Turtulli | Streptopelia turtur |
| 3 | Dervidhi | Gelerida cristata |
| 4 | Lauresha | Alauda arvensis |
| 5 | Mëllenja | Turdus merula |
| 6 | Harabeli i fushës | Passer montanus |
| 7 | Lepuri i egër | Lepus europaeus |
| 8 | Dhelpra | Vulpes vulpes |
| 9 | Çakalli | Canius aureus |
| 10 | Qelbësi | Mustela putorius |
| 11 | Vjedulla | Meles meles |
| 12 | Vidra ose lundërza | Lutra lutra |

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit 30043.661 ton/vit . Sasia e mbetjeve bio 14228.678 ton/vit. Mbetje inerte 450 ton/vit. Përmbajtja në përqindje : karton 8.13%, qelq 5.75 %, metal 1.13%. Ka një vend-depozitim aktiv në lagjien “18 Tetori” Lushnje . Sip. 18500 m2. Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/ vend-depozitim 340043.661 t/vit

## BASHKIA PATOS

**Për pyjet, kullota**
Fondi pyjor/kullosor në Bashkinë Patos është 751.75 ha nga këto:Fond pyjor publik kemi 682.75 ha. Fond Pyjor privat kemi 68.84 ha.

| Qarku | Pyll ha | Kullotë/Livadh ha | Sip. Bimësi pyjore ha | Djerr ha | Inproduktive | Ujor ha | Bujqësore ha | Total ha |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| B.Patos | 725.47 | 0 | 14.86 | 0 | 11.42 | 0 | 0 | 751.75 |

**Për Bujqësinë**

| Nr. | Emërtimi | Total | Njësia Administrative | | | Sip. e tokës bujqësore e zënë me ndërtime informale |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | Patos | Zharrëz | Ruzhdie | |
| 1 | Sip. Tokës Bujqësore/ ha | 6,054 | 2,434 | 2,257 | 1,363 | 70 |

Sipërfaqja me pemtore, ullishte dhe vresht

| Nr. | Bashkia | Sip. a+b+c+d | Nga keto: | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | ha | ha | ha | ha |
| | | | Pemtore | Ullishte | Agrume | Vresht |
| | | | a | b | c | d |
| 1 | Ruzhdie | 517 | 29 | 447 | 0 | 41 |
| 2 | Zharrëz | 133.5 | 27.5 | 89 | 0 | 17 |
| 3 | Patos | 1517 | 43.5 | 1445 | 0 | 28 |
| 4 | Total | 2,167.5 | 100 | 1,981 | 0 | 86 |





## PËR MBETJET

| Të dhënat per: | Njesia matese | Totali ( Gjith bashkia) | Ne zonat Urbane (Qytetet) | Ne zonat Rurale (Fshatrat) |
|---|---|---|---|---|
| Totali i mbetjeve urbane te menaxhuara ( me fonde publike ) | ton | 13182 | 12111 | 1071 |
| Nga keto jane mbetje familjare dhe te ngjashme me to | ton | 11064 | 10200 | 864 |
| Nga keto jane mbetje industriale perzier e ato urbane ose marr nga kontinjeret e bisnesit | ton | 2118 | 1911 | 207 |
| Nga totali jane - mbetjeve Organike | ton | 6243 | 5432 | 811 |
| …………………….. - mbetjeve të Drurit | ton | 189 | 56 | 133 |
| …………………….. - mbetjeve Letre , Karton | ton | 1780 | 954 | 826 |
| …………………….. - mbetjeve Xhama ,Qelq | ton | 758 | 521 | 237 |
| …………………….. - mbetjeve Platike | ton | 1115 | 1050 | 64 |
| …………………….. - mbetjeve Tekstile | ton | 695 | 695 | 0 |
| …………………….. - mbetjeve Metalike | ton | 76 | 54 | 22 |
| …………………….. - mbetjeve aparatesh elektronike | ton | 2,6 | 1,8 | 0,8 |
| …………………….. - mbetjeve te rrezikshme | ton | 1 | 0 | 1 |
| …………………….. - mbetjeve Inerte ne perberje | ton | 949 | 949 | 0 |
| …………………….. - mbetjeve nga trupa te kafshëve dhe shpendve | ton | 237 | 68 | 169 |
| …………………….. - mbetjeve te tjera te pa specifikuara me lart | ton | 48 | 28 | 20 |
| Totali i mbetjeve urbane te trajtuara (me fonde publike ) | ton | 13182 | 12111 | 1071 |
| Nga mbetje totale jane djegur nga Inceneratoret | ton | 0 | 0 | 0 |
| Djegur nga zjarre te hapura ne natyre | ton | 0 | 0 | 0 |
| Jane Riperdorur / Ricikluar | ton | 0,03 | 0,03 | 0 |
| Jane depozituar ne landfille te rregullta,sanitare | ton | 0 | 0 | 0 |
| Jane depozituar ne 'Fusha mbetjesh' | ton | 13182 | 12111 | 1071 |
| Jane hedhur ne natyre jo rregullisht | ton | 1650 | 532 | 1118 |
| Numri I banorëve ne bashki sipa rregjistrit civil | Banor | 42889 | 34000 | 8885 |
| Numri I banorëve rezident ne bashki | Banor | 12867 | 10200 | 2667 |
| Shkalla e mbulimit me sherbime per mbetjet urbane | % | 95.0 | 95 | 95 |
| Mbetjeve inerte nga ndertimet, rikonstruksionet dhe prishjet | ton | 949 | 630 | 319 |





| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Nga keto jane riperdorur / ricikluar ne total | ton | 305 | 201 | 104 |
| Mbetje nga industria minerare, (Nxjerrjea) | ton | 0 | 0 | 0 |
| Mbetje nga industria minerare, (Pperpunimi) | ton | 0 | 0 | 0 |
| Mbetje nga insutria e hidrokarbureve (Nxjerrje ) | ton | 530 | 149 | 381 |
| Mbetje nga insutria e hidrokarbureve (Perpunimi ) | ton | 0 | 0 | 0 |
| Mbetje nga fabrikat te tjera perpunuese ( perjashtuar sa siper) | ton | 0 | 0 | 0 |
| Bashkia Patos nuk ben menaxhim te integruar te mbetjeve prandaj dhe vlerat e vendosura jane te llogaritura me perafersi. Ne momentin e funksionimit te Inceneratorit ne Fier do te fillojme peshimin e mbetjeve sipas kategorive. | | | | |

## BASHKIA MALLAKASTËR

**Pyjet, kullota** Sipërfaqja e fondit pyjor/kullosor është 14 109.91 ha. Nga këto 12947.71 janë pyje dhe kullota nën administrimin Bashkia Mallakastër dhe 1162.14 janë pyje privatë, fondi kullosor 3103.99ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve relativisht është e mirë në gjithë fondin pyjor dhe kullosor. Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar për dru zjarri 2 520 m3.

**Për bujqësinë:**Sipërfaqja e tokës në Bashkinë Mallakastër dominohet nga një numër i lartë pemëtarie dhe kryesisht,arrorët. (arra, bajame ,lajthi), agrumet. ( portokalli, limoni, mandarina , limoni). Rreth 70% e tokës bujqësore është e mbjell me kulturën e ullinjve.

**Diversiteti gjenetik për blegtorin**
Numri i gjedheve në bashkinë Mallakastër 1200, raca xhersej. Dele gjithsej 20 000, rraca cigaja. Dhia gjithsej 15 000.Shpendë 100 000.

**Për tokën**
Pjelloria e tokës kategoria shumë e lartë 472ha (kategoria e (II)
Pjelloria e tokës kategoria e lartë 2111.27ha (kategoria e (III)
Pjelloria e tokës kategoria mesatarisht e lartë 2908.98ha (kategoria (IV)
Pjelloria e tokës kategoria mesatarisht e lartë 2619.87ha (kategoria (V)
Pjelloria e tokës kategoria mesatarisht të ulët 1786.7ha (kategoria (VI)
Pjelloria e tokës kategoria mesatarisht shumë e ulët 785.85 (kategoria (VII+VII).

Sipërfaqja e tokës së degraduar është 120 ha. Sipërfaqja e tokës djerrë është 1500ha.

**Për mbetjet e ngurta urbane**
Sasia vjetore e prodhimit të mbetjeve të ngurta 4000 ton/vit. Përbërja në përqindje e përbërësve ndotës (karton, qelq, metal) është 14.2%. Sasia e mbetjeve bio që shkojnë në vend-depozitim është 640 ton/vit. Bashkia Mallakastër ka një vend-depozitim në fshatin Kash, i cili ka një kapacitet prej 10,000 m2 dhe sipërfaqe 5,000 m3. Sasia e mbetjeve që shkon në vend-depozitim për vitin 2020 është 4,000 ton/vit.

**Qarku Gjirokastër**

## BASHKIA LIBOHOVË

**Pyjet.** Në përgjithësi pyjet në bashkinë Libohovë janë në gjendje të mirë. Nga verifikimet e bëra, llogaritet përafërsisht deri në 15 ha parcela pyjore të prekura nga Proçesionaria. Rritja vjetore në pyje llogaritet nga 0.7-0.9%

**Për biodiversitetin.**Për sa i përket florës, rrezikohet çaji i malit si dhe ka dëmtime të sherebelës. Në lidhje me faunën, Kali i Qyqes është në rrezik sepse është shumë i rrallë. Bimët heterovajore në përgjithësi janë të kërcënuara.

**Për kullotat.**Bashkia ka në pronësi të saj 2600 ha sipërfaqe kullosore. Përbërja floristike është graminore të ndryshme si dhe tërfil. Gjendja shëndetësore është e mirë. Në disa parcela ka sipërfaqe të mbuluara nga shkurret, gjineshtra, si dhe vuajnë nga mungesa e ujit (lera) në vitet e thata. Kapaciteti i mbajtjes është prej 5000 krerësh në total.

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit llogaritet 2400 ton/vit mbetje urbane. Përmbajtja në përqindje me nje përafërsi llogaritet në total (karton, qelq, metal) 50%. Sasia e mbetjeve bio llogaritet deri ne 40%.
Bashkia ka nje vend-depozitim të miratuar për mbetjet urbane. E gjithë sasia prej afro 2400 ton mbetje urbane shkon në vend-depozitim.

## BASHKIA TEPELENË

Për pyjet .Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore e pyjeve të sëmura është rreth 3 ha / vit, për llojin e Rrapit dhe Plepit. Fondi pyjor është 8100 ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve është relativisht e mire.





Rritja vjetore në pyje sipas llojeve:
- Trungishtet e bredhit kanë një volum prej 250 m3 / ha
- Pyjet e lisit kanë një volum prej 76 m3 / ha
- Pyjet me pishë të zezë kanë një volum prej 113 m3 / ha
- Pyjet cungishte të lisit kanë një volum prej 24.4 m3 / ha

Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar, ndarë në lëndë punimi dhe dru zjarri – 700 m3 vetëm dru zjarri, nuk ka lëndë drusore të shfrytëzuar për lëndë punimi.

**Për biodiversitetin** .Speciet e rrezikuara – Alnus glutinosa (Vërriu) , Froxinus Ornus ( Frashëri I bardhë), Pania, Rigon, Sherebel.Speciet e kërcënuara – Derri, kaprolli, dhia e egër. Specie e zhdukura – ariu i murmë, riqebulli

**Për kullotat** .Fondi kullosor – 22 203 ha. Përbërja floristike – graminace dhe leguminoze, më e përhapur është Agrostis alba (bariméza), Ph. Rubra (bishtpelza e kuqe), Phleum alpinum (fleumi i Alpeve), Festuka supine (bishtpelza e përmbysur), Nardus stricta (xhufka).
Gjendja shëndetësore e tyre është relativisht e mirë. Kapaciteti i mbajtjes në gjithë bashkinë është 2 – 7 krerë / ha.

**Për mbetjet e ngurta urbane.** Sasia e mbetjeve që gjenerohen në ditë për banor është 0.7 kg/banor/ditë për zonat urbane dhe 0.4 kg/banor/dit për zonat rurale. Sasia ditore që grumbullohet është 6 – 7 ton/dit, si rrjedhojë sasia vjetore e mbetjeve është 2200 ton/vit. Vend-depozitimi i mbetjeve për Bashkinë Tepelenë ndodhet në fshatin Majkosh, me një sipërfaqe 4900 m2

## BASHKIA PËRMET

**Për pyjet** .Fondi pyjor është 11 585.38 ha nga të cilat pyll 10 893.52 ha, kullotë në pyje 75.56 ha, bimësi pyjore 304.75 ha dhe inproduktive 311.54 ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve në përgjithësi është e mirë, nuk ka pyje të prekura nga proçesionaria dhe sëmundje të tjera. Sipërfaqja e përgjithshme e pyjeve të sëmura është 40 ha të llojit rrap (tharë nga kanceri i rrapit).
Rritja vjetore në pyje në total 21578 m3 / vit, sipas llojeve: lis 3954 m3 /vit , ah 598 m3/ vit, fletore të tjerë 2988 m3 / vit, shkozë 3475 m3/vit, mare 5430 m3/ vit, shkurre të tjera 3736 m3/ vit, bredh 1744 m3/vit, pishë 454 m3/ vit. Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar për dru zjarri 4700 m3.

**Për biodiversitetin**.Speciet e rrezikuara janë: shtogu, murrizi, lajthia e egër, trëndafili i egër, molla e egër, luleshtrydhja,çaji i malit, salepi, rrushkulli, rigoni, ariu, shqiponja e malit , thëllëza e malit shapka, pëllumbi i egër, qyqja ,kukuvajka, baldosa. Speciet e zhdukura ; Kali i qyqes

**Për Bujqësinëdhe Blegtorinë**

| Fondi i tokës gjithsej 6747 ha nga kjo kultivohet1364 ha | |
|---|---|
| Bimë arash | 824 ha |
| Pemtari | 110 ha |
| Vreshtari | 210 ha |
| Ullishte | 61 ha |
| Foragjere | 96 ha |
| Perime | 63 ha |

| Për blegtorinë(mbarështrohen) | |
|---|---|
| Të imta (dhi,dhen) | 28715 krerë |
| Gjedhë | 1350 krerë |
| Njëthundrakë | 664 krerë |

| Sipërfaqet nën një bujqësi organike. | |
|---|---|
| Perime | 60 ha |
| Vreshtari | 120ha |





**Sasia vjetore e plehrave kimike dhe e kimikateve për përdorim bujqësor.**

| Plehra kimike | | | |
|---|---|---|---|
| D.A.P(kv) | Nitrat +ure(kv) | Superfosfat | Potas(kv) |
| 620 kv | 2600 kv | 260 kv | 190kv |

| Kimikate | | |
|---|---|---|
| Herbicide | Fungicide | insekticide |
| 6.3 kv | 9.85 kv | 2.56 kv |

**Për kullotat.** Fondi kullosor.ka nje siperfaqe te pergjithshme prej 6 847.73 ha. Përbërja floristike përbëhet nga 60% graminace ,13% bishtajore dhe 19% të ndryshme si dhe të këqija dhe helmuese 8%. Në përgjithësi gjendja shëndetësore e kullotave është e mirë me një prodhim të bollshem biomase prej 35 kv/ha kryesisht në kullotat verore të "Nëmerçkes" dhe më pak në ato të "Dhembelit" dhe "Qilarisht-Rabanit". Kapaciteti i mbajtjes në total 38637 krerë të ndara në; Dhen 29000 krerë, Dhi 9127 krerë, Të trasha 510 krerë

**Për tokën** .Toka të varfra 2606 ha. Toka të mesme 2500 ha. Toka të pasura 1641 ha. Sipërfaqja e tokës djerrë 5384 ha.

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit. 5000 ton/ vit.Përmbajtja në përqindje 13% karton, 10% Qelq, 12.5% metal. Sasia e mbetjeve bio 28.5%.
Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit të ndërtimit dhe mbetjet e sektorit te industrisë.;6800 m3 inerte dhe 750 m3 industriale. Sasia e mbetjeve që shkon në vend-depozitim është 5000 ton/ vit mbetje urbane dhe 12000 ton/vit mbetje inerte. Bashkia Përmet ka 2 vend-depozitime, 1 për mbetjet urbane dhe 1 për mbetjet inerte.

## BASHKIA DROPULL

**Pyjet, kullota**
Fondi pyjor është 12.580.96 ha, Sipërfaqe pyjore 10.577.96 ha. Fondi kullosor është 20.522.26 ha. Sipërfaqe kullosore 14.904.26 ha. Fondi pyjor privat ka sipërfaqe 2.003.00 ha . Fondi kullosor privat 5.582.00 ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve është e mire. Ekonomia pyjore Pogon ka një sipërfaqe me 7200 ha pyje cungishte. Përsa i përket kullotave ka patur dëmtime të rënda me djegie nga zjarri në sipërfaqe të konsiderueshme.

# QARKU KORÇË

**Bashkia Korçë**

**Për pyjet**
Sipërfaqja e fondit pyjor/kullosor që ka kaluar në pronësi të Bashkisë Korçë është 47830.8 hanë total, ku:Pyll 27502.74 ha, Kullota 18120.95 ha , Sipërfaqe me bimësi pyjore 232.50 ha, Inproduktive 1811.25 ha, Shkëmbore 158.32 ha, Ujore 1.04 ha, Bujqësore 4.00 ha. Pyje të shkatërruara nuk ka.Pyje të sëmura nuk ka. Janë rreth 5400 ha të prekura nga proçesionarja. Pyje janë 27502.74 ha dhe gjendja shëndetësore e tyre paraqitet e mirë. Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar, ndarë në lëndë punimi e dru zjarri për vitin 2020:

| Lloji drusor | Lëndë drusore në këmbë gjithsej m3 | Lëndë punimi m3 | | | Dru zjarri m3 |
|---|---|---|---|---|---|
| | | e hollë | e mesme + e trashë | Totali | |
| Ah | 806 | 10 | 224 | 234 | 572 |
| Ah | 1753 | 150 | 1002 | 1152 | 601 |
| **TOTALI** | **2559** | **160** | **1226** | **1386** | **1173** |





**Për Bujqësinë**
Pavarësisht futjes së farave , fidanave si dhe rracave të reja të kafshëve nga vendet e tjera, kryesisht ato fqinje, shtetet europiane por dhe ato aziatike, kemi një përmirësim të diversitetit gjenetik.Rreziku i dëmtimit të fondit gjenetik rajonal egzistion, por ai akoma është i mbrojtur nga fakti që kemi një fragmentarizim të fermave dhe një shumëllojshmëri të tyre. Përsa i përket sipërfaqeve nën një bujqësi organike, nuk kemi ferma bio të çertifikuara të prodhimit bujqësor dhe blegtoral. Egzistojnë elementë të prodhimit organik në fermat e vogla bujqësore sidomos në ato malore por identifikimi, rregjistrimi dhe dalja në treg i tyre mungon
Në rreth 10000 ha që është pjesa më intensive përdoren rreth 6000 ton plehra kimike dhe rreth 300-350 ton pesticide.

**Për kullotat**.Fondi kullosor ka një sipërfaqe prej 18120.95 ha kullota. Gjendja shëndetësore e tyre paraqitet e Kapaciteti i mbajtjes është rreth 55.000 krerë të imta.

**Për tokën** .Vlerësimi në 3 kategori të pjellorisë së tokës është afërsisht: të lartë 2500 ha, të mesme 10000 ha, të ulët7820 ha. Sipërfaqja e tokës së degraduar.146 ha. Sipërfaqja e tokës djerrë. rreth 6500 ha ( këtu futen edhe tokat bujqësore të pandara.)

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit është 19700 ton. Përmbajtja në përqindje është 2% karton,0,5% qelq,0,5% metal.Sasia e mbetjeve bio, 50%.
Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit tëndërtimit dhe të industrisë është 1825 m3.
Ka 1(një) Landfill me kapacitet 1 milion ton dhe me sip.20 ha .Sasia e mbetjeve që shkon në landfill është 19700 ton.

## BASHKIA MALIQ

**Për pyjet dhe kullota**
Destinacioni i sipërfaqeve sipas klasave të përdorimit të tokës

| Sipërfaqe, totale e Bashkisë (Ha) | Fondi Pyjor dhe kullosor në Bashki (Ha) | | | | | Sipërfaqe urbane (ha) | Sipërfaqe bujqësore dhe pemtore (ha) | Të tjera (ha) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Totali | Pyje | Kullota | Sipërfaqe me bimësi pyjore | Sipërfaqe inproduktive | | | |
| 1 (2+7+8+9) | 2 (3+4+5+6) | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 | 9 |
| 65634 | 30970.7 | 20717 | 7619.4 | 98.5 | 2535.8 | 6320 | 25270 | 3073.3 |

Forma e qeverisjes së fondit pyjor (Tregues të sipërfaqeve/vëllimit pyjeve )

| Pyje gjithsejt | Pyjet e ndare në | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Sipërfaqe (ha) | Vëllimi m3 | Të lartë (Trungishte) | | Të mesëm (Cungishte) | | Të ulët (Shkurre) | |
| | | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi (m3) | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi (m3) | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi (m3) |
| 1 (3+5+7) | 2 (4+6+8) | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 |
| 20717 | 673487 | 6912 | 489770 | 11856.3 | 178681 | 1948.7 | 5036 |

Gjendja shëndetësore e pyjeve në përgjithësi është e mirë. Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar, në dru zjarri për vitin 2020 është 7500 m3.

**Tregues të fondit kullosor**

| Kullota, Sip.e përgjith. (ha) | Fondi kullosor i ndarë: | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Sip. Produktive (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) | Kullota dimërore | | | Kullota Verore | | |
| | | | Gjithsej | Sip. Produk (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) | Gjithsej | Sip. Produkt (ha) | Sip. e Pashfrytëzuar (ha) |
| 1 (2+3) | 2 (5+8) | 3 (6+9) | 4 (5+6) | 5 | 6 | 7 (8+9) | 8 | 9 |
| 7619 | 5546 | 2073 | 0 | | | 7619 | 5546 | 2073 |





**Për Bujqësinë :**

| | |
|---|---|
| Diversitieti gjenetik për bujqësinë dhe blegtorinë | Diversitet i ulët në bujqësi dhe blegtori. |
| Sipëraqet nen një bujqësi organike | 0 (zero). |
| Sasia vjetore e plehrave kimike dhe e kimikateve për përdorim bujqësor | 2.900 ton . |

**Për tokën :**

| | |
|---|---|
| Pjelloria | 60% mbi mesataren (pjellori e lartë ). |
| Sipërfaqja e tokës së degraduar | 256 ha . |
| Sipërfaqja e tokës djerrë | 6000 ha . |

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit për vitin 2020 është 7700 ton. Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit të ndërtimit, 30 ton mbetje inerte ,viti 2020

Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/ vend-depozitim është 7700 ton. Ka një landfill me sipërfaqe 19.5 ha.

## BASHKIA KOLONJË

**Pyjet, kullotat**
Fondi Pyjor është 50 783 ha i ndarë si vijon: Pyje trungishte ( te larte) me sipërfaqe 15695 ha dhe volum 2.302.000 m3. Pyje cungishte (të ulët) me sipërfaqe 9347 ha dhe volum 581 000 m3.Shkurre me sipërfaqe 8570 ha dhe volum 122 000 m3.Kullota me sipërfaqe.10 544 ha .Sipërfaqe me bimësi pyjore 131 ha.Sipërfaqe inproduktive 5987 ha. Tokë djerr 387 ha.Sipërfaqe ujore 122 ha.Fondi kullosor në total ka një siperfaqe prej 21.742 ha i shpërndarë në kullota verore me kapacitet kullosor 67 176 krerë dhen, 2.072 dhi dhe 1.836 të trasha. Sipërfaqja pyjore gjithsej (brenda fondit pyjor) është 33.880ha e cila ndahet :Pyje shtetëror 25.332 ha, pyje private 8.547 ha.Kullota private 4.710 ha ( 4.567 ha kullota natyrale dhe 144 livadhe).
Mundësia e shfrytëzimit të pyjeve për vitin 2020-2021; Bashkia fshat 8 316 m3, Bashkia qytet
3.347 m3, pyje private 5.506 m3. Totali 17.169 m3.
Gjendja shendetësore e pyjeve dhe kullotave për vitin 2020 paraqiten dukshëm të përmirësuar. Sipërfaqet pyjore të prekura nga dëmtuesit janë pothuajse ato të infektuara nga Procesionaria e Pishës së zezë. Për vitin 2020 ky dëmtues ka prekur rreth 590 ha me një infeksion mesatar 25-30% Sipërfaqja e përgjithshme e pyjeve të dëmtuar është ( jo të shkatërruara ) për 10-15 vitet e fundit është rreth 2000 ha duke patur parasysh pyjet e lartë (trungishte, pishë, bredh) si dhe cungishtet (dushkajat).

| | Trungishte | | | Cungishte | |
|---|---|---|---|---|---|
| | Halorë | | Fletorë | | Shkurre |
| | Pishë | Bredh | Ah, Dushk | Du, Ah | Mare, shkozë etj |
| Sipërfaqe (ha) | 9180 | 2150 | 4110 | 10580 | 7860 |
| Rritja vjetore m3/ha. | 1.6 | | 1.4 | 1.6 | 0.63 |

**Për biodiversitetin**
Nuk mund të konsiderojmë specie të zhdukura të llojeve drusore, florës dhe faunës, por mund të themi që ka rënie të % së popullatave të disa llojeve tek të tre kategorive, nuk kemi bërë ndonjë studim gjë që mbetet për tu bërë.Specie floristike të rrezikuara dhe kërcenuara për zhdukje janë: salepi, çaji malit, agulicja, dëllinja e zezë, rigoni, murrizi e të tjera, të shpallura zyrtarisht nga Institucionet Qendrore. Për faunën veçojmë: thëllëza e malit, lepuri, derri i egër , sorkadhja, edhe pse Moratoriumi ka dhënë efekt të padiskutueshëm për popullatën, veçojmë problemet e shkëputura të gjuetisë së paligjshme.

Për tokën . Pjelloria (kategoria V- IX).Sipërfaqja e tokës së degraduar. (107.2 Ha). E ndarë në 7 Ha sipërfaqe tokë e zhavorizuar, 18.7 Ha tokë e eroduar, 6.5 Ha tokë e gërryer nga brigjet e lumenjve, 75 Ha tokë e përmbytur nga dalja e lumenjve).Sipërfaqja e tokës djerrë. (3600 Ha)
Sasia vjetore e plehrave kimike dhe e kimikateve për përdorim bujqësor (Ure = 150 ton, Nitrat = 200 ton, Dap = 100 ton )

Për mbetjet e ngurta urbane:
Sasia vjetore prodhimit është 9800 Ton/vit të depozituara në Stacionin e Transferimit Mollas
Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/ vend-depozitim është 4200 Ton/vit të depozituara në Stacionin e Transferimit Mollas).





## BASHKIA PUSTEC

**Për pyjet, kullota**
Me trashëgimin e pyjeve dhe kullotave nëpër bashkitë, Bashkia Pustec ka një parcelë me sipërfaqe 31.8 ha dhe gjendje egzistuese drejt përmirësimit.-Sipërfaqja e pyjeve që zotëron bashkia Pustec nuk ka pyje të sëmura por është në të njejtën gjendje fitosanitare dhe në gjendje të mire vegjetative. Sipërfaqja e fondit pyjor është 31.8 ha. Gjendja shëndetësore e pyjeve është e mirë
Rritja vjetore 1-2 m3 të llojit shkurre. Në lidhje me biodiversitetin, duke qenë se ka një sipërfaqe të vogël ,nuk përcakton lloje drusore të rrezikuar, kërcënuar ose të zhdukur.
Fondi kullosor është 250 ha .Përbërja floristike: Mbulesë barishtore. Gjendja shëndetësore e tyre është e mire. Kapaciteti i mbajtjes: 6 krerë për ha.

**Për tokën.** Sipërfaqja e tokës së degraduar: 36.7 ha. Sipërfaqja e tokës djerrë: 159 ha. Sasia vjetore e plehrave dhe e kimikateve për përdorim bujqësor është 45500 kg/vit.

**Për mbetjet e ngurta.** Sasia vjetore e prodhimit/gjenerimit: 850 ton/vit në 2020. Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/vend-depozitim është rreth 820 ton/vit (këtu përfshirë dhe mbetjet që hidhen në mënyrë të pakontrollueshme të cilat bashkia i mbledh me organizimin e aksioneve të pastrimit që i bën gjatë vitit kalendarik). Ka 2 vend-depozitime dhe konketisht

1) Vend-depozitimi i fshatit Goricë e Madhe me sipërfaqe: 400m2
2) Vend-depozitimi i fshatit Pustec me sipërfaqe:729m2.

## BASHKIA DEVOLL

Pyjet .Sipërfaqja e përgjithshme e Fondit Pyjor dhe Kullosor është 15841.4 ha. Sipërfaqja e Fondit Kullosor 3418.5 ha. Sipërfaqje inproduktive 366.5ha .Sipërfaqe me bimësi pyjore1831 ha.Sipërfaqe vjetore e pyjeve të shkatruar është afërsisht 5 ha .Sipërfaqja e përgjithshme e pyjeve të sëmurë (pyjet e Pishës)afërsisht 25 %, ndërsa vjetore përllogaritet afërsist 5% ( kryesisht si pasojë e procesionares së pishës ). Gjendja shëndetësore e pyjeve është relativisht e mirë. Rritja mesatare vjetore e pyjeve është1.1 m3 për ha.

| MATERIALI DRUSOR | | |
|---|---|---|
| Nr | Lëndëpunimi | Dru zjarri |
| 1 | Pishë e Zezë => 54.1 m3 | Ah => 34mst |
| 2 | Bredh => 1.8 m3 | Lis => 5.5mst |
| 3 | Hartinë => 1.6 m3 | |
| **Totali** | **57.5 m3** | **39.5 mst** |

**Biodiversiteti**.Speciet e rrezikuara për drurët janë :Pisha e Zezë, Bliri, Hartina, Bredhi, Gështenja, Mështekna, Panja e Malit. Për florën janë: dëllinja e zezë, shtogu, murizi. Speciet e kërcënuara për drurët janë : Ahu, Dushku ndërsa për florën janë : dëllinja e kuqe, thana, kulumbria, anguliçe.

**Kullotat**.Bashkia Devoll ka në administrim 3 (tre) Ekonomi Kullosore me sipërfaqe totale **3418.5 ha**. Përbërja floristike është : tërfili i livadheve, dëllinja e zezë dhe e kuqe, fleumi livadhor, kamomili, lulebasani. murizi, bar telishi, trëndafil i egër, shqota, zhumbrica, anguliçe,truméza e malit, shtogu izi, ferra, lupini i bardhë, flokësi livadhor, flokësi i pyjeve, barimza, grami, festuka e deleve, lolium shumlulësh,tërfili me brirë, lupine gjethengushte, grashina, etj)
Gjëndja shëndetësore e kullotave është e dobët sepse ka nevojë për ndërhyrje. Kapaciteti mbajtës është mesatar, 4-5 krerë dele/ha, ose 2 bageti te trasha/ ha, gjatë një viti.

**Për tokën:** Pjelloria e tokës bujqësore është 30% e Pasur , 50% e Mesme dhe 20% e Varfër. Sipërfaqja e tokës së degraduar është rreth 150 Ha. Sipërfaqja e tokës bujqësore djerrë 2450 Ha Sasia vjetore e plehrave kimike të përdorura në tokat bujqësore është norma 2 Kv/Ha . Sipërfaqja e tokës bujqësore që kultivohet në territor të Bashkisë Devoll është reth 13000 Ha që do të thotë sasia në total e plehërave kimike në formën e (Azot ,Fosfor,Potas) të përdorur është26000 Kv.

**Për mbetjet e ngurta** urbane Sasia vjetore e prodhimit është 4224 ton/vit. Sasia e mbetjeve që shkon në landfill apo në vend-depozitimin është **330 ton/muaj**. Ka 1(një) vend-depozitim dhe sipërfaqja që zë është **582 m2**.





| Bashkia Pogradec Fondi Pyjor Kullosor | Sip. Fondit Pyjor Kullosor total (ha) | Kategoria e përdorimit të territorit ne (ha) | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Pyll (ha) | Kullotë (ha) | Djerr (ha) | Inproduktive (ha) | Shkëmbore (ha) | Ujore (ha) | Sip.bimësi Pyjore (ha) |
| | 26369.88 | 22127.74 | 3863.99 | 105.07 | 117.96 | 48.69 | 11.33 | 115.1 |

Forma e qeverisjes së fondit pyjor (Tregues të sipërfaqeve/vëllimi i pyjeve).

| Nr | Pyjet gjithsej | | Pyje të ndarë në…. | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | Të lartë (trungishte) | | Të mesëm (cungishte) | | Të ulët (shkurre) | |
| | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi ($m^3$) | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi ($m^3$) | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi ($m^3$) | Sipërfaqe (ha) | Vëllimi ($m^3$) |
| 0 | 1(3+5+7) | 2(4+6+8) | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 |
| 1 | 22127.74 | 726059 | 7416 | 460561 | 11760 | 262518 | 277 | 2980 |

Nga analiza vizuale dhe morfologjike pyjet paraqesin një gjëndje shëndetësore mesatare.

### Rritja vjetore në pyje sipas llojeve

| Nr | Llojet Pyjore | Emri Shkencor | Rritja mesatare në $m^3$/ha/ vit |
|---|---|---|---|
| 1 | Ah | Fagus Sylvatica | 4.36 |
| 2 | Bredhi i badhë | Abies Alba | 2.40 |
| 3 | Arneni | Pinus Peuce | 4.10 |
| 4 | Pish e zezë | Pinus Nigra | 4.70 |
| 5 | Panja e malit | Accer Pseudoplatanus | 5.39 |
| 6 | Robulli | Pinus Heldrechi | 1.77 |
| 7 | Qarri | Quercus Cerris | 3.30 |
| 8 | Bunga | Quercus Petraea | 2.20 |
| 9 | Shparthi | Quercus Frainetto | 2.10 |
| 10 | Gështenja e butë | Castanea Sativa | 4.30 |

**Kullotat.** Përbërja floristike e kullotave dhe livadheve dominohen nga kulturat Graminore shumë vjecare, dhe bimët Leguminoze shumë vjecare (tërfilat shumëvjecare). Gjendja shëndetësore e kullotave përgjithësisht është e mirë, nuk ka ndotje nga bimët helmuese dhe bimët e tjera.
Gjëndja shëndetësore e kullotave është e pothuajse e keqe, si rrjedhojë e mos kryerjes së punimeve me karakter të ndryshëm sic janë: heqje barërash të këqija dhe të dëmshme, heqja e shkurreve të padobishme, plehërimi i tyre, pastrimi i gurëve, mbjellja me farë e llojeve bimore duke rritur prodhimtarinë e kullotës.

**Bujqesia:** Përsa i përket zhvillimit të bujqësisë ndahet në 2 zona: a-zona fushore dhe b-kodrinore/malore, ku në to rriten dhe kultivohen kultura bujqësore si ; kulturat perimore, dru-frutore, bimët e arave, bimët medicinale etj...

**Blegtoria.** Ndahet në dy grupe: a).zona malore në të cilën zhvillohet blegtoria e imët, këtu rritet dhe zhvillohet specia e dhisë autoktone e Mokrës (dhia capore) dhe b). zona fushore ku rritet dhe zhvillohet kryesisht blegtoria e trashë me përfaqesuese lopët e prodhimit të qumështit siç është rraca laramane e zezë .

**Për Tokën.** Lloji i tokave në fshatra të ndryshëm është nga ajo torfike në toka të kategorive të ndryshme si psh 5,6,7,8 e deri në toka ranore/ shkëmbore dhe skeletore. Tokë të ndarë që punohet është me përafërsi rreth 7 Ha dhe tokë bujqësore të pa ndarë është nga 10 deri në 20 Ha.

**Për mbetjet e ngurta urbane.**
Sasia vjetore e prodhimit të mbetjeve është 13 054.86 ton. Përmbajta në përqindje: Kartoni 3.53 %, Qelqi 1.25 %, Metal 0.27 %.Sasia e mbetjeve që është depozituar në landfill 11 727.1 ton, duke filluar nga data 26.02.2020 deri në datën 30.11.2020.Sasia e mbetjeve që është depozituar në vend-depozitim 1327.76 ton, duke filluar nga data 01.01.2020 deri në datën 25.02.2020. Aktualisht në këtë vend-depozitim nuk depozitohen më mbetje familjare. Bashkia Pogradec ka vetëm një vend-depozitim në të cilin nuk depozitohen më mbetjet familjare që nga data 25.02.2020 sepse të gjitha mbetjet depozitohen në landfillin e Maliqit me sipërfaqe prej 22 000 m2.





# QARKU VLORË

## BASHKIA VLORË

**Fondi pyjor.**

| Nr | Emërtimi | Sipërfaja (ha) |
|---|---|---|
| 1. | Fond pyjor (gjithsej) | 3,776 |
| 2. | Pyje | 3,224 |
| 3. | Të tjera (djerr, sipërfaqe bimë pyjore) | 552 |

Në pyjet me halorë është konstatuar e ashtuquajtura “proçesionarja e pishës”. Ky është një insekt që ka prekur veçanërisht grumbujt pyjor me pishë të zezë. Në territorin e Bashkisë shtrihen 739 ha pyje me pishë të zezë, të ndarë respektivisht në 654 ha në ekonominë pyjore “Tragjas-Shëngjergj” dhe 85 ha në ekonominë pyjore “Mali i Cikës Himkarë”. Nga vrojtimet e bëra rezulton se në ekonominë pyjore “Tragjas-Shëngjergj”, zona “Gërxhin-Barçalla”, përhapja e proçesionares është 10%, ndërsa në “Ekonominë pyjore “Mali Cikës Himkarë”, zona “Qafa e Dhiaporit”, përhapja e proçesionares është në shifrat 15%. Këto shifra janë konstate, shumë vjeçare dhe nuk paraqesin rrezikshmëri në drejtim të impaktit negativ mbi pishën e zezë.Mund të themi se, gjendja shëndetësore e pyjeve fletorë dhe halorë është e mirë.
Sasia vjetore e vjelë, shfrytëzuar, ndarë në lëndë punimi 130 m3e druzjarri 344 m3

**Për biodiversitetin**

**Speciet e rrezikuara** janë peshqit të llojit Sparus aurata si dhe dy llojet e molusqeve R.decussatus dhe V.aurea .**Vertebrorët ku** 45 lloje të vertebrorëve të zonës konsiderohen si të rrezikuar në nivel kombëtar. Midis tyre mund të përmendim disa shpendë grabitqar si: Neophron percnopterus, Circaetus gallicus, Aquila chrysaetos, Hieraaetus pennatus, Hieraaetus fasciatus, dhe gjitar të mëdhenj si Monachus monachus, Meles meles, Mustela putorius, Lutra lutra, Canis aureus, Felis silvestris, Rupicapra rupicapra, Capreolus capreolus, Sus scrofa. **Zvarranikët** që ndodhen në rrezik kritik janë dy lloje: Dermochelys coriacea, Caretta caretta.
**Speciet e kërcënuara** përfshijnë leshterikët e detit, algat, sfungjerët,knidarët, molusqet, krustacet, ekinodermët, peshqit, zvarranikët, fokat dhe cetacet.
**Speciet e zhdukura**
Në Livadhet e Posidonia-s, ka pasur rënie në popullatën e P. oceanica për shkak të dëmeve mekanike të shkaktuara nga peshkimi me rrjeta fundore dhe varkat, zhvillimi i bregdetit dhe eutrofikimi.. Habitati i formacioneve koraligjene kërcënohet drejtpërdrejt nga veprimtari të ndryshme njerëzore, duke përfshirë ndryshimet e klimës, peshkimin, ndotjen, sedimentimin e ngritur/rritur, agregateve e algave mucilagjenore dhe llojet invazive.
Popullata e një lloji shumë të ndjeshëm, kerrit/rufjos Epinephelus marginatus, e shpërndarë gjatë gjithë bregdetit të gadishullit të Karaburunit dhe ishullit të Sazanit tregon rënie të theksuar për shkak të mbishfrytëzimit.Një kërcënim për biodiversitetin detar është ai i llojeve invazive të Caulerpa racemosa var. cylindracea që është përhapur gjerësisht në pellgun e Mesdheut, duke përfshirë gjirin e Vlorës dhe pjesën lindore të gadishullit të Karaburunit.

**Bimë të rrezikuara në zonën e Vjosë-Nartës**

| Taxon | Statusi i rrezikimit | Shperndarja |
|---|---|---|
| Origanum vulgare | EN | Në makien mesdhetare dhe pyjet |
| Orchis sp | EN | E gjithë zona |
| Olea europea var. sylvestris | VU | Në makien mesdhetare dhe pyjet |
| Ceratonia siliqua | EN | Në makien medhetare dhe pyjet |

**Për Bujqësinë.**
Sipërfaqet e kultivuara dhe çertifikuara në bujqësinë organike janë pothuajse të papërfillshme, ka sipërfaqe të kultivuara me ullishte dhe vreshta të cilat përafrohen me prodhimin bio, por të paregjistruara dhe të paçertifikuara nga organet perkatëse. Sipërfaqja e tokës djerrë: **36249 ha**





Sasia vjetore e plehrave kimik edhe e kimikateve për përdorim bujqësor

| Emërtimi | Plehra kimike kv | Pesticide kg |
|---|---|---|
| Grurë | 13920 | 2320 |
| Misër | 43760 | 17504 |
| Tërshërë | 4059 | 0 |
| Perime | 8032 | 6024 |
| Patate | 1980 | 1485 |
| Vreshta | 10048 | 6280 |
| Pemë, ullinj dhe agrume | 93336 | 46800 |
| Foragjere | 7600 | 7600 |
| **Shuma** | **182735** | **88013** |

**Për kullotat**

| Ekonomitë kullosore | Sipërfaqja - ha |
|---|---|
| Dukat – Tragjas - Shashicë | 4,990 |
| Karbunar – Beshisht | 172 |
| Shashicë - Gumenicë | 1,927 |
| **Shuma** | **7,089** |

Përbërja floristike

| Ekonomitë kullosore | Përbërja | Gjëndja shëndetësore | Kapacitet i mbajtjes krerë/ha |
|---|---|---|---|
| Dukat–Tragjas - Shashicë | 70% graminace + 30% bishtajore 45% sipërfaqes mbulohet nga bimë si pyjore në formën e shkurreve (kullotë dhie) | Relativisht e mirë | Luhatet nga 1.5–4.5kr/ha |
| Karbunar – Beshisht | 70% graminace+ 30 % bishtajore | Relativisht e mirë | Luhatet nga 2 - 3kr/ha |
| Shashicë - Gumenicë | 55 % Graminace + 45% bishtajore | Relativisht e mirë | Luhatetnga 2 – 4.5kr/ha |

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit të mbetjeve është rreth 69 000 ton/vit (51 100 ton qyteti i Vlorës dhe 3 600 ton Njësia Administrative Orikum si dhe 14 450 ton Njësitë Administrative Novoselë & Qendër & Shushicë) .Përmbajtja në % e përbërësve (karton 18%, qelq 5%, metal 2%).
Sasia e mbetjeve bio (organike rreth 45 %). Riciklimi kryhet nga sektori informal, rreth 8% e mbetjeve urbane riciklohen. Sasia e mbetjeve që shkon në vend depozitim 69 000 ton/vit.
Ka një fushë të grumbullimit të mbeturinave ku grumbullohen mbeturinat e qytetit dhe të Njësive Administrative (Qendër & Novoselë & Shushicë). Sipërfaqja e fushës së grumbullimit është rreth 9 (nëntë) ha. Fusha e grumbullimit në Njësinë Administrative Orikum është rreth 1,8 ha.

## BASHKIA HIMARË

**Pyjet dhe kullotat.**Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore e pyjeve të shkatërruara 10 HA. Sipërfaqja e përgjithshme dhe vjetore e pyjeve të sëmura 5 HA. Fondi pyjor 43.600 HA. Gjendja shëndetësore e pyjeve është e mirë. Sasia vjetore e vjelë ,shfrytëzuar për dru zjarri 1200m3 dru zjarri.Fondi kullosor 21.000 HA dhe gjendja shëndetësore e tyre paraqitet e mire.

**Për mbetjet e ngurta urbane:**
Sasia vjetore e prodhimit 4,107.74 ton. Përmbajtja në përqindje e përbërësve ndotës (karton, 13% qelq 7%, metal 1%).Vëllimi i mbeturinave inerte të sektorit të ndërtimit 65,000m3.
Sasia e mbetjeve që shkon në landfill/ vend-depozitim 4,107.74ton. Ka një landfill në Bajkaj.

## BASHKIA SARANDË

**Për pyjet** . Fondi Pyjor pas azhornimit në vitin 2019 ishte 71,3 ha dhe pas përditësimit për vitin 2020 është 215,7 ha. Janë 2ha pyje pishë (P.halepensis) të prekura me sëmundjen e proçesionares së pishës. Me përjashtim të sëmundjes se proçesionares që bëhet pak shqetësuese çdo vit në pranverë, në sipërfaqe të tjera nuk kemi shqetësime. Eshtë bimësi tipike mësdhetare, e zonës së makjes, e vendosur në formacione gëlqërore të thata dhe të varfëra. Rritja vjetore e pyjeve të valanidhit është 1,2 m3/ha dhe e pishës 0.6 m3/ha. Pyjet janë me funksion mbrojtës, për mjedisin dhe nuk shfrytëzohen.





